**Për botuesin:**
Sadudin Asipi

**Përmblodhën:**
Bajram Ramadani
Labinot Kunushevci

**Recensent:**
Bashkim Aliu

**Thëniet i lekturoi:**
Agim Avdiu

**Faqosja:**
Jusuf Saliu

**Kopertina:**
Abdultaip Neziri

**Botimin e ndihmoi:**
Shoqata IHH Stamboll

**Boton:**
SH. E. VLLAZNIA KUMANOVË.

**Shtypi:**
Furkan Print – Shkup
*Brigada II Maqedonase lok. 22, 1000 Shkup*
*Tel./Fax: (02) 26 22 360*
*e-mail:furkan@furkan.com.mk*

# DY FJALË LEXUESIT
# PËRKITAZI ME LIBRIN "1000 THËNIE"

Libri "1000 Thënie" i hoxhës së nderuar, Jakup Asipi, Allahu e mëshiroftë, i cili nuk la gjurmë vetëm në vendin ku veproi, por ndikimin e tij e shtriu në të gjitha trojet shqiptare dhe më gjerë, është mishërim i të kuptuarit të thellë të realitetit të kohës, vendit, mentalitetit të popullit, rrethanave lokale, rajonale dhe ndërkombëtare në të cilat jeton muslimani i sotëm nga njëra anë, dhe të kuptuarit të shëndoshë të Islamit dhe burimeve të të drejtës islame, e të moralit, nga ana tjetër.

Që nga kohët më të hershme, gjegjësisht nga koha e pejgamberëve të mëparshëm, pastaj edhe nga koha e njerëzve të cilët në historinë njerëzore janë cilësuar si njerëz të mëdhenj, siç janë filozofët e vjetër antikë, etj., pastaj filozofët e mesjetës dhe kohës më të re, njerëzit e mençur dhe oratorët e ndryshëm, janë përpjekur që ta observojnë gjendjen e popullit dhe ta formulojnë atë për njeriun e kohës me fjalë të shkurtra dhe kuptimplote, janë përpjekur ta shpjegojnë realitetin dhe fenomenet e ndryshme me shembuj të kapshëm për palën të cilës i referohet ligjërimi, por edhe për brezat e ardhshëm, me qëllim që efekti të jetë më i madh dhe më cilësor në kuptimin e drejtë dhe në zbatimin e mesazheve të ligjërimit të tij në jetën e përditshme. Këtë gjë, falë Allahut, e arriti edhe hoxha i nderuar Jakup Asipi, i cili gjatë ligjërimeve të tij para opinionit, bëri analiza të thella të realitetit i cili mbretëron në vend dhe më gjerë, të argumenteve të burimeve islame të cilat i referohen këtij realiteti, dhe gjatë ligjëratave, të cilat kanë qenë të gjata, por jo të lodhshme për publikun, ka arritur të kalojë nga një mënyrë në mënyrën tjetër të komunikimit në prezantimin e realitetit dhe argumenteve, duke u zgjeruar në raste të caktuara, por edhe duke qenë shumë konciz në pasqyrimin e realitetit, në raste tjera. Tërë potencën e tij intelektuale e ka vënë në shërbim të librit të Allahut dhe të Sunetit të Pejgamberit alejhis-selam, për ta bërë më të afërt, më të kapshëm dhe më të qartë për opinionin. Vërtet, thëniet të cilat përmblidhen në këtë libër, e që duhet thënë qartë dhe pa fije dyshimi, janë ca pika nga oqeani i ligjërimeve të tij, e pasqyrojnë aftësinë e të shprehurit të ideve dhe përmbledhjes së analizave në fjalë koncize të qarta dhe të drejtpërdrejta, të cilat nga njëra anë janë të kuptueshme për çdo kënd, e nga ana tjetër mund të shpjegohen dhe të elaborohen nga aspekte të ndryshme. Pra, kjo është fuqia e mendimit dhe analizës, Të mund të përmbledhësh analiza në pak fjalë dhe të elaborosh realitete në disa reshta. Sot, në universitete të rangut të lartë botëror, kërkohet që punimet shkencore mos të kalojnë limit të caktuar fjalësh, e jo mos të jenë më pak se kaq e aq faqe. Kjo e bën njeriun të jetë i koncentruar dhe i përgjegjshëm për çdo fjalë që e flet, ngase siç ka thënë edhe një njeri i mençur "Më falni që ju shkrova gjatë, ngase nuk pata kohë t'ju shkruaj shkurt".

Thëniet e përmbledhura në këtë libër, që në krahasim me thëniet e hoxhës, do të duhej të quhej "libërth", janë dëshmi dhe tregues më autentik për larushinë e grupeve qëllimore (target) të cilave u është drejtuar hoxha. Në fakt, çdo hoxhë i ka për synim të gjitha shtresat dhe grupmoshat, dhe da'veti u drejtohet të gjithëve. Por, ajo që lexohet nga ligjërimet e hoxhës së nderuar, është ajo se ai në qasjet dhe ligjërimet e tij, u ka folur të gjitha shtresave, grupmoshave dhe profesioneve. Këto thënie, bëjnë vend në mesin e tyre si për ata që janë bujq të thjeshtë në fusha, ata që janë barinj në bjeshkët e larta, po ashtu, bëjnë vend edhe për ata të cilët janë njerëz të dijes, lapsit dhe fjalës. Njohësit e profesioneve të ndryshme me ëndje i kanë dëgjuar ligjërimet e hoxhës, dhe me ëndje i lexojnë thëniet e tij të grumbulluara në këtë libër, ngase çdo njëri nga ata, në këto thënie, e gjen vetveten, ka çka të lexojë, çka të mësojë dhe çka të përtrijë në dijen e tij. Në veçanti, ligjërimet dhe thëniet e hoxhës i kanë pasur për qëllim më të shtrenjtit dhe më të çmuarit e popullit-të rinjtë dhe studentët. Kjo laramani në përfshirjen e grupeve qëllimore (target), flet për aftësinë e hoxhës së nderuar për t'u folur grupeve të ndryshme me gjuhën që e kuptojnë dhe në mënyrën që ata e preferojnë.

Fjalët e mençura, të thella në kuptim, të gjëra në shtrirje dhe përfshirjen e sferave të ndryshme të jetës dhe veprimtarisë njerëzore, të cilat hoxha i nderuar, Allahu e mëshiroftë, i ka thënë në ligjërata e tij, e që disa prej tyre janë përmbledhur në këtë vepër që e keni në duart tuaja, e bëjnë këtë libër tërheqës, të dashur dhe interesant. Aq kuptimplota dhe përfshirëse janë këto thënie, sa që të bëjnë ta lexosh librin me një frymë, dhe të duash, ashtu siç thoshte edhe hoxha i dashur, "Të jetë dita dhe nata 25 orë e jo 24 orë", ngase nuk ke guxim të lësh këtë libër, dhe mos të shohësh se çfarë margaritarësh ka në thëniet në vijim. Në shikim të parë duken shumë këto thënie, pra 1000, por, përmbajtja e tyre të bën të varur prej tyre, dhe të lë pa tekst për mesazhin që kanë dhe mënyrën e formulimit nga hoxha i spikatur i cili me vullnetin e Allahut u nda nga ne, nga kjo botë e përkohshme. Ata që lënë vepra pas vetes, nuk vdesin nga mendimet dhe lutjet e njerëzve, dhe ata kanë lënë, ashtu siç ka thënë edhe i Dërguari i Allahut alejhis-selam në një hadith të tij *"dituri të dobishme"*, e cila është *"lëmoshë e rrjedhshme"*. Vdesin, ata të cilët nuk lënë gjë pas vetes, bile edhe pse marrin frymë dhe ecin mbi dhe.

E lus Allahun e Madhërishëm që hoxhën e nderuar ta shpërblejë me të mirat e Tij të pakufishme, ta ngrit pozitën e tij në Xhenet dhe ta shoqërojë atë, bashkë me ne, me të devotshmit, të sinqertit dhe besimtarët e denjë në krye me më të madhin e të gjithwve, Muhamedin alejhis-selam.

Vëlla i nderuar, mos e harro hoxhën dhe neve, nga lutja jote që ia drejton Allahut të Madhërishëm.

*Bashkim Aliu*

**1.** Unë nuk flas vetëm për juve që jeni në xhami, por flas për gjithë botën dhe flas përderisa të jetë kjo botë!

**2.** Të fillohet një faltore e madhe sa rruzulli tokësor jo në rrugë të Allahut, jo siç do Ai dhe të punohet në të 500 milionë vjet, më në fund t'i vendoset kryqi në majë, Zoti mund t'ju thotë:*"A e përfunduat? Tash kjo në fletët e punëve tuaja është pluhur të cilin e merr era. Ashtu e konsiderojmë Ne!"* Përse ashtu? *"Ti po më do, mirëpo më do qysh po dëshiron ti e Unë dua të më duash siç dua Unë!"* Pra, këtu ka dallim! Zoti sikur thotë: "*Të gjithë po më doni, por vetëm myslimanët më duan drejtë. Ata më duan siç dua Unë*".

**3.** Te popujt qarkullon një fjali shumë e thjeshtë. Të njëjtën e kanë modernizuar pa lidhje. P.sh. Cila është më e para: veza apo pula? Por ti mos u lodh! Unë po të pyes një gjë tjetër tani: Cila është më e para: shiu apo mjegulla? Në islam e ka përgjigjen e vet me dy fjalë. Ka thënë: **"Prej çdo gjëje kemi krijuar femër edhe mashkull!"** (Kuran) Pra, Allahu në fillim e ka krijuar një gjel dhe një pulë e pastaj vezë sa të duash. Për shkak se shkaqet për të ardhur shumë vezë janë krijuar nga Allahu, elementi i sjellje-vezë është krijuar nga Allahu. Allahu ka krijuar diellin dhe ka krijuar detin e tani më avull, mjegull e shi sa të duash o vëllai im i dashur.

**4.** Kur flasim për njeriun dijetar, këtu e kemi për qëllim dijetarin që është i gatshëm që në çdo situatë ta thotë të vërtetën. "*Ata të cilët pa marrë parasysh situatën, pa marrë parasysh se çfarë rryme përshkon dhe të cilët ecin nëpër popull, pa marrë parasysh se çfarë erëra fryjnë, pa marrë parasysh se çfarë zerzele ia beh, ata janë të gatshëm që ta thonë të vërtetën kudo që të janë. Këta janë dijetarë*".

**5.** Gomar është ai djalë i jonë i cili gjen kohë që në shkallët e shkollës së mesme apo në korridoret e fakultetit, t'i bëjë qoftë dy biseda me shokun e vet jashtë mësimit, që nuk lidhen me mësimet, pra ai nuk është djali jonë. Ne e rrisim atë, e ushqejmë dhe e martojmë, por nuk e konsiderojmë tonin nëse gjen kohë

që të bisedojë me shokun e tij jashtë mësimit. Allahu mu për këtë shkak e ka hapur Kuranin me fjalën "Ikra - Lexo" dhe nuk e ka kufizuar se çka të lexojmë! Ka thënë "Lexo" dhe ka thënë se "Ne i kemi ngritur dijetarët me grada të larta.... I vdekuri dhe i gjalli nuk janë të njëjtë!" I paarsimuar je i vdekur!

**6.** *"A ke hoxhë argument se islami do ta mbisundojë Evropën, se do të islamizohet Evropa?"* Po, jo vetëm Evropa, por edhe më larg se Evropa. Zoti ka thënë se këtë islam e ka zbritur që një ditë prej ditëve të mbisundojë mbi të gjitha fetë! E çka po do më shumë të të tregoj se 1750 xhami janë në Gjermani. Çfarë po dëshiron më shumë? Atje në Këln vetëm në një qytet janë 45 xhami.

**7.** Ai që pështyn në tokë, ai nuk e do vatanin! A e do nënën tënde? A e ke pështyrë ndonjëherë? A e do babën tënd? A ia ke shkarkuar ndonjëherë mbi shpinë karrocën me bërllok? Atëherë, përse po e këndon këngën: "Oj Kosovë oj nëna ime", kur ti në anën tjetër po e ndot këtë tokë?



**8.** *"Nuk falem, por mendim të keq nuk kam!"* A ka mendim më të keq që mos të kryhet urdhri i Allahut?

**9.** Shekulli i njëzetë i ka pasur për ne gërshërët e hekurta e jo shteti osman. Ky shekull (XX) neve na e ka prerë veshin, pastaj kur i është dukur pak, hundën. Kur i është dukur pak, syrin, kur i është dukur pak, këmbën, kur i është dukur pak, krahun…! Na ka bërë çmos, na ka bërë ashtu qysh jemi!"



**10.** Nëna moderne dëshiron të jetë edhe grua, edhe vajzë! Gruaja moderne është rebeluar, ia ka ndalë gjirin e nënës fëmijës së vet. Pra, ajo ia ka ndalë rahmetin (mëshirën) e Allahut fëmijës së vet. Ajo pra jeton në kundërshtim me programin e Allahut. A e di kush ishte djalë i mirë? Ai që jetoi 90 vjet dhe asnjëherë nuk ka shkuar te mjeku! Ai nuk shkoi asnjëherë te mjeku, sepse ai ka thithur gjirin e nënës së tij 24 muaj.

**11.** Ai që e thithë gjirin e nënës 24 muaj, ai nuk ka asgjë të përbashkët me gripin!

**12.** Qumështi i nënës verës është i ftohtë e dimrit i nxehtë!

**13.** Ku fitohet imuniteti i burrit dhe i burrërisë? Imuniteti i burrit dhe i burrërisë fitohet në gjirin e nënës! pastaj, ku fitohet dashuria ndaj nënës, dashuria për t'u futur në prehrin e nënës, dashuria për ta parë atë si më e madhja në këtë botë - se s'ka mbi të? Fitohet në prehrin e saj (nënës) dhe duke thithur në gjirin e saj!

**14.** Pse bre po e pi atë raki?! *"Po e pi hoxhë, ama a e di çka: askujt s'po ia mendoj të keqen!"* Shiko sa ka arritur që ky të dijë, "talent" pra! E këtij nuk i them unë "intelektual", do t'i kisha thënë *intelekual.* Ky s'mund të jetë intelektual. Edhe intelektual, edhe rakixhi s'mundet!

**15.** Fëmija në barkun e nënës mërzitet për grindjet e prindërve!

**16.** *"Si bëhet bre Nënë Tereza në Xhehenem. Ajo bamirëse?!"* Të gjithë njerëzit që kanë ardhur në këtë botë; prej Ademit e deri në fund, deri sa të lind dielli prej nga perëndon dhe të cilët njohin më shumë se Një Zot, të gjithë hyjnë në Xhehenem, edhe atë pa ia tregu të mirat e tyre. E ato të mirat që i kanë bërë? S'ka sevape për atë që bën mirë dhe që njeh më shumë se Një Zot! *"E çka janë të mirat e tij?"* Të mirat e tij janë gjëra që paguhen në këtë botë e të cilat me vdekje marrin fund.

**17.** Nëse u jep sadaka nga ari të varfërve aq sa peshon kjo botë e vetë të mbetesh duarthatë, nëse besimin nuk e ke të vërtetuar në Allahun, (fundi do jetë) në Xhehenem!

**18.** Kush i ka njëqind euro, ai e ka bërë një xhep nën rrip poshtë me qëllim që mos t'i humbin. Ai aq thellë i ka futur e kur është frikësuar që t'i mbajë në xhep, ai i ka dërguar në

bankë. Kur është frikësuar që t'i dërgojë në bankë në Kosovë, ai i ka dërguar në Zvicër - njëqind euro i ka dërguar në Zvicër. Pse?! Sepse atje është më sigurt! Si mundet pra kështu; njëri t'i dërgojë njëqind euro në Zvicër që t'i ketë më të sigurta, kurse bijën e vet e ka zbuluar, ashtu që ajo nuk është e sigurt?! Allahu e zbriti në Kuran urdhrin për mbulesën për sigurinë e femrës, që ajo të jetë e sigurt. E kur është ajo e sigurt? Në dy raste. Ato dy raste janë shumë të logjikshme, shumë të qarta: 1. Të jetë e mbuluar dhe 2. Ta ketë burrin të kurorëzuar.

**19.** Kerri me mbulesë, gruaja pa shami! Allah, Allah, çfarë krahasimi i pakapshëm, s'kapet kurrsesi, s'kapet asnjëherë!

**20.** Jam pak i befasuar me vëllezërit tanë shqiptarë. Me të vërtetë jam i befasuar. Logjikisht jam i befasuar! Si mund ta studiosh një njeri i cili ka garazh në oborr dhe ka veturë, e fut veturën në garazh edhe e mbulon me mbulojë, kurse gruan e ka të zbuluar?! E tash unë shumë kohë jam menduar për këtë punë; veturën me mbulojë e gruan të zbuluar! Unë jam menduar shumë kohë se si të dal me një formulë, pse të ndodhë kjo kështu?! Unë veturën time nuk e nderoj më shumë se familjen time, sepse me familjen time s'kam qejf të më ndodhë ndeshja, kurse me veturë për ditë. Vetura është kalimtare, blihet e shitet! Ajo ka librezë, gruaja s'ka librezë! Vetura ka targa, gruaja nuk ka targa! Vetura ndërrohet, ajo është shumë send i vogël, ajo është barazi me asgjë! Ajo ndryshket, gruaja ime dhe e jotja nuk bën të ndryshken! Atë e mbulon korrozioni, vetura bllokohet, ndalet, nuk ecë më..., po po, asaj i përzihet vaji me gjithë ujin. Ajo hedh tym, bën helaq, i thanë lisat..., ajo të mbulohet me mbulojë e gruaja zbuluar!

**21.** A ka ndodhur ndonjëherë që populli gjerman të thotë se këtë vit kemi për ta ndarë gëzimin bashkë me myslimanët për Kurban Bajram?! O burra, o ju djem, o ju djemtë e portokallieve edhe të mollëve të natës së Vitit të Ri...! O ju të napolitankave, të keksit dhe të çamçakëzit, të natës së Vitit të Ri kudo që jeni; kaq janë të mençur të tjerët e ju kaq jeni jo të mençur!

22. Të huajt e njohin Zotin vetëm kur bien në ferra!

23. Shqiptarët janë zemra, palca, mushkëritë dhe truri i Ballkanit!

24. Neve na ngjason populli i Malajzisë rreth pranimit të islamit, po ashtu edhe populli i Indonezisë, popujt e Afrikës së Mesme, ata të Nigerisë atje. Neve na ngjajnë për ka pranimi i islamit ata popujt e largët ku nuk ka mbërritur ushtria islame kurrë. Atje ku fjala njëherë e folur është pranuar menjëherë, ne jemi të kësaj kategorie.

25. Allahu robit të vonuar i cili troket në derën e Tij ia hapë derën e pranimit. E kujt nuk ia hapë derën? Atij që ik prej Allahut, atij s'ia hapë derën. Si t'ia hapë atij?! Unë ia kam hapur njërit derën që të hyjë në oborrin tim, ndërsa ai po ikë në anën tjetër – ia ka kthyer shpinën.

26. Tru më të pastër se truri i shqiptarëve në Ballkan nuk shihet dhe nuk do të ketë nëse mbetet kështu i freskët dhe nëse nuk e turbullojnë të tjerët.

27. Meqenëse shqiptarët e kanë pranuar islamin me dhunë, evliatë e parë në Ballkan do të ishin bullgarët!

28. Ne s'jemi myslimanë prej turqve, ne s'jemi myslimanë prej osmanlinjve, përveçse me numrin e madh absolut. Ne e kemi pranuar islamin në shekullin VIII të erës sonë, rreth 800 vjet pas Isait alejhis-selam, 200 e disa vjet pas vdekjes së Muhamed Mustafasë (salallahu alejhi ue selem). Populli jonë filloi që ta pranojë islamin nga tregtarët që kanë ardhur për të tregtuar brigjeve të Adriatikut; Islam në Zar, në Dubrovnik, në Tivar, në Vlorë, në Durrës, nga këta porte, skele, nga këto limane detare.

**29.** Shqiptarët janë të parët që e kanë pranuar islamin nga vetëdija e lartë që e kishin për ta kuptuar menjëherë fjalën e urtë edhe fjalën e vërtetë.

**30.** Për t'i kuptuar vlerat e një fjale, duhet fjalës së vërtetë t'i falim diçka. Neve faktikisht islami na ka thirrur që tri sendet që ne i posedojmë, t'ia falim fjalës së vërtetë. Ne shqiptarët e kemi bërë këtë, prandaj jemi myslimanë. Cilat janë ato tri sende që ne ia kemi falë fjalës së vërtetë? Tri komponentë, tri sende i posedon njeriu, të tria duan ushqim veç e veç. Njeriu ka trurin të cilin duhet ta ushqejë me ushqim të veçantë, ai ka zemrën dhe ajo do ushqim të veçantë dhe ai ka edhe barkun i cili duhet të ushqehet me ushqime të veçanta.

-Ushqimi i barkut të njeriut është ushqimi të cilin e hanë njeriu prej prodhimeve tokësore, me kusht që të jenë hallall;

-Ushqimi i trurit të njeriut është ushqimi në shkollë, ai kërkon vetëm dituri dhe nuk njeh tjetër send. Mirëpo, ai kërkon dituri të vërtetë të bazuar në argumente shkencore. Këtë e do truri i njeriut.

-Zemra e do ushqimin e vet. Ushqimi i zemrës është besimi në Allahun e Vërtetë. Nëse këtë ushqim nuk ia ke dhënë zemrës, njërën e ke ushqyer, tjetrën e ke lënë të uritur; nëse e ke fryrë barkun, ti mund të bëhesh 200 kilogramë, por në kokë mund të jesh si ajo karikatura të cilën na e prezantoi një karikaturist shumë i mirë, modest, kur e bëri një njeri para dyerve të universitetit me bark të madh, por me kokë sa grushti. Ky karikaturist kaloi nëpër dyert e universitetit katër vjet, matanë universitetit e vizatoi një karikaturë me një bark të fryrë shumë e me kokën kaq (të vogël)! Çfarë ka bërë ai në fakultet? Ai në fakultet e rriti kokën me argumente, e ushqeu trurin mirë.

Allahu (xhel-le xhelaluhu ue xhel-le shanuhu) na ka porositur neve që t'i përdorim mirë këto tre instrumente madhore, që mos t'i keqpërdorim. Ato me shekuj janë keqpërdorur; po flas edhe njëherë për shqiptarët në lidhje me tri komponentët që i përmenda: zemra, truri dhe barku.

**31.** Islami ka ardhur për të na e ushqyer trurin me dituri të argumenteve në baza shkencore, ai erdhi që të na tregojë çfarë të hamë dhe erdhi që të na e ushqejë zemrën me besim.

**32.** Këtij populli iu kanë rrëzuar 1750 minare për një orë; prej ora 12:00 deri ora 13:00. Këtij populli iu kanë rrëzuar në një datë prej datave 218 minare me gjithë xhamitë në një kohë prej kohërave. Këtij populli në një kohë prej kohërave iu kanë rrëzuar 57 minare, ajo ishte shumë afër. Këtij populli iu kanë mbledhur 650 000 sofra prej shtëpive dhe iu kanë djegur në zjarr, sepse kjo na qenka kulturë islame e ju duhet të hani në tavolinë për t'u bërë më modern, për t'u bërë si të tjerët. Këto krejt i kanë ndodhë këtij populli, e më në fund ai tash po e thërret ezanin, ai tash po e falë xhumanë, ai tash po i formon kuvendet.

**33.** Ata politikanë që kanë thënë se shqiptarët janë i vetmi popull që nëse e bëjnë Kosovën shtet, do ta ngjallin një problem të ri, sepse nuk paska askund në botë një komb - dy shtete, ne u kemi thënë të gjithë njerëzve se në botë ka 22 shtete - një komb; filloni prej Mauritanisë e deri në Bagdad, 22 shtete arabe - një komb dhe një fe. Shqiptarët mund të jenë një komb - dy shtete, nuk prish punë fare, ato mund të jenë tre shtete, s'prish punë fare.

**34.** Ky dini jonë, kjo feja jonë neve na ka ardhur në thelb që të na i jep këto mësime dhe ne t'ua shpërndajmë djemve. Të dimë se islami është fe e qetësisë, islami është paqja, islami është njerëzia. Ne jemi ata!

**35.** O vëllai im i dashur, ende nuk e ke të qartë se myslimani kur e pi rakinë, imani (besimi) atij i del sikur kur e zhveshë këmishën?!

**36.** Fjala 'La ilahe ilallah' do të thotë: Që frenat t'ia dorëzosh urdhrave të Allahut xh.sh.

**37.** A shiten mend në treg. Të dalim në pazar e ta mbushim një thes me mend, a ka kësi pazari në dynja?! A shitet turpi (marrja) në pazar? A shitet njerëzia në pazar? A shitet mërzia në pazar? A shitet mençuria në pazar? Jo, këto nuk shiten në pazar! Në pazar shiten speca, portokall, limona, bostan, arra të Indisë, këto i ke në pazar. Këto që e kanë emrin mend e që e çojnë njeriun përpjetë për tek Allahu xh.sh., këto ku shiten? Këto shiten në atë që në këtë botë e ka emrin mësim.

**38.** Ti je mysliman, ti s'ke kohë për të humbur me ata që kanë thënë se njeriu është prej majmunit! Jaaa... njeriu prej majmunit! E majmuni prej kujt?!

**39.** Njerëzit tanë që nuk e kanë kuptuar islamin, thonë: "*Burri ia kishte vendosur shaminë filan vajzës ose ia kishte hequr shaminë filan vajzës që shkoi dje nuse!*" Çfarë ka ndodhur këtu?! Njëri është përzier në të drejtat e tjetrit, e ka kaluar normën!



**40.** "*Hoxhallarët po thonë se gratë duhet të jenë me shami!*" Shihe sa keq njerëzit janë të informuar! Hoxhallarët nuk thonë se gratë duhet të jenë me shami, hoxhallarët nuk guxojnë ta hapin gojën e të thonë a me shami a pa shami! Pse? Nëse e thonë këtë, ata përzihen në të drejtat e tjetërkujt, i marrin të drejtat e tjetërkujt. Zoti kërkon se burri duhet të jetë kështu siç është, gruaja duhet të jetë e mbuluar! Çfarë ka për t'u përzier atje për t'i treguar dikujt, a unë i kam ato të drejta?! Ajo është e drejta e asaj. Nëse e plotëson ajo atë, ajo e ka përcjellë të drejtën e vet dhe e ka përcjellë normën e Zotit, nëse nuk e ka përcjellë, unë çfarë kam?! Asgjë! Një grua e kishte lënë rrugën e Zotit, e kishte lënë një normë prej normave të Allahut, asgjë nuk është bërë! Një grua e ka shkelur një rregull të sheriatit, ka për t'u dënuar për të! E ti mos e ngrit kryet e të thuash: "Ajo sa keq paska bërë!" Ajo boll keq ka bërë, ama edhe ti e kënaqe! E namazin ti që nuk e ke falur sot?!

**41.** Unë nuk pranoj prej atij njeriut që thotë: "*Ishte prishur filani bre, kishte shkuar poshtë, nuk po agjëruaka bre, po e hante*

*Ramazanin, e kam parë duke pirë cigare!"* Mirë, ti që nuk e ke falur drekën sot, a ke shkuar lartë a?! Edhe ti ke shkuar poshtë. Ai që e ka hëngër Ramazanin, ai e ka lënë një farz (obligim) prej farzeve (obligimeve), ti e ke lënë namazin, një farz (obligim) prej farzeve (obligimeve)!

**42.** Njëri i ka 100.000, 200.000 marka. Vjen haxhi dhe ai nuk dëshiron as të dëgjojë për këtë punë. Ky njeri a ka shkuar lartë a?! Edhe ky ka shkuar poshtë! Ai tjetri që ka para për ta dhënë zeqatin dhe hiq nuk dëshiron të dëgjojë, ai a ka shkuar lartë a?! Jo, edhe ky ka shkuar poshtë!

**43.** O djem të ri, largohuni prej mentalitetit të shkieve se shkiet na e kanë futur këtë fesat në oborr, ata na e kanë mbjellë që femra të ecë e zbuluar, se rregulli e dini jonë nuk është për të ecur zbuluar.

**44.** O djalë i ri që je martuar! Ti nuk je martuar që nusen të ta shohin krejt dynjaja, nuk je martuar që ta marrësh atë nuse e t'ia heqësh krejt teshat e trasha – që trupin e saj ta shohin të tjerët. Ti faktikisht nëse bën kështu, ti je duke treguar se s'je askush, se nuk je në gjendje që t'i dalësh zot një gruaje që është rritur për ty dhe që ti je rritur për të, që ta mbrosh qysh dëshiron Allahu!

**45.** Ai që i përjashton femrat nga shkolla për shkak se ato kërkojnë që ta vijojnë mësimin me mbulesë islame, ai është sulmues i qartë i një ajeti prej ajeteve kuranore që flet për mbulesën e femrës islame. Këtë të drejtë asnjë njeri mashkull apo femër në botë nuk e ka që femrës t'i thotë se për të qenë e shkolluar, duhet të jetë e zbuluar. Këtë të drejtë njerëzit e kanë marrë vetë pa ua dhënë askush.

**46.** Shkolla nuk të bën njeri, por mësimi të bën njeri!

**47.** Në këtë botë rrjedh një lum që quhet Amazonë, gjendet në Brazil. Rrjedha e tij është prej perëndimit në drejtim të

lindjes! Ku nuk ka ujë për të pirë? Si nuk ka ujë për të pirë Amazona?! Amazona është në këtë botë! Po ti tash mund të thuash: "*O hoxha efendi, larg bre!*" Unë po të pyes një gjë; peshku 'sardelja' prej nga e ka prejardhjen? Prej atje ku rrjedh Amazona. Ka ardhur te ne prej atje, pra edhe uji i Amazonës mund të vjen te ne! Kafeja "Brazil" si ka mbërritur këtu? Ashtu edhe uji mund të vjen! Mos është shterur Amazona, a ka dëgjuar dikush se është shterë Amazona? Mos është shterur Nili, mos është shterur lumi Vardar, mos është shterur lumi Eufrat, mos është shterur Danubi? Nuk janë shterur! Ti e di se sa shtet i vogël që jemi; për pak isha duke e marrë kur e pashë hartën e shtetit e ta fus në xhep.

**48.** Pse ka kaq shumë armatim në botë, pse prodhohet ai? Ai prodhohet për ta vrarë fenomenin njeri, për ta futur në tokë; që të vras ty e të jetoj unë, kur të jetoj unë do të kënaqem e ty të kam futur në tokë, të kam hedhur 100.000 kg dhe përmbi!



**49.** Fukaraja nuk ka as një pushkë për të dalë e për të vrarë një lepur që t'ia dërgojë familjes për të ngrënë, ndërsa një tjetër ka një anije e cila thuhet se është një botë në vete!

**50.** Disa po e mbushin barkun dhe po u plasin xhepat, tjetrit po i del barku në shpinë se s'ka çka për të ngrënë!

**51.** Një këngëtare në fshatrat e komunës së Likovës këndoi 4 orë dhe i ka marrë 7000 franga për një mbrëmje...! Po, po, ndërsa unë me 7000 franga mund ta mbajë një mëhallë dy muaj!

**52.** Hoxhallarët krejt fjalët i kanë të klasës së parë!

**53.** Prej kafshëve më të pashkolluara, më dibidus (debil), më qysqi është gomari!

**54.** Disponimi i të rinjve në moment është kështu: sa më thellë që të zhytesh me ta, ata largohen prej teje, sepse kanë frikë se do të hyjnë në islam e po bëhet diçka, se do të shtangen,

ndërsa kur janë jashtë islamit, ata e ndjejnë veten "më të lirë"! Jo, s'është ashtu, atje jashtë fesë do të rrinë të shtangur, kur të hyjnë në islam do të lirohen. Ky është dini jonë, kur të hysh brenda, jeton i lirë.

**55.** Ti që nuk falë namaz, ti nuk ke kulm fare, ty pritet të të marrë furtuna e Allahut në çdo moment!

**56.** Mashkull është edhe qeni, edhe gomari, edhe mëzati, por burra rrallë ka!

**57.** Mendjemadhi nuk ka vend në mesin tonë, së paku kur është prej neve. Ne duam të jetojmë me njerëz të cilët në mesin tonë e ndjejnë veten sikurse ne.

**58.** Shqiptarët nuk e braktisin fenë, ata vetëm po lazdrohen, ata janë lazdruar fetarisht, mirëpo nuk largohen nga feja. Sapo t'i thuash shqiptarit se nuk je mysliman i mirë, ai menjëherë për inati bëhet evlia!

**59.** Kampion i çrregullimeve të pasluftës te ne është veshmbathja e femrave, kjo është në vendin e parë të negativiteteve!

**60.** Shqiptarët janë popull i çuditshëm; po e morën teposhtën, s'ka kush që i ndal më!

**61.** Jam në gjendje në një qytet të panjohur që ka 25 milionë banorë të dal prej tij vetëm nëpërmjet hijeve të ndërtesave, qoftë ditën apo natën, edhe atë pa busulle fare!

**62.** Kryetar do të thotë shërbëtor. Nëse është shërbëtor, ai është i yni, nëse s'është shërbëtor, nuk është i yni.

**63.** Të krishterët besojnë se hebrenjtë e kanë kryqëzuar Isain alejhis-selam (Jezusin), ata e besojnë atë për "bir të Zotit"! Mua nëse dikush ma nguc djalin në rrugë, unë menjëherë

intervenoj. Çka e ka ai (Isa alejhis-selam) Allahun e Madh të Cilit ne ia agjërojmë Ramazanin?! Kanë thënë se e ka "babë"! I kemi pyetur se pse Ai aq i Madh nuk ka intervenuar, ku ishte babai i tij atë ditë që nuk i ka ndihmuar? Ata vërtetë nuk dinë ta bëjnë dallimin mes Krijuesit dhe të lindurit, ata i kanë përzier këto! Sikur të arrijë dikush t'ua shpjegojë, gjithçka bie në vendin e vet!

**64.** Shqiptarët para lufte nëpër tribuna na thoshin: "*Pse s'po na e rregulloni namazin që ta falim në gjuhën shqipe?!*" Ju kemi thënë: "*Juve edhe t'ua bëjmë shqip, ju prapë nuk faleni!*"

**65.** Unë kam pasur qejf të jem i ditur sa çobani i Ebu Hanifes!

**66.** Në matematikë 1+1=2, ndërsa në politikë dhe tregti a e dini se sa bëjnë?! Sa t'ju teket!



**67.** Kanalet e sotshme televizive janë shumë më të rrezikshme sesa bomba atomike e Nagasakit dhe Hiroshimës!

**68.** Unë e kam kokën e madhe, por s'jam kryemadh! Unë i di nja 500 numra të telefonit përmendësh! Allahu ma ka dhënë këtë dhunti.



**69.** Një hoxhë në Gostivar hyri në kafe edhe ju tha të rinjve që nuk u ngritën prej karrigeve për të (në shenjë respekti) kur hyri ai: *"Ju kur të hyjë unë në kafe duhet të dridheni!"* Ata ia lanë emrin *"dridhu"*, ashtu i mbeti. Jo, dëgjoni ju djemtë e rinj dhe ju pleq, ju nuk duhet të dridheni prej hoxhës, hiq s'ka nevojë të dridheni prej hoxhës, sepse hoxha është njëri prej jush, ai është vënë në shërbimin tuaj.

**70.** Në qoftë se me prindërit; babanë edhe nënën nuk i ke punët mirë, janë hidhëruar në ty, mos u nis drejt varrezave (për të vdekur)! Merre vizën – leje qëndrimin "e përhershëm" për këtë botë!

**71.** S'kemi nevojë të hyjmë në Evropë, sepse Evropa ka hyre te ne!

**72.** Shamia është normë e Allahut, kush e ka luftuar shaminë, e ka luftuar Allahun!

**73.** Njëmijë grada respekt i meriton mësuesi!

**74.** Më e ëmbla fjalë te Zoti është fjala "muxhahid"!

**75.** Zemra e nënës është më e madhe se malet Himalaje!

**76.** Sikur veç njëherë të fishkëllesh, jam në gjendje t'i mbledh 100.000 veta! (në shenjë vërejtje për ata që zhurmojnë me keqdashje ndaj hoxhallarëve – vër.rec.)

**77.** Masonët më së shumti tentojnë ta shkatërrojnë islamin nëpërmjet klubeve. Vetëm në Siri janë 38 super klube të masonëve, kurse një njeri nga Siria, në librin e tij tregoi se në vitin 1958, kanë funksionuar 281 shkolla të mesme masonerie dhe të krishtera në Siri, kurse 97.5% e popullsisë janë myslimanë.

**78.** Sikur Muhamedi alejhis-selam të kishte baba, nënë, xhaxha si ndihmës e përkrahës të tij, sikur ai ta kishte gjyshin e tij mbikëqyrës, kjo botë sot do të thoshte: *"Po, ka të drejtë Muhamedi alejhis-selam që të jetë burrë i mençur, prijës, edukator shumë i madh, ka të drejtë sepse ai është rritur nën hijen e edukatorëve të mëdhenj, nën hijen e edukatorëve prijës"*. Për atë Allahu ia ka marrë të gjithë këta që ta lë atë jetim të vërtetë, sepse Zoti e mori nën mbikëqyrje edukimin e tij.

**79.** Xhemat i nderuar, besimtarë të nderuar myslimanë, nëse mendojmë dhe jemi të bindur se jemi myslimanë, para së gjithash duhet ta bëjmë një punë, duhet të jemi modest para njëri-tjetrit, duhet që mos t'i hipim në qafë njëri-tjetrit as me vepër, as me fjalë e as me të menduar. S'guxojmë të mendojmë keq për tjetrin, nuk guxojmë! Nuk guxojmë që në rend të ditës

ta kemi mendimin keq për katundarin, nuk guxojmë që në rend dite të mendojmë negativisht për këdo qoftë, së paku për myslimanin. Nuk guxojmë që në rend të ditës të tregohemi mendjemadh ndaj tjetrit nëse mendojmë se i takojmë sunetit dhe xhematit të Muhamed Mustafasë alejhis-selam.

**80.** Ka lajme të ndryshme në këtë botë. Në ditën e dasmës së ndonjë djali lajmërojnë se është mbytur një djalë tjetër! Në ditën e daljes nga burgu vjen telegrami se tjetri hyri në burg!

**81.** Ti nëse nuk merr abdes dhe nuk falesh, ti nuk i takon umetit të Muhamed Mustafasë ajehis-selam.

**82.** Nëse myslimanët nuk e realizojnë arsimimin teorikisht dhe praktikisht, atëherë nuk kanë të drejtë të paraqiten para të tjerëve as si të gjallë.

**83.** Nëse e ke vënë gishtin në një vend dhe thua se tash këtu duhet të dalë hoxha im dhe ndodh që hoxha mos të dalë në atë vend, mos thuaj se nuk e do më hoxhën, por thuaj se e ke vënë gishtin gabim.

**84.** Bëhu i mençur dhe mëso, studio! Por kur ta hash bukën e Allahut, thuaj 'elhamdulilah'.

**85.** Formula e sistemit parlamentar është: *"Dy budallenj e mundin një të mençur me gishta!"*

**86.** Sa lexon, aq dinë, sa dinë aq punon, sa punon aq ke!

**87.** Nëse e kthejmë durimin në materie që kapet me dorë, del çekiç!

**88.** Katër vjet në fakultet, si ta përfundojë fakultetin bëhet budalla – thotë: *"Jam i shkolluar, nuk kam më çka të kërkoj në xhami"*.

**89.** Në xhami nuk shkohet vetëm për "hyn e dil", "mbath e zbath", "bjer dhe ngrihu", por në xhami shkohet për t'u shndërruar prej mashkullit në burrë.

**90.** Ne jemi si uji që lundron i qetë, por kur të ngrohet ai ujë, të djeg e të përvëlon.

**91.** Atë ditë që e drejton dorën mbi një grua, largoje fjalën "burrëri" nga jeta jote.

**92.** Pikërisht shqiptarët janë popull prej të cilëve mund të ndërtosh myslimanë të mirë. Interesant, shqiptarët janë popull prej të cilëve mund të ndërtosh myslimanë të mirë. Një mungesë e kanë; bajagi si shumë duhesh t'u biesh me çekiç për t'i bindur.

**93.** Dikush prej jashtë xhamisë mundohet që ta arsyetojë mospunën e tij; abdes nuk i merret, në xhami nuk i shkohet, hoxha nuk i dëgjohet, me çka ai arsyetohet? Thotë: *"Tash nuk e ka vaktin feja!"*

**94.** Në Evropë burri ia mbanë gruas mantelin për ta veshur! Se burri ia mbanë gruas mantelin për ta veshur nuk ka asgjë të keqe, ky është nder i mirë. Në islam madje është edhe më ndryshe! Bazuar në hadithin e Muhamedit a.s., kur erdhi një njeri dhe e pyeti Pejgamberin a.s.: "Cili burrë është më i mirë?" Muhamedi a.s. tha: *"Burrë i vërtetë mysliman është ai i cili me lugën e tij nga gjella e tij e ushqen gruan e tij, duke ia afruar ushqimin te goja!"* Manteli asgjë... (mendo pak)... kafshatën e bukës me dorën e tij në gojën e gruas...! Çfarë po të duket ty kjo, gruaja, a nuk është ajo vetë zonja në islam?

**95.** Në islam kemi 3 lloje të agjërimeve: agjërimi i përgjithshëm, agjërimi special dhe agjërimi super special. Agjërimi i përgjithshëm është kur t'i lësh të gjitha gjërat që kalojnë në barkun e myslimanit, d.m.th. duhet t'i lëmë të gjitha gjërat që nëpërmjet gojës së myslimanit hyjnë në bark. Këtë ne e bëjmë të

gjithë. Me këtë nuk kemi problem. Kurse me agjërimin special dhe super special kemi disa probleme. Çfarë është agjërimi special? Ta largojmë dorën, syrin, veshin dhe disa pjesë të tjera të trupit që Zoti i Lartësuar i ka ndaluar. Nëse nuk ndalohesh nga këto gjëra, agjërimi yt ka devalvuar shumë. Agjërimi super special do të thotë të të agjërojë zemra prej çdo mendimi tjetër jashtë dashurisë së Allahut të Lartësuar. Do të thotë nëse evlati hyn në zemrën tënde dhe e zë vendin e dashurisë së Allahut, pra ti nuk je duke agjëruar mirë. Si të kalojë dashuria ndaj pasurisë në vendin e dashurisë së Allahut, nuk je duke agjëruar mirë. Me diçka je duke agjëruar e me diçka jo. Me çka je duke agjëruar pra? Je duke agjëruar me bark e jo me zemër! E me çka duhet të agjërojmë në Ramazan? Në Ramazan duhet të agjërojmë komplet me zemër, sy, veshë, hundë e gojë. Edhe ai që merr erë në tiganin e fqinjit, nuk është duke agjëruar, sepse islami rreptësisht na e ndalon nga kjo. Allahu i Lartësuar na e bëftë të mundur që të agjërojmë siç ka dëshirë Ai.



**96.** Lexoni 12 orë në ditë e me 12 të tjera bëni çfarë të doni!

**97.** Unë e kam rrogën hiq! Po nuk më ka shkuar mendja njëherë të them: "*Pasi nuk ka hesap, po e lë*"

**98.** Allahu i do fukarenjtë, pejgamberi i do fukarenjtë. Islami s'i lejon fukarenjtë për të vdekur, prandaj e ka bërë zeqatin farz!

**99.** Femra e shkolluar besimtare mund ta ngritë ndërtesën e quajtur njeri i drejtë!

**100.** Kur refugjatëve nga Kosova u thashë 'urdhëroni, rrini nëpër shtëpitë tuaja', ata më thanë: 'po po si në shtëpitë tona jemi'. Ua ktheva: 'jo si në shtëpitë tuaja, por në shtëpitë tuaja.'

**101.** Çdo grua e ka nga një burrë, por jo çdo burrë e ka nga një shtet!

**102.** A e di çka është "baba shehu"? Ai që sheh më së paku në këtë dynja, ai që në këtë dynja hiq nuk sheh, ai është "baba sheh"!

**103.** Kur të ecim, të mos ecim si gjarpërinjtë dhe hardhucat, sepse atyre një ferrë e vogël u pengon dhe duhet ta ndërrojnë rrugën për të kaluar, por të ecim (fluturojmë) si shqiponja që fluturon aq lart saqë edhe lisat më të mëdhenj i duken të vegjël.

**104.** Hoxha ta lanë trurin prej mosbesimit, hoxha ta lanë trurin prej tradhtisë e dyfytyrësisë!

**105.** Nëse ia jep votën atij që s'është mysliman, ke vdekur duke e hedhur votën!

**106.** Ku janë intelektualët, pse s'vijnë të falen, çfarë duan të thonë me këtë?

**107.** Të madh nuk të bën vendi ku ligjëron, por pesha e fjalës.

**108.** Njëri e bie rrogën, tjetri e luan kumarin (bixhozin)! A rritet kjo shtëpi? Kjo shtëpi nuk rritet!

**109.** Janë kapë për politikë ata që nuk dinë që ta deshifrojnë fjalën politikë!

**110.** *"A ka cigare Marlboro në Xhenet?"* Po, por nuk ke si e kallë në Xhenet. Për këtë duhet të dalësh në Xhehenem, sepse në Xhenet nuk ka zjarr"!

**111.** Ku je mysliman, ku je? Po ke frikë prej falltarëve? 50 falltarë i ha për iftar edhe mbetem i uritur! O djalë i ri, trazohu, trazohu! Ku e ke mbështetjen në Allahun?

112. Çfarë VIP-a janë ata që janë popullarizuar me gjëra të pandershme, të cilat nëse i bën në rrugë, të thonë rezilë e në film artistë!

113. I sinqertë i vërtetë është vetëm ai i cili kur janë në pyetje interesat e shumicës, të vetat i shkel me të dyja këmbët.

114. Ferra në arën tënde është më e vlefshme sesa gruri në arën e huaj.

115. Në xhami nuk hyjnë ata që s'kanë besim, në xhami hyjnë vetëm besimtarët. Pra, ata që vijnë në xhami janë shumë njerëz të mëdhenj. Ata që kanë marrë abdes për ta falur namazin e xhumasë dhe e kanë bllokuar krejt dynjanë, ata janë shumë njerëz të mëdhenj.

116. Atomi e ka bazën në Kuran. Fizika është shkencë fetare! Arsimtari i fizikës kur të hyjë në klasë duhet të thotë "bismilah" – (shembull): *"Me emrin e Zotit, sot do të shpjegojmë për gravitacionin!"* I kujt është ai gravitacioni?

117. Vetëm ajo që nuk ndodhë kurrë është larg, kurse gjërat që kanë për të ndodhur, janë afër.

118. Nuk ndalen të këqijat vetëm me ligje! A mund ta luftoni zilinë, xhelozinë, urrejtjen etj. me ligj?

119. Kur po i sheh në televizor, alamet burra me kravatë, çka po bëjnë? Po shikojnë "Miss". Qyre, haj medet!

120. Pa besim edhe mjeku bëhet kriminel. Në vend se ta pyes për gjendjen shëndetësore, kirurgu pyet se ku punon. Po unë o njeri kam ardhur të të tregoj se ku po me dhemb e jo ku punoj.

121. Nuk është çudi e as fort dert i madh që disa janë këmbëngulës në refuzimin e islamit si sistem jete. Ne e dimë se

thiu më me dëshirë qëndron në plehra e fekale sesa në kopsht të bukur.

**122.** I shihni në parlament ata që sjellin ligje; njëri i përgjumur, tjetri lexon gazetë, njëri llomotit, tjetri flet në celular, njëri kruan hundët, tjetri zgërdhihet... Merreni me mend se çfarë ligje mund të dalin prej një skote të këtillë njerëzish.

**123.** Urrejtja ndaj islamit është më e madhe se dashuria ndaj demokracisë.

**124.** Çka është Sida (AIDS-i)? Sëmundje vdekjeprurëse! S'ka më shpëtim! Kë e ka prekur ky virus, ai i ka ditët e numëruara. S'ka shërim, s'ka ilaç! Kush e ka sjellë këtë? Këtë e kanë sjellë dy lloje njerëzish në dynja; femrat rezile dhe meshkujt rezil! Cili ka qenë shkaku, faktori, modeli i këtyre? "*Mos m'u përziej; kur të dua dal, kur të dua vij, me kënd të dua rri, me kënd të dua foli!*" Këto janë parimet e këtyre njerëzve të cilët po do populli t'i fusë brenda e t'ju përngjajë e të bëhen të njëjtë (të gjithë të devijuar e të ndytë)!

**125.** Jeta e dijetarëve ka qenë bukë e ujë.

**126.** Kush është e emancipuar? E emancipuar është femra e mbuluar! Ajo është e emancipuar. E kush është e pa emancipuar? E pa emancipuar është ajo femër që lejoi që të tjerët të luajnë me nderin e saj!

**127.** Nuk do të thotë se flokëlari i mirë është edhe i edukuar mirë dhe se është qëllim mirë! Jo, nuk e ka këtë kuptim! Ne kemi parë njerëz me veshje 500-600 marka. 400 marka kapelën duke ia futur dorën në xhep tjetrit që t'ia marrë paratë. Edhe kësi kemi parë! Ne kemi parë zonja, kostumi i të cilave kushtonte 800 marka duke ia futur dorën në xhep njeriut të cilin e kishte zënë gjumi në tren!

128. Çfarë ju ka gjetur o njerëz, çfarë ju ka gjetur o njerëz? Ku e harruat Allahun, ku e harruat Krijuesin?

129. Myslimani nuk guxon të humb para se të fitojë.

130. Allahu e ka mallkuar korrupsionin. Korrupsioni duhet të eliminohet prej myslimanëve.

131. Kur e bëri populli jonë gabimin më të madh? Atëherë kur tha se s'ka shqiptar të keq!

132. Çdo popull brenda i ka të ndershmit dhe rebelët e vet.

133. Rini, kthjellu! Disa gjëra që tani u duken të ëmbla në rini, do të bëhen të hidhura në pleqëri e do t'ju shkaktojnë vetëm se dhimbje e vuajtje të mëdha.

134. Intelektualët mosbesimtarë janë kancer në popull.

135. Pyetje: *"Çka është politika?"* (Hoxha Jakup Asipi): "Ai që je nuk je dhe aty ku je nuk je!"

136. Varfëri, me të vërtetë varfëri për shkak se ne kontribuuam që të jemi të varfër, na jemi duke kontribuar hatashëm që të jemi edhe në vazhdim të varfër.

137. Për ata të cilët gënjejnë, bëjnë zullum, mashtrojnë, bëjnë padrejtësi dhe falen, ata edhe kur falen, nuk falen!

138. Darvini ishte mercenar i hebrenjve. Ai nuk ishte shkencëtar! Darvini ishte njeri shëtitës, njeri që mori shënime nga shëtitjet nëpër botë e jo nga shkenca - hulumtimet shkencore; ishte njeri i poshtër, rrugaç.

139. Xhemati i xhamisë duhet ta dashurojnë ezanin, ata duhet t'i dalin zot atij, ata duhet ta njohin. Xhemati i xhamisë duhet t'i dal zot atij myezinin, xhemati i xhamisë duhet t'i dalin

zot hoxhës që ua mëson dinin – fenë. Jo vetëm të vijnë e të dëgjojnë në xhami se Allahu është Një.

**140.** Ata që bëjnë ibadet qysh kanë qejf vetë, janë krejt shkie, a ata që bëjnë ibadet qysh ka qejf Allahu i tyre, ata janë myslimanë. Nuk janë shkie ata që s'flasin shqip, por shkie janë ata që i bëjnë ibadet Allahut qysh kanë qejf ata. E myslimanët si janë? I bëjnë ibadet Zotit - qysh ka qejf Zoti i tyre.

**141.** Pop muzika, jazz muzika, rock muzika, krejt këto janë haram! Po edhe muzika jonë 24 orësh, edhe ajo është haram. Rreptësisht është haram, jo vetëm pak, por rreptësisht haram. Haram! E pastaj muzika - njerëzit e zhveshur në të - ato femrat e zhveshura, kjo hiq pa muzikë është haram!

**142.** Kurrë s'ka për të ndodhur që ndonjë shkencëtar të thotë: *"Edhe 10 ditë është dita e gjykimit"*, për shkak se Allahu e ka ndaluar këtë të thuhet.

**143.** Allahu dëshiron të thotë se 'Unë kë të dua e lartësoj e kë të dua e poshtëroj. Ata që shkojnë përpjetë, Unë jam shkak që ata të lartësohen, ata që janë rënë poshtë, Unë jam shkak që ata të bien! Nuk mund të rritesh me zor e as të zvogëlohesh pa të zvogëluar.'

**144.** I nderuari xhematë! Vdekja është më e shpejtë dhe më afër se fërkimi i një shkëndije me tjetrën, fërkimi i një elektroni me tjetrën... vdekja është edhe më afër, bile fërkimi është shumë i madh sepse atje nuk ka fërkim, askush nuk duhet të fërkohet me askënd për të vdekur.

**145.** Allahu nuk i ka zbritur 100 fe nga qielli, Ai e ka zbritur islamin fillim edhe mbarim.

**146.** Islami është fe që nuk duhet t'ia lëshojë rendin asnjërës fe të baballarëve. Feja për të cilën mendon shkrimtari jonë (Ismail Kadare), nuk është feja e baballarëve tanë. Krishterimi

nuk është feja e shqiptarëve. Krishterimi ka ardhur me dhunë në shek. III prej Romës në shqiptari, është futur me dhunë.

**147.** Qabeja është reflektori më i madh i kësaj bote, drita më e ndezur e pashuar; dielli do të shuhet, drita e Qabesë pak ma vonë.

**148.** Fundamentalizmi nuk ekziston fare, është artificial; ekstremizmi nuk ekziston fare, është shumë artificial. A e dinë çfarë ka në këtë botë? Ka myslimanë edhe jomyslimanë, nuk ka asgjë tjetër! Allahu e ka përmendur se një grup shkon në Xhenet nesër dhe një grup në Xhehenem! Sa grupe qenkan? A ta merr mendja xhemat i dashur se në Xhenet ka derë të ekstremistëve?! Jo, ka derë të atyre që e agjërojnë Ramazanin. U krye! Pra, ti merre prej burimit tënd e jo prej burimit të të tjerëve. Nuk ka "dera e ekstremistëve - islamikëve", ka derë të banorëve të Xhenetit dhe derë të banorëve të Xhehenemit. U krye!



**149.** Ai popull që e pi cigaren dhe e hedh në rrugë, ai popull që e qëron portokallin dhe e hedh në rrugë, ai popull që e ngarkon karrocën e oborrit edhe e hedh në mes të katundit, ai popull s'është mysliman, ai nuk meriton të regjistrohet, nuk meriton të lavdërohet se është mysliman.

**150.** Baba yt ndoshta nuk e di tabelën e shumëzimit, mirëpo ai e di tabelën e hallallit edhe haramit.

**151.** Një gjë duhet ta mësoni të gjithë; klonimi nuk ka asnjë gjë të përbashkët me krijimin, nuk ka të bëjë me fillimin e krijimit të diçkaje, s'ka të përbashkët. Të mos mendojë ndonjë djalë që ka mbetur pak ma mbrapa me shkollim se "ata tash po krijojnë një gjë".

**152.** Populli jonë ka rënë në hendekun e varfërisë, populli jonë është duke hyrë edhe më thellë në hendekun e varfërisë; pak prej papunësisë, pak prej asaj që s'ka mundësi të punojë, pak për shkak se të tjerët ia kanë vënë çizmen në qafë - ia kanë

vënë zullumin. Dëshirojnë ta shndërrojnë popullin tonë në një popull i cili pas pak viteve nëse shkon kështu, nuk do të gjejë bukë të elbit për të ngrënë.

**153.** O i dashur, o i respektuar, islami ndërton popuj.

**154.** Shtylla e komunizmit ka qenë xhelozia.

**155.** 31.7% e planetit tonë është tokë, pjesa tjetër është ujë. Shteti Osman përfshinte 13.5% të Tokës. Ne s'kemi qenë "të vetmit të ngulfatur prej atij shteti - shyqyr që u liruam", nuk është ashtu.

**156.** Shteti Osman është e vërtetë se urrehet nga shqiptarët, por urrehet pa argumente.

**157.** Neve shqiptarëve kur po na rrahë serbi, ne po e shajmë turkun.

**158.** Medina, qyteti më karakteristik në gjithë botën, më i veçuari në gjithë botën.

**159.** Inxhinieringu modern botëror ka rënë në hall që ta dijë se si u ndërtuan ato piramidat e mëdha.

**160.** Muzika është sëmundje e zemrës dhe dhembje e shpirtit!

**161.** Ne jemi myslimanë të gjithë kudo që jemi në botë. Kush është në gomar dhe është mysliman - është vëllai jonë; ai që e vozitë aeroplanin dhe është mysliman - është vëllai jonë; ai që i ka kryer 5 (pesë) fakultete dhe 2 (dy) doktoratura dhe është mysliman - është vëllai jonë; ai që i ruan dhentë dhe asnjë ditë shkollë nuk e ka dhe është mysliman - është vëllai jonë; ai që është sakat dhe ka ardhur me karrocë që t'ua kërkojë një dinar dhe është mysliman - është vëllai jonë. Krejt ne jemi vëllezër!

**162.** Ne duhet të turpërohemi! Prej të gjithë myslimanëve, nëse dikush në botë është më mbrapa (me emrin e Allahut e me përgjegjësi po ua them këtë dhe jam i gatshëm që ta mbroj), më të prapambeturit prej të gjithë myslimanëve jemi ne. Pra, ne shqiptarët. Mbrapa me punë, me vepër, me pasuri, me ide, pra ne jemi më të prapambeturit, besoni ose jo. Kenia ka ecë më para se ne. Zairi ka ecë më para se ne. Atje ku është Kinshasa, atje janë shumë para neve. Nigerianët shkuan larg. Në vitin 1912 kanë qenë 12.000 myslimanë, sot janë 86 milionë myslimanë. Nigerianët e zi, atje te Babangida, larg janë para neve me civilizim.

**163.** Lavdërimi i vetvetes është marri e madhe, është poshtërsi e madhe. Duhet të jemi modestë!

**164.** Sporti do të thotë edukatë, sport do të thotë zhvillim, sport do të thotë bashkim, sport do të thotë afrim i shpirtrave të njerëzve mes vete, sidomos i rinisë për shkak se sporti është degë e moshave të reja, sporti është një përfaqësim shumë i bukur i familjes brenda dhe është një përfaqësim i mesit dhe i popullit tënd nëse del jashtë për të bërë gara sportive. Sporti është pjesë e pandashme e fesë islame derisa nuk del nga rregulloret e saj. Sporti është armatura e rinisë.



**165.** Nuk është shok i mirë ai që ta pranon të vërtetën, por ai që ta tregon të vërtetën.

**166.** *"Qysh të duash beso, te dera e Xhenetit do të takohesh!"* Jo, punët nuk janë kështu, punët janë krejtësisht ndryshe. Allahu për din - fe e ka njohur islamin edhe e ka zbritur prej te Ademi, i ka njoftuar besimtarët e shëndoshë që hyjnë në Xhenet - vetëm myslimanët.

**167.** Krishterimi është devijim, hebraizmi është devijim, brahmanizmi është devijim, zejdizmi është devijim, budizmi është devijim, kadijanizmi është devijim, ismailizmi është devijim, shiizmi është devijim. Këto çka i ceka unë, disa janë fe e disa sekte.

**168.** Edhe mysliman edhe me t'i frikësohesh tjetërkujt përpos Allahut nuk është në rregull. Edhe frika edhe islami nuk bashkohen! Nuk ke të drejtë t'i frikësohesh tjetërkujt përpos Allahut nëse je mysliman.

**169.** Islami do njerëz të presuar (gdhendur).

**170.** E ka parë Barcelonën se Ronaldo mbrëmë i ka dhënë dy gola. Ai i ka dhënë dy gola, këtij ia ka marrë dy sahat - orë nga jeta.

**171.** Hazreti çamçakëzit i japin nuse! A e di përse ia japin hazreti çamçakëzit nusen? Sepse ajo çika është çamçakëzja! Të dytë shkojnë në Ramazan duke u lëpirë nëpër rrugë me çamçakëz dhe hoxhës në televizion ia bëjnë një pyetje: *"A e prish Ramazanin çamçakëzi?"* Ky është mentaliteti i popullit tonë!

**172.** Të gjithë janë kasandrizuar (*atëbotë, në kohën kur hoxha e ka thënë këtë shprehje, nëpër televizione shfaqej një film me emrin Kasandra- vër.rec.*). Pikërisht për këtë, ata janë krejt të papunë. (Seriali) Kasandra, ua ka marrë prej jetës 200 episode. Romët e Venezuelës e kanë bllokuar, e kanë gjipsuar kokën e miliona myslimanëve.



**173.** Në trojet tona akoma nuk ka arritur komplet islami.

**174.** Kur e kanë bërë nënën jo nënë, ia kanë zgjedhë një ditë (8 Marsin); *"(Ja nëna ime) një lule për sot dhe shihemi në mot (vitin tjetër - 8 Marsin tjetër)!"* Në botë nuk ka "ditë kushtuar nënës", por ka jetë kushtuar nënës, ajo nuk do ditë por do jetë.

**175.** Muzika është bllokim i trurit, bllokim i mendjes. Çdo gjë e ka definicionin e vet. Definicioni (dhe qëllimi) i muzikës është: "*T'i bëjë të vdekur shpirtrat e gjallë!*"

**176.** Njëri po e shpjegonte duanë – lutjen e ezanit se çfarë bereqeti ka brenda, tjetrin po e pyesin në konak - mbledhje se

çfarë do të kishte bërë sikur ta kishin bërë prijës? "Unë të bëhem i pari, çfarë bëj? Çfarë ka bërë Ataturku kur e ka çliruar Turqinë, të njëjtën e bëj! E çfarë ka bërë Ataturku? Ai e ka bërë ezanin të këndohet turqisht – të thirret në gjuhën turke! Ja, sikur tani myezini të hipë në minare, t'i vendos duart në vesh dhe të këndojë: *"Allahu është më i Madhi o katundarë!"* Prapë: *"Allahu është më i Madhi o milet – popull!"* – *"S'ka më i madh se Zoti o xhemat!"* – *"Hajdeni në namaz!"* Ja pra, hajgare – lojë! Tjetër çfarë ka bërë ai? Ua ka hequr shaminë grave! Gratë i ka lënë pa shami, e ka bërë Evropë de! I ka prerë hoxhallarët! E ka marrë hoxhën më të ditur të Stambollit dhe shokët e tij, të gjithë i ka futur brenda duarlidhur dhe hoxhën e ka vendos para xhematit. Nuk është çudi që edhe juve një ditë mund t'ju ndodhë kjo. Këto janë gjëra shumë të ndjeshme, nuk fliten në të gjitha xhamitë, nuk fliten në secilin vend, nuk i di secili. Nuk e kam për t'u lavdëruar, por po e tregoj hallin e shokëve tanë se si kanë kaluar përpara. *"Eja me neve! Xhemat i ndershëm, ju xhemat i Sulltan Ahmetit, si e njihni hoxhën tuaj i cili për 35 vjet ua ka falë vaktet e namazeve?"* – *"Ky hoxha ka qenë i sinqertë, ky ka qenë i madh, kurrë nuk ka munguar, ka bërë punë të madhe."* Një hoxhe tjetër në burg ia kanë vënë kryqin 1.5 kilogramë në qafë! Ataturku ua ka hequr këmishën dhe ua ka vënë zinxhirin me kryq! *"A po e shihni se kë e keni pasur imam? Imam prej Rusisë!"* Eh, a të bëhet kabull që shkau me ta fal namazin? Jo, ku i keni ju namazet që 40 vjet që i keni fal? *"A ta presim?"* – *"Priteni!"* Të gjithë i kanë prerë, për një orë e gjithë feja ka rënë për tokë në Turqi me këtë parullë! Dikush prej nesh mund të thotë se ata hoxhallarë që i ka prerë Ataturku kanë qenë rusë! Po ti ashtu tymose se ti me ata ke qenë në medrese bashkë, Ataturku të ka pasur komisar. Kështu ta bëjnë edhe ty nesër, ta marrin hoxhën tënd dhe ti e ke dëgjuar hoxhën tënd 15-20 vjet, e vendosin para xhamisë e të thonë: *"A po e sheh këtë mulla Jakupin tënd që e njihni ju, shihja kryqin! A ta presim?"* – "Priteni!" "Unë të bëhem i pari, çfarë bëj? *"Së pari i mëshoj me granatë minares!"* Ah, paske me e kënaq! Babaplak i imi edhe i yti janë munduar në atë kohë e janë bërë llom duke punuar deri sa e kanë rregulluar, e kanë ngritë në kupë të qiellit që fjalën 'Allahu Ekber' ta çojnë sa më larg, fjalën

'La ilahe ilallah'. E ti e unë kemi ardhur në këtë xhami të madhe që 40 vjet, në vitin 1936 është ndërtuar, që 40 vjet ende po na zë.

**177.** Mëso, sepse mësimin nuk e zëvendëson dukati i tërë botës.

**178.** Bota e xhinëve në vendin tonë është shumë e ligshtë! Asnjëherë nuk i është dhënë rasti shejtanit që të ushqehet mirë e të forcohet te ne! Meqenëse në botën tjetër do të hiqet perdja, (botën e xhinëve – shejtanëve) do ta shihni me sy, ata janë krejt kockë e lëkurë! Normal pra, njëri agjëron, tjetri thërret ezan, tjetri këndon Kuran, tjetri shpjegon tema e këshilla islame, njëri shpjegon tefsir (komenton Kuran), tjetri shpjegon hadith (thënie profetike), ezani – në çdo dy orë, pra si të trashet ai? Në Austri ku e kanë hapur shkollën e sihrit – magjisë për ta mësuar, në Gjermani, në Evropë janë 99 herë më shumë se ne. Ky popull është shumë i zhvilluar, sikur të hiqen perdet e të shihen shejtanët e xhinët në perëndim, të gjithë janë nga 100 kilogramë. Edhe mu për atë kjo makinë funksionon mirë atje.

**179.** Në xhami s'ka plak edhe i ri, por ka herët dhe vonë!

**180.** Unë kur e dua popullin tim, ia vë veten në shërbim.

**181.** Unë e dua popullin tim më shumë se popujt e tjerë. Unë ju dua në emrin e Allahut.

**182.** Populli jonë nuk të thotë jo, por nuk të vjen mbrapa. Fetvanë për veprim e merr përjashta xhamisë!

**183.** Evropës asgjë nuk i mungon përveç besimit, kurse neve gjithçka na mungon përveç besimit!

**184.** Ai që e bëri atë me diplomë të doktoraturës (i pari – diploma e parë), ai nuk kishte diplomë vetë.

**185.** Bingo (lloj e lojës së fatit – vër.rec.) është i menduar që t'i marrë paratë prej mendjes. Çka do të thotë Bingo? Bingo këtë kuptim e ka: dru i përzier me plastik, me të qëlluar në kokë dhe mos ta ndiesh, kurse të ndjesh dhembje deri sa të shfarosesh, me të rreh pa zë! O çun, o i dashur, freskohu se s'ka aparat në dynja me të dhënë para, në dynja ka aparat për të t'i marrë paratë, të të bëjë të varfër.

**186.** Njerëzit ose janë myslimanë ose janë shkie - qafirë! Ndryshe s'janë! Dy lloje janë, nuk janë tre lloje!

**187.** "*Ai është i civilizuar sepse ai është akademik!*" - Jo, mundet që akademiku të jetë rebel i klasës së parë, mundet të jetë akademik rebel edhe atë pa fije problemi. Ja si mundet me qenë; mundet me qenë një mynafik i klasës së parë, mundet me qenë një tradhtar i klasës së parë, ai mund ta tradhtojë një popull për një sekondë. A ka ndodhur? Ka ndodhur 100 herë në histori.



**188.** Thotë populli: "*Shteti e zë lepurin me kerr!*" Po kush po të thotë ty me qenë lepur, bëhu ujk!

**189.** Të gjitha gazetat ditore, revistat javore dhe mujore në të gjithë botën nëse i lexon çdo ditë, nuk bëhesh dijetar.

**190.** Sot për sot, nëse botën e shndërrojmë në luan, myslimanët do të ishin bishti i luanit!

**191.** Propagandë e hatashme, propagandë e rrezikshme; 236 shoqata humanitare krishtere funksionojnë në mesin e popullit tonë me respekt, me respekt. Vetëm mulla Jakupi, i ngrati, kur të shkojë në Shqipëri te vëllezërit e tij, kryetari i komunitetit thotë: "*Si të shoh duke hyrë me këtë në Shqipëri, mbaju mirë!*" Po pse kështu? *"Sepse na qenka një hoxhë në Shqipëri"*.

**192.** Ne jemi ata të cilët kurrë nuk kemi dalë nga vija, ne myslimanët jemi ata që s'kemi dalë nga vija. Neve myslimanëve

investimi i huaj na ka tronditë, por prej vijës nuk na ka larguar fare, ne jemi në vijë, por të dobët jemi në vijë.

**193.** Në fe besohet, në politikë dyshohet.

**194.** Njeriu që nuk merret me sport është gjysmë i paaftë. Do të thotë sportisti është njeri komplet. Sportistët janë makineria e një populli për ditët e rënda, makineri shumë e bukur për ditët e vështira. Çka mund të arrijnë ata, nuk mund ta arrijë njeriu i rëndomtë.

**195.** Ne do të hyjmë në Evropë, atëherë kur të del Evropa prej Evropës.

**196.** Më i keqi i jonë, është më i mirë se më i miri i atyre - shkieve.

**197.** Partia Komuniste ishte sikurse gripi; qëndroi 50 vjet në hundën tonë dhe kaloi. Të gjitha partitë i përngjajnë gripit; vijnë, qëndrojnë pak dhe kalojnë.

**198.** Me muzikë në Xhenet nuk hyhet, me poezi në Xhenet nuk hyhet, me vjersha në Xhenet nuk hyhet! E kam fjalën për muzikën islame, e kam fjalën për vjershat islame, me ato nuk hyhet. Sepse (për të hyrë në Xhenet) flitet për disa gjëra shumë të mëdha; a e ke për ta shitur vetveten (shpirtin dhe pasurinë në rrugën e Zotit)? Atëherë kështu (fitohet Xheneti)!

**199.** Kur të na thotë dikush se shqiptarët e kanë pranuar islamin me dajak, është duke na thënë neve se s'ka më frikacakë se shqiptarët.

**200.** Nëse ti më thua: *"A po ma sjell një gote ujë?"* Unë ta sjelli se e di se po të pihet. Mirëpo nëse më thua: *"A po ma sjell ujin a të theva në dru?"*, çka ta merr mendja, a do ta sjelli ujin? Ti ke për të mbetur pa ujë! Nëse më thua: *"Të lutem, nëse ke mundësi me ma sjellë pak ujë!"* Unë ta sjelli një cisternë me ujë.

**201.** Nëse ligji i Allahut do të zbatohej në tokë, dyqanxhiu nuk do të duhej ta mbyllte dyqanin me tre dryna të mëdhenj, por veçse me një perde!

**202.** Nëse njerëzit do të ishin të gjithë të mençur, do ta kuptonin me këtë shembull se ekziston vetëm Një Zot. Pse të gjithë i kanë dy sy në ballë dhe asnjë njeri nuk e ka një sy pas kokës? Sepse është Një Zot, po të ishin "dy", njëri do t'ia bënte sytë pas kokës, njëri përpara, njëri do ta bënte të zi, njëri të bardhë etj...!

**203.** Kur kanë rënë vëllezërit tanë në Bosnjë me një hall (është përmendur në historinë e luftërave të reja), kur janë sulmuar; ata që kanë sulmuar, kanë menduar se e kanë kryer! Këta vëllezërit e tanë asgjë s'kanë bërë – kanë thirrur ezan! Kur kanë thirrur ezan, armiku ka ikur i tëri! Nëse pyet se përse kanë ikur, edhe këtë kemi mundësi që ta tregojmë. Allahu ka thënë se disa shejtanë janë xhinë e disa shejtanë janë njerëz! Atë ditë kishin pas qëlluar shejtanë njerëz!



**204.** Duhani është belaja më e madhe që i ka zënë myslimanët. Duhani është lehtë të lihet, mos të pihet. Lini propagandat e atyre njerëzve që thonë "nuk mund ta lë duhanin". Harrojeni! Ajo është propagandë, nuk është përnjëmend, asnjë bazë nuk e ka të shëndoshë. S'ka njeri në dynja që nuk mund ta lë duhanin, vetëm ai që nuk dëshiron. E qysh lihet duhani? Vetëm mos e pi dhe e ke lënë, kaq ka punë, merre vesh se sa është lehtë! Thuaj: "Bismilahir-Rrahmanir-Rrahim - Në emrin tënd o Allah, pasi nuk je i kënaqur, kurrë më nuk e pi!" dhe u krye. Jo që më nuk e pi, por as që do të pihet. E nëse të pihet prapë, nuk e ke lënë për Allah.



**205.** Shejtani disa njerëzve u frikësohet shumë kurse disa të tjerëve aspak! Atyre që u frikësohet, ata janë që bëjnë namaz! Ata që e falin namazin, prej tyre shejtani ka shumë frikë! Të tjerëve që nuk u frikësohet shejtani, janë ata që hidhërohen shpejtë! E kanë pyetur shejtanin në kohën e Musait alejhis-

selam se çfarë bën me atë që hidhërohet? Ka thanë: *"Luaj me të sikur fëmijët me topin! E bëjmë top dhe luajmë me të!"*

**206.** Po t'i pyesësh gjysmën e njerëzve për numrin e tyre të letërnjoftimit, nuk e dinë, ndërsa në anën tjetër pyesin për datën e kiametit!

**207.** Nuk luftohet për flamur, por luftohet rreth flamurit për Allah!

**208.** Paramendoni, somunia e bukës është e mbyllur në furrë të shporetit, për shkak se duhet të hahet nesër për mëngjes, ndërsa gruaja ecë e zbuluar! E çka u bë me atë që është më e shtrenjtë se gjithçka?

**209.** Interesant; kerrin mos ma prek - alarm, kurse femrën s'ka dert, le të shkojë e le të vijë! Pse kjo pa alarm, kush ia hoqi alarmin?

**210.** Shishes së plastikës ia vendosin kapakun mos të hyjë ndonjë gjë, ndërsa gruaja e zbuluar!

**211.** Kerri me ceradë, gruaja pa shami. Allah Allah, çfarë krahasimi i pakapshëm, s'kapet kurrsesi, s'kapet asnjëherë!

**212.** Njerëzit fasulen e mbrëmjes së kaluar e mbulojnë për ta ngrënë në mëngjes, kurse ti gruan e ke të zbuluar!

**213.** A ka vdekur Naimi. Naimi a ka vdekur?! Ai është i vdekur, por nuk ka vdekur!

**214.** Mos t'ju mbetet asnjë lakmi në ata njerëz të cilët prijnë dhe udhëheqin, kurse fe nuk kanë edhe atëherë kur janë "vëllezërit" tanë.

**215.** E dashura mëmëdhe, të dua dhe kështu si je. Por kur të të bëj të lirë, do të të dua më mirë.

**216.** Flamuri kombëtar është rrobë që i bie tamam çdo shqiptari.

**217.** Të tjerët i punojnë punët tona, ne i punojmë punët e të tjerëve.

**218.** *"Sa je i ri të ka hije, ama kur të plakesh s'të ka hije"*. Jo! Turp është edhe kur je i ri, edhe kur je plak.

**219.** Me një rast, hoxha ishte pyetur: *"Shembujt që i sillni aq të adekuate gjatë ligjëratave, i keni lexuar apo si?"* Ishte përgjigjur: "Jo, por aty për aty më vijnë në mendje!"

**220.** Mos u bëni si gjuha angleze që ndryshe shkruhet e ndryshe lexohet!

**221.** Në rastet ekstreme, profesorët sillen në mënyrë jo morale edhe me studentet, duke ua kushtëzuar provimet e notat me marrëdhënie intime, duke u thënë: 'Kush e jep – e jep'.



**222.** E kundërta e zjarrit është uji dhe e kundërta e shejtanit është ezani dhe Kurani!

**223.** Nuk bëhesh dijetar me katër vjet studim në fakultet! Dijetar bëhesh duke studiuar 20 vjet nga 10 orë në ditë.

**224.** Shejtani i frikësohet dy gjërave shumë: I frikësohet leximit të Kuranit! Nëse di të lexosh Kuran – kurrë më s'e ke (shejtanin), nëse i këndon ato sure (kaptina) që i di, kurrë s'e ke me vete! I frikësohet edhe ezanit! Sapo të dëgjohet ezani larg nga myezini në një teren – aty s'ka asnjë shejtan!

**225.** Islami nuk është korridor në të cilin nëse ecë, ai të çon në një vend ku anët tjera nuk i ka parë. Islami është hapësirë e ndriçuar. Në asnjë anë të saj nuk ka terr! Sepse islami është sistem.

**226.** Shejtani nuk i ka forcat e mëdha, por i ka fëlliqësirat e mëdha!

**227.** A doni ju të shpëtoni? Ju i keni tri rrugë! E katërta është humbje! Ato janë: 1. Mësimi, 2. Besimi, 3. Veprimi.

**228.** Një tregtar kishte punuar 20 vjet me kultivimin dhe shitjen e shalqinjve. Një ditë prej ditëve pasi i vendosi në treg, i afrohet një person i cili veç kishte dëgjuar se përbërja e shalqirit brenda ka ngjyrë të kuqe dhe asgjë më shumë dhe filloi t'ia komentojë përbërjen e shalqirit atij i cili 20 vjet rresht kishte përvojë me ta dhe i thotë se 'kam dëgjuar që shalqiri brenda ka ngjyrë të kuqe, andaj me siguri duhet me qenë gjak!'

**229.** Mos u mundo të bëhesh në një çështje mësues i të tjerëve, ngase për atë çështje mund të kesh nevojë që të jesh nxënës i dikujt.

**230.** Nga ligjet e shiut të papritur të verës është që lumi të dalë nga shtrati, sepse ai s'mund ta mbajë shtratin e vet. Pastaj nga ligjet e tij është që të depërtojë nëpër shtëpi, nëpër tregje. Pastaj nga ligjet e tij është që të merr me vete çka të gjejë para vetes; ai merr veturën, merr pronën, merr kafshën, të merr ty. Pastaj nga ligjet e tij është që t'i rrëmbejë pasuritë e njerëzve, që t'i merr arat me pemë, që të prishë para vetes çka të gjejë. Pra, kështu Muhamedi alejhis-selam i njoftoi ata dhe neve se shumë njerëz pas tij do të jenë sikurse uji i rrëmbyeshëm, i trishtuar dhe i dalë nga shtrati.

**231.** Çka të shohim në televizion, mendojmë se na dedikohet neve dhe menjëherë e mirëpresim! Çka të shohim në lajme, mendojmë se është për ne dhe menjëherë e përqafojmë! Çka të hasim në gazetë, mendojmë se është e jona dhe e dashurojmë! Çka të shohim në ajër, mendojmë se duhet ta zëmë! Çka të na servojnë të tjerët, e pranojmë!

**232.** Për auretin, (pjesët e turpshme te njeriu) nuk ka moshë; ja fëmijë, ja i rritur, aureti është auret.

**233.** Një njeri posedon një hektar tokë me pemë dhe bën tregti me to. Mirëpo një natë prej netëve shkon fqinji dhe ia vjedh 100 kg molla dhe dardha dhe në mëngjes i vendos në tregun e tij dhe fillon t'i shesë. Papritmas vjen pronari i atyre pemëve dhe nga kureshtja që t'i provojë pemët e komshiut, i blenë disa kilogram dhe fillon t'i hajë e në fund thotë me çudi se këto molla dhe dardha po ju ngjasojnë mollëve dhe dardhave të mia, çka ndodhi kështu?!

**234.** Unë jam mysliman, pra jam brenda islamit, ndërsa islami është i pasur sikurse deti. Pasi që unë jam brenda islamit, pra brenda detit dhe nuk frikësohem nga stuhitë dhe valët e detit, a nuk është absurde ai që nuk është mysliman, pra jashtë islamit, konkretisht jashtë detit, të frikësohet nga valët e detit atje nga bregu dhe kodra dhe ta sulmojë islamin në mënyrë paushall?!



**235.** Nëse në ndonjë det diku në botë është fundosur një anije, nuk mund t'i akuzosh për këtë të gjitha detet, përveç atij që e ka marrë me valët e tij.

**236.** Nganjëherë për ta ndërtuar jetën, duhet që dikush të vdesë e ata që vdesin me qëllim që të jetojnë të tjerët, ata janë më të ndershmit te Zoti; ky është qëllimi i luftës.

**237.** E bën ti një punë të madhe, ata tjerët e shtrembërojnë me laps e fëmijët tanë e mësojnë të shtrembër.

**238.** *"Ju myslimanët e keni një problem të madh në lidhje me pastërtinë, diçka me juve nuk është në rregull, sepse ju pastroheni me dorë pas ushqimit. Ju e praktikoni sunetin e lëpirjes së gishtërinjve, andaj si mundem unë të përshëndetem shpirtërisht me juve kur ju pastroheni me dorë?"* Unë e njoh vëllanë tënd, ai është doktor i kafshëve dhe ka qenë një ditë te stalla e kafshëve të mia dhe ia

ka futur dorën deri në bërryl lopës time në një vend. Më trego, dorës së tij çka t'i bëjmë tash? Të keni kujdes ju të tjerët kur është në pyetje islami, sepse myslimani gjatë ditës i pastron duart e tij 23 herë.

**239.** Imagjinoni, unë i kam afër dy radio të prodhuara; çka mendoni nga kush duhet njëra radio t'i marrë udhëzimet për përdorimin dhe funksionimin e tij, a është në rregull që njëra radio t'i jap udhëzime për funksionim dhe përdorim radios tjetër që është i tipit të njëjtë si ai? Përgjigjja është: Jo, ngase që të dy janë të njëjtë dhe nuk i takon asnjërit që t'i japë udhëzime dhe rregulla tjetrit, mirëpo të dyja radiove duhet t'i japë udhëzim ai që i ka prodhuar. Ne prodhim i kujt jemi? Ne jemi prodhim i Allahut (xhel-le xhelaluhu)!

**240.** Ka ardhur koha t'i themi lamtumirë rregullave të njeriut për njeriun, për t'i përqafuar dhe zbatuar rregullat e Zotit.

**241.** Në sistemin dhe definicionin e komunizmit thuhet kështu: *"Ti vetëm puno, s'ke për të folur dhe për të menduar, ka kush mendon për ty, janë disa njerëz atje që dinë të mendojnë, ata ta zbresin mendimin, ti vetëm puno"*.

**242.** Në sistemin demokratik s'ka të drejtë askush askujt që t'i përzihet në asgjë. Pra, demokrati thotë kështu: *"Më lër të flas çfarë të dua, të shkoj ku të dua, të bëj çka të dua, të vij kur të dua, të mos më përzihesh në asnjë punë"*. Mirëpo nëse e kalon semaforin e kuq, dënimin e merr menjëherë 10 euro. E pse tash po?! Thonë: *"E po tash ka rregull!"* Mirë pra, islami a nuk erdhi për vendosjen e rregullave?!

**243.** Disa po i thonë shejtanit "djall" dhe po e shpjegojnë detajisht. Nuk po e di se çka bën ai djall, bash më ka mbetur merak ta di ai djall a po e përfaqëson drejt këtë shejtanin që ne e shpjegojmë në xhami apo jo! Ai djalli po më del me pesë numra,

ndërsa ky që po e shpjegojmë ne në xhami është 1000 numra – ky është shumë i fortë!

**244.** Në sistemin islam ka vetëm mirë. Ky sistem na urdhëron që të besojmë vetëm mirë, të mendojmë vetëm mirë, të veprojmë vetëm mirë, të hamë vetëm mirë, të flasim vetëm mirë.

**245.** Sistemin komunist, sistemin demokratik dhe sistemin islam sikur t'i kishim shndërruar në formë ushqimi dhe sikur t'i vendosnim për shitje në treg me tiketë ushqimore, si p.sh: 1. Sistemi komunist (vetëm haje, tjetërkush e ka përgatitur); 2. Sistemi demokratik (ha çfarë të duash); 3. Sistemi islam (ha vetëm çka të bën mirë). Ju cilin do e kishit blerë?

**246.** Ka ardhur koha që t'i shitni qaforet (qystekat) e grave e t'i blini të burrave!

**247.** Janë disa njerëz që nuk duan të jenë të udhëhequr, ata duan vetëm që të jenë udhëheqës, nuk pranojnë që të udhëhiqen nga askush, bile janë në gjendje që edhe të vrasin njerëz, të shkaktojnë luftëra dhe të derdhin gjak vetëm e vetëm që të bëhen udhëheqës.

**248.** Mos ec për së kryqi në mesin e popullit, por ec përkrah popullit!

**249.** E pyetën gazetarët ish-kryetarin e Shteteve të Bashkuara të Amerikës, Bushin se çka po bën ti me këtë luftë në botën arabe? Ai ju përgjigj gazetarëve duke ju thënë se 'unë nuk po bëj luftë'. I thanë ata se çka po bën? Ju tha: *"Unë dua të vendos rregull të ri mbi Tokë"*. Rregulli a me bomba vendoset mbi Tokë bre tokmak a? Rregulli vendoset mbi Tokë me ligje. Zakonet e Zotit kur të dominojnë në atmosferë, vetëm atëherë rregullat vendosen. Po e largove ligjin e Zotit, gjërat tjerat të gjitha janë çrregullime.

**250.** Muhamedi alejhis-selam nuk i thoshte gruas së tij: *"Fol moj ti e shtrembër"*, por i thoshte: *"Fol sy bukur!"*

**251.** Lum ajo grua që jeton prej dorës së burrit dhe mjerë ai burrë që jeton prej dorës së gruas.

**252.** Në cilin din - fe (përveç islamit) i thuhet mashkullit se ti për të qenë burrë i mirë duhet që kafshatën e bukës ta vendosësh në gojën e gruas? Në cilin din - fe (përveç islamit) gruaja urdhërohet që pasi të ndahet nga burri të rrijë në shtëpi 90 ditë pa të drejtë martese me tjetër kënd, ngase gjatë kësaj kohe burri mund ta kthejë gruan pa dëshmitarë dhe pa kurorëzim të ri?

**253.** Nëse e shpon këmbën poshtë nën thembër, çka del? Del gjak! Po nëse e shpon kokën lartë, çka del? Edhe aty del gjak! Pra, ne jemi prej poshtë deri lartë gjak, ashtu edhe populli duhet të jetë; prej të parit e deri te i fundi në shërbim të vatanit.

**254.** A ka ndonjë mashkull që na i sjell faqet e historisë së gjallë që Ataturku e ka çliruar Turqinë! S'ka! S'ka! Edhe nëse gërryejmë 1500 kilometra nën tokë nuk ka dokument se Ataturku e ka çliruar Turqinë. Këto janë pallavra, këto janë krejt rrena, lëri ti xhahilët – injorantët çka flasin nëpër rrugë – njerëzit e bindur gabim! Lëri ti ata që i ka bindur propaganda.

**255.** Xhamia nuk është e imja; ti ose eja ose jo në xhami, por ta dish se hoxha nuk ka nevojë për xhematin e vet, por xhemati ka nevojë për hoxhën.

**256.** Islami erdhi për t'i liruar njerëzit nga robëria e njerëzve, për t'i bërë robër të Allahut – që të bëhen robër të Krijuesit!

**257.** Është një gjë që e ka emrin qiell, tjetra e ka emrin tokë, janë dy të kundërta. Është një gjë që e ka emrin natë, tjetra e ka emrin ditë, janë dy të kundërta. Është një gjë që e ka emrin burrë, tjetra e ka emrin grua, janë dy të kundërta. Është një gjë që e ka emrin jetë, tjetra e ka emrin vdekje, janë dy të kundërta.

Ndërsa Kurani dhe shkenca nuk janë dy të kundërta, por ato janë të dyja një!

**258.** Islami nuk i ka trajtuar fenë dhe shkencën si motra binjake dhe as si vëlla e motër, por si një djalë përmallë.

**259.** Studimi i Kuranit famëlartë është jo vetëm multidisiplinar dhe enciklopedik, por është studim mbi multidisiplinar dhe mbi enciklopedik, sepse enciklopeditë e kanë faqen e fundit, ndërsa studimet e Kuranit nuk kanë fund.

**260.** Të gjitha (shkencat) janë të Zotit, asgjë s'ka vetvetiu. Ne vetë i kemi ndarë ose na i ka ndarë dikush.

**261.** S'ka shkencë bashkëkohore, ka hulumtim apo hipoteza bashkëkohore.



**262.** Nuk është vonë nëse çohesh vonë prej gjumit, vonë është nëse çohesh vonë, edhe pse i zgjuar vonë; të zë gjumi!

**263.** Ekzistojnë disa shkenca që janë të ndaluara për t'u mësuar, ato duhet t'i eliminoni, disa nga ato shkenca janë: 1. Shkenca mbi artin e skulpturave pa lidhje; 2. Shkenca mbi magjinë...!



**264.** Fjalori zëvendësues! Ai që synon ta vrasë popullin e vet, i kërkon shokut të tij drogë dhe i thotë: *"Sa e ke miellin?"* Ky fjalor duhet të eliminohet nga ne!

**265.** Narkomani, abuzuesi me drogë, ai që shet drogë është afarist i pistë, ai është çuar në këmbë për shkatërrimin e popullit të vet, ai dëshiron ta vrasë popullin e vet.

**266.** *"Hoxha nuk duhet asnjë haxhiu, asnjë xhemati t'ia prish kurrë, se pastaj me hoxhën nuk shkojnë në xhami kurrë!"* Po kurrë mos hajde në xhami o vëllai im, xhamia nuk është e imja! Disa mendojnë se e lënë hoxhën keq e si mos të jetë xhemati ai

mbaron, ai vdes në rrugë...! Jo vëlla, unë e kam arën, e kam tokën, punoj atje! Nëse hiq nuk i kam, unë kam duar, gurin e kthej e bëj dinar – unë mbetem gjallë! Por unë të duhem ty o vëllai im i dashur! Secili hoxhë i duhet xhematit të vet e hoxhës s'i duhet xhemati aspak!

**267.** Në Ballkan nuk ka – magjistarë, s'ka kush që di këtu ta bëjë atë punë (magji).

**268.** Magjia nuk është shkencë. Magjia është rrafshi më i ulët me të cilën merren njerëzit më të ulët.

**269.** Të gjitha belatë fillojnë nga një shikim, të gjitha zjarret fillojnë nga një shkëndijë!

**270.** Larg janë vetëm ato gjëra që nuk do të ndodhin kurrë... Afër janë krejt të tjerat!

**271.** Njeriu nga majmuni, e majmuni prej kujt? Ju po thoni se po i ngjanë majmuni njeriut, prandaj njeriu duhet të jetë pasardhës i majmunit! Mirë, a keni dëgjuar për iriqin dhe gjirafën? A e dini që unazat e qafës së iriqit janë të barabarta për nga numri me unazat e qafës së gjirafës? Tash po themi se iriqi e ka prejardhjen prej gjirafës apo gjirafa e ka prejardhjen prej iriqit! *"Po i ngjanë për ka inteligjenca!"* A e dini se ka gjarpër më të mençur se majmuni, shkenca e ka vërtetuar?

**272.** Unë kam mundësi që majmunit t'ia mësoj tabelën e shumëzimit, por pastaj ai majmunëve tjerë nuk ka mundësi që t'ua mësojë tabelën e shumëzimit! Unë atë mund ta bëj eventualisht mësues, mirëpo atij 1000 vite jetë me ia dhënë, s'ka mundësi të tjerët t'i mësojë.

**273.** Po e bëjmë kështu: Imagjinoni është bërë e mundshme që unë dhe ti të kthehemi te burimi. Më pyesin mua: *"Ti babën e ke pasur njeri, edhe babai yt e ka pasur babën njeri, po të kthejmë prapa, atje më në fund, çka del ti?"* Unë dal Adem (njeri)!

Mirë, ndërsa juve ju pyesin: *"Ju babën e keni pasur njeri, edhe babai juaj e ka pasur babën njeri, po të kthejmë prapa, atje më në fund, çka del ti?"* E si do të përgjigjesh dhe çfarë ke për të thënë tjetër përpos majmun?! A ke dëshirë që kjo të ndodhë? E pse atëherë po ua mësoni të tjerëve atë që s'keni dëshirë t'ju ndodhë juve?

**274.** Njëherë një njeri kishte shkuar te klasa e një hoxhe të cilit ju kishte dashur diçka. I bie derës, por askush nga klasa nuk i përgjigjet dhe fillon të kthehet. Pastaj del hoxha nga dera dhe e thërret atë. Ai u çudit kur e pa dhe i tha: *"Hoxhë, aty je a?"* I thotë hoxha: *"Po, aty isha, më fal, por isha duke e falur namazin e drekës, jam me fëmijë aty dhe po i mësoj ata"*. I thotë ai: *"Po si është e mundshme që të mos bëjnë fare zhurmë fëmijët e juaj. Sikur të vije te ne në klasat tona, njërin e gjen mbi bankë e tjetrin nën bankë?"* Hoxha i thotë: *"Ke të drejtë, ne i kemi mësuar fëmijët se babën e kanë njeri dhe rrinë si njeri e ju i keni mësuar se babën e kanë majmun dhe kërcejnë si majmunë"*.



**275.** I kam pyetur disa të rinj se si e paramendojnë ata shoqërinë e sahabëve (shokët e Muhamedit alejhis-selam)? Më kanë thënë: *"Ata kanë qenë shoqëria e gjytyrymëve!"* U bëra një pyetje në shkencën e gjeografisë, se sa ishin "gjytyrymë" gjenerata e artë, shokët përreth Muhamedit alejhis-selam, që ne sot pretendojmë se jemi pasuesit e tyre? U solla një argument: Një grup njerëzish vijnë nga qyteti i Omanit te Omeri (udhëheqësi i myslimanëve - Zoti qoftë i kënaqur me të) asokohe në qytetin e Medinës. Omani nga Medina ishte 2000 km larg. Pasi vijnë, Omeri i pyet: *"A jeni ju nga ajo lagje, në të cilën dalin njerëzit e gjithë fisit jashtë shtëpive për t'i pritur mysafirët kur të vijnë?"* U përgjigjën duke thënë: *"Po"*. Ja se sa e njihte Omeri "gjytyrymi" gjeografinë para 14 shekujve; i njihte edhe traditat e atyre vendeve, lagjet dhe qytetet në imtësi. E ti o djali i ri, sa e njeh gjeografinë? A i di ti lagjet e Kumanovës, a i di ti lagjet e Tiranës, a i di ti lagjet e Prishtinës? Shtetin tënd nuk e di, qytetin tënd nuk e di, fshatin tënd nuk e di, familjen tënde nuk e di..., çka di ti?!

276. I vetmi njeri që ka qenë i lumtur pa fqinj ka qenë Ademi alejhis-selam!

277. Kjo botë i ka dy faqe, ato janë: 1. Faqja e bardhë dhe 2. Faqja e zezë. Faqja e bardhë është faqja e dorës së punës, ndërsa faqja e zezë është faqja e dorës së papunës.

278. Ne nganjëherë po i nënçmojmë kohërat, mirëpo nënçmimi duhet të jetë mbi ne, sepse sikur koha të kishte gojë, do të na kishte sharë se çfarë jemi ne duke i bërë. Tregohet një rast ku një djalë hyn në një dhomë dhe i sheh disa burra që tërë natën kishin luajtur me karta dhe ju thotë: *"Ç'është puna juaj, e humbni kohën kot, nuk punoni asgjë! A e dini se atje në një vend shkencëtarët e kanë ndarë sekondën në dy bilionë pjesë dhe në një pjesë prej dy bilionë pjesëve të sekondës e kanë parë materien se si po lëviz?"* Ata burra i thanë se ata kanë pasur të drejtë, ngase ata kanë pasur kohë për të punuar, e ne nuk kemi kohë!

279. Disa njerëz i kanë pyetur disa të ditur se kush është më i forti nga të gjithë? Ata janë përgjigjur se më i fortë është zjarri, ngase djeg çdo gjë. Pastaj i kanë pyetur se a ka më të fortë se zjarri? Ata janë përgjigjur se uji është më i fortë se zjarri, ngase uji është ai i cili arrin ta shuaj zjarrin. Pastaj i kanë pyetur se a ka më të fortë se uji? Ata janë përgjigjur se era është më e fortë se uji, ngase era është ajo e cila e trazon detin. Pastaj i kanë pyetur se a ka më të fortë se era? Ata janë përgjigjur se kodra është më e fortë se era, ngase sado që të jetë era e fuqishme, kodrën s'mund ta lëvizë. Pastaj i kanë pyetur se a ka më të fortë se kodra? Ata janë përgjigjur se tërmeti është më i fortë se kodra, ngase tërmeti është ai i cili e bën kodrën rrafsh me tokë. Pastaj i kanë pyetur se a ka më të fortë se tërmeti? Ata janë përgjigjur se gjumi është më i fortë se tërmeti, ngase gjumi i thellë është ai në të cilin s'mund ta hetosh tërmetin. (A e dëgjove – e vërejte tërmetin mbrëmë?! Jo, kisha qenë duke fjetur!) Pastaj i kanë pyetur se a ka më të fortë se gjumi? Ata janë përgjigjur se dertet (gajlet dhe preokupimet) janë të më forta se gjumi, ngase dertet janë ato të cilat s'të lënë tërë natën për të fjetur. Pastaj i

kanë pyetur se a ka më të fortë se dertet? Ata janë përgjigjur se puna është më e fortë se derti.

**280.** Në sëndukët e bletëve çfarë jete zhvillohet? Nëse njeriu do të merrte artikujt e punimit dhe filozofinë e sistemit jetik të bletëve, do ta ndërtonte shtetin më modern në botë. Te bletët, ajo që është femër dhe e ka emrin *mbretëreshë* bën çdo ditë 1500 deri në 3500 vezë. Në botën e tyre ka vdekje të shpeshta e zonja duhet të bëjë shumë fëmijë për ta ruajtur kombin. Në botën e bletëve ndërtohen shumë shpesh shtëpi gjashtëkëndëshe, ndërsa inxhinierët sot shpesh heqin dorë nga ndërtimet gjashtëkëndëshe, ngase ndërtimi më i vështirë është ndërtimi gjashtëkëndësh. Mbretëresha del nganjëherë të shëtitet dhe rreth saj dalin edhe të tjerët me të në formë të ministrave dhe shëtisin një kohë të shkurtë dhe prapë kthehen.

**281.** Sot disa njerëz rrinë me llambë, e flenë me diell! Pastaj ankohen, jemi të varfër! Në rregull, të pyes diçka, atë kodrën që e ke më së afërti me shtëpinë, a e di çka ka ajo brenda?



**282.** Kush nga ju ka çerdhe të dallëndysheve e di fortë mirë se në atë çerdhe ndodhin disa gjëra ekonomikisht të drejtuara mirë dhe drejtë. Një praktikë e tillë i mungon shumë sot njerëzimit. Nëse gjatë ditës del në fushë përgjegjësja e dallëndysheve dhe arrin t'i kapë disa insekte, kur t'ua sjellë dallëndysheve të veta, i ushqen një nga një. Kurrë s'ka ndodhur që njërës dallëndyshe t'i jap dy herë e tjetrës një herë, sepse aty ka drejtësi. Pra, Allahu urdhëron drejtësi!

**283.** Sa paguhet sot një këngëtar për një këngë? Sa paguhet sot një profesor – mësues? Sa para ndahen sot për zbukurimin e një salle? Sa para i dhurohen sot një artisti për xhirimin e një filmi? Sa para i dhurohen sot një kërkuesi shkencor? Sa shitet e blihet sot një futbollist i cili çdo muaj e thyen këmbën? Sa paguhet sot hoxha yt që kurrë s'e thyen këmbën?

**284.** Tregohet për gruan e kryetarit të Robert Mugabes nga Zimbabve, në një gazetë kohë më parë se si ajo çdo ditë shpenzonte 38.000 dollarë për kostume! Imagjinoni se sa ajo shpenzonte gjithsej gjatë një muaji apo një viti, ndërsa populli i saj; jo patate, por as rrënjë të patateve nuk kishin për të ngrënë. Pra para kishte, mirëpo ku ishin? Në çantën e një gruaje!

**285.** Pasuria ka tri pozita: 1. në bark; 2. në xhep; 3. në arkë.

**286.** Nëse një gruas i ka vdekur burri dhe ajo e njeh zanatin e rrobaqepësisë, nëpërmjet mekanizmave të institucionit të zeqatit islam, asaj i dhurohet një makinë për qepje dhe 100 metra material – kumash dhe i thuhet që nga ai moment të fillojë të punojë me çmime, që ta zhvillojë jetën ekonomikisht. Asaj nuk i dhurohen 50 euro e pastaj t'i kthehet shpina, ajo i shpenzon ato për një ditë e pastaj nesër duarthatë. Jo, zeqati është i interesuar që ta nxjerr të varfrin nga varfëria, jo ta ndihmojë. Pastaj, bujkut i cili ka ra në zero i dhurohet një kali dhe mekanizmi lëvrues i tokës dhe i thuhet që ta vazhdojë punën për t'u ngritur në këmbë ekonomikisht. Kështu, sistemi i zeqatit i nxjerr të varfrit nga varfëria.



**287.** Në këtë botë kanë mundësi të jetojnë 105 miliardë banorë dhe më i varfëri prej tyre mundet me qenë sa më i pasuri i sodit!

**288.** Bota jonë ndahet në dy segmente të jetës. Ne besimtarët nganjëherë po i përziejmë ato. Segmenti i parë është segmenti i besimit; urdhëresat ashtu siç na kanë ardhur nga Zoti, duhet t'i kryejmë dhe ndalesat ashtu siç na kanë ardhur nga Zoti duhet t'i braktisim, sepse jemi myslimanë. Pjesa tjetër është ajo e eksperimenteve, segmenti i punës; kjo e para s'ka të bëjë asgjë me të dytën, kjo s'ka të bëj me atë se a je ti mysliman apo jo, këtu s'ka kështu: *"A je ti mysliman? Po, e ti duhet të kesh flota"*. Allahu nuk thotë: *"Thuaj La ilahe ilallah, bëhu i Imi dhe ja urdhëro një flotë"*! Ne myslimanët në të parën jemi në rregull, falënderimi i takon Allahut, mirëpo në të dytën jemi shumë të dobët

dhe shumë prapa. Ne ende jemi sikur në kohën e Ademit alejhis-selam. Ai ka qenë bujk dhe ka punuar me shati, edhe prej neve ka shumë që punojnë me shati. Ky telefoni Erikson nuk është prodhuar nga myslimani, sepse këtë nuk e realizon ai që është besimtar, por ai që është punëtor. Kjo nuk bie në zonën e besimit, por në zonën e eksperimentimit dhe hulumtimit. Mund ta kesh besimin pa lidhje dhe të devijuar, por të korrësh suksese në prodhimtari. Është gabim t'i përziejë këto dy segmente dikush e të thotë: *"Unë pasi që them se Allahu është Një dhe i Vetmi që meriton të adhurohet dhe se Muhamedi alejhis-selam është i dërguari i Tij, me sinqeritet dhe drejtësi (La ilahe ilallah - Muhamedu resulullah), atëherë pse të mos jem i pasur materialisht, pse të mos e udhëheq këtë botë, pse të mos kem veturë, tanke, flota, aeroplanë, atë dhe këtë, a jam unë mysliman, a jam unë i Allahut, duhet t'i kem këto!"* Kjo është gabim, kjo s'varet nga ajo se a je ti mysliman apo jo, kjo varet nga ajo se a je ti punëtor apo jo, sepse ka për të korrur ai që ka mbjellë.



**289.** Zoti nuk është kundër që t'ia merr udhëheqjen e kësaj bote atyre që janë myslimanë, por që nuk ia dinë rendin dhe nuk e meritojnë dhe t'ua japë atyre që janë jomyslimanë, por që ia dinë rendin.

**290.** Pse ne po e ëndërrojmë Evropën, pse duam të shkojmë në Evropë? Që të na e vendosin rendin, sepse ata dinë më mirë se ne si të vendoset rendi. Argument konkret: *"A në Kumanovë është më pastër apo në Berlin? Natyrisht se në Berlin! Pse ashtu, a nëna ime ka fshirë atje? Jo, atje e mbajnë të pastër ata që jetojnë në të, te ne e mbajnë të papastër ata që jetojnë në të"*. Ndërsa në islam, jo traktorin apo karrocën ta shkarkosh, po vetëm nëse pështyn në tokë, nuk je i yni.



**291.** Është mbajtur njëherë një kongres i insekteve, kanë marrë pjesë të gjitha insektet. Një nga ato insektet pjesëmarrëse në atë kongres ka qenë edhe morri; morri kur ka dalë të flasë, ka thënë kështu: *"Ne morrat nuk rrimë aty ku është koka e pastër, vetëm aty ku është koka e palarë ne jetojmë!"*

**292.** Pse Allahu nuk thotë se Ne hekurin e kemi lënë në tokë e ju duhet ta nxirrni, pasi që ai nxirret sot nga minierat? Pse Ai thotë e kemi zbritur? Sepse Zoti ashtu e dëshmon nevojën e madhe që e kemi ne për hekurin. Pasi që njerëzimi ka nevojë shumë për hekur dhe ai faktikisht ka zbritur nga qielli, atëherë ne duhet t'i ngjajmë atij të eturit i cili ka etje dhe në momentin që fillon të zbresë shiu nga qielli pak nga pak, ai nga etja e madhe e hedh gjuhën jashtë që të pijë ujë për ta shuar etjen. Pra, edhe ne njerëzit kemi shumë nevojë për hekurin, andaj duhet t'i ngjajmë të eturit për ujë dhe të dalim e të kërkojmë me këtë apetit të gjitha të mirat e hekurit për ta ndërtuar botën.

**293.** Neve nuk ka për të na shpëtuar as Amerika e as Evropa, neve vetëm një send ka për të na shpëtuar; ajo që do të na shpëtojë neve është formimi i kuadrove të shkolluara dhe atyre që i kërkon puna, se ato kuadro që kërkojnë punë janë bërë shumë. Vetëm ato kuadro që kanë besim në Allahun dhe që kanë dituri të dobishme neve na shpëtojnë.

**294.** Nëse e di se në semaforin e kuq duhet të ndalesh, atëherë ti e ke ruajtur veten nga mundësitë e ndodhjes së ndonjë fatkeqësie në rrugë, ndërsa në anën tjetër, nëse i ke një milion euro, duhesh të angazhohesh për t'i ruajtur dhe siguruar mirë. Pra, dija të ruan ty e pasurinë duhet ta ruash ti.

**295.** I takon një lypës i varfër disa të pasur dhe ju afrohet e i pyet: *"Si do të kishit vepruar ju nëse dikush do t'ua kishte ofruar një thesar me para dhe një thesar me dituri, cilin do ta kishit zgjedhë?"* Ata (të dashuruar pas parave i parapëlqejnë paratë, mirëpo për t'u shitur kinse të mençur dhe jo materialistë) thanë: *"E kishim zgjedhë thesarin me dituri (mend)"*. Ai lypësi fillon të qesh dhe ju thotë: *"Eh unë e kisha zgjedhë thesarin me para, ngase jam i varfër e mend kam, ndërsa ju para keni e mend nuk keni, prandaj i merrni mendtë"*.

**296.** Para 700 viteve, në Bagdad një prind e mori fëmijën e tij dhe me të shkoi te një dijetar dhe i tha: *"Ta kam sjellë fëmijën*

*tim që të ma shkollosh, të ma bësh dijetar, t'ia dhurosh mësimet e duhura".* Ai i thotë: *"Në rregull, vetëm se duhet plotësuar dy kushte; 1. të ma lësh 20 vite që ta angazhoj nga 10 orë në ditë; 2. të paguash 20 dërhem për gjumin dhe ushqimin e tij".* Pastaj prindi i nderuar i përgjigjet duke i thënë: *"Kushtin e parë e pranoj; po ta lë djalin 20 vite dhe angazhoje ti nga 10 orë në ditë pa problem, mirëpo kushtin e dytë s'kam mundësi ta plotësoj, ngase jam i varfër, s'kam para, prej pasurisë në shtëpi kam vetëm një gomar".* Pastaj dijetari i përgjigjet dhe i thotë: *"Në rregull pra, merre djalin, dërgoje në shtëpi, leje pa shkollë, i bën dy!"*

**297.** Me 4 vite shkollim ti mund të bëhesh sekretar, mirëpo asnjëherë dijetar, për t'u bërë dijetarë duhet të lexosh 20 deri në 25 vite nga 10 deri në 12 orë në ditë, atëherë do të bëhesh ai që duhet të jesh (dijetar).

**298.** *"Dijetari duhet t'i ngjajë qiriut i cili bën dritë për të tjerët ndërsa vetë digjet".* Jo, dijetari duhet t'i ngjajë diellit, dritë për vete dhe dritë për të tjerët; duhet t'i ngjajë parfumit, erë të mirë për vete dhe erë të mirë për të tjerët; duhet t'i ngjajë trëndafilit, erë të mirë për vete dhe erë të mirë për të tjerët.



**299.** Ti nëse je në universitet, ku je? Ti je në shtëpinë e ndriçuar, mirëpo bartësi i llambës prej dhomës në dhomë, prej universitetit jashtë je ti!



**300.** Kërkuesi i diturisë (nxënësi apo studenti) duhet ta merr diturinë nga profesori në formën e recetës. Nëse nuk arrin ta marrë diturinë në formën e recetës, ai nuk e ka fituar si duhet dhe pastaj ai duhet ta jetësojë, praktikojë dhe aplikojë në përditshmëri atë që e merr nga mësuesi i tij, ashtu siç i duhet të sëmurit t'i marrë barërat të cilat ia cakton mjeku në recetë. Pra, nëse ai i sëmurë dëshiron të shërohet, duhet të realizohet komplet ajo që është në recetë.

**301.** Kapela e bardhë e hoxhës është simbol i diturisë.

**302.** Lexoni, sepse leximi është ushqimi i botës. Pa lexim jemi qumësht i prishur, pa lexim jemi popull i prishur! Bota i hanë dy sende, toka i hanë dy sende; ajo e hanë njeriun e vdekur të varrosur në të dhe e hanë njeriun e gjallë injorant duke ecur mbi të. Lexoni se po vjen sistemi i ri, të cilin do ta sjellë Allahu nëpërmjet njeriut të ri. Leximi është maja – tharmi me të cilin vjen brumi i njerëzimit, pa lexim brumi jonë nuk goditet! Fjala "lexo" ka ardhur ta ndërtojë botën, me fjalën "lexo" ka ndryshuar historia, me fjalën "lexo" ka ndryshuar periudha njerëzore prej Ademit e deri në fund!

**303.** Burri është pak ma lartë se gruaja! Këto nëse guxojmë t'i ndryshojmë del tym shumë i madh. Për atë shkak, gruaja kur e hap gojën të flas para burrit bëhet një shëmtim shumë i madh në tubim, burri sapo dëshiron të flasë – gruaja i thotë "rri ti se s'di". Ajo po di shumë! Ajo është mirë të dijë! Por edhe kur di, kur rrinë nën hijen e burrit e bën anën edukative më mirë sikur qysh e ka paraparë islami!



**304.** Ne duhet të mësojmë sende universale, jo të bëhemi të kanalizuar, jo të mësojmë sende të kufizuara, jo të bëhemi sikurse tramvaji, edhe ai ndoshta ka dëshirë që të hyjë nëpër dyqane, por nuk e lejojnë binarët.

**305.** Dituri nuk ka në hapësirë, dituri ka vetëm në bankë. Dituri ka vetëm para të diturve! Dituri ka atje ku të japin njerëzit dhe ku merr ti, pra aty ku ballafaqohesh me profesorin!

**306.** I padituri në jetë i ngjanë atij njeriu që në temperaturën - 20 °C del me këmishë krahëshkurtër! A thua pse? Ngase ai në mendje është krahëshkurtër! Ai niset në një rrugë të gjatë me veturë, mirëpo pa gomë rezervë!

**307.** Popujt e shkolluar janë të gjallë sipas Kuranit, ndërsa popujt e pashkolluar janë të vdekur.

**308.** Bëje librin dhe punën shokun më të mirë, sepse këto dyja na çojnë në rrugën më të mirë, na çojnë aty ku dëshiron Allahu. Libri i Allahut na çon aty ku do Allahu.

**309.** Allahu nuk zbriti armë, revolverë, topa, automatë, minahedhëse apo tanke, por zbriti fjalë.

**310.** Sa autorë në këtë botë që nga koha kur shkruan lapsi, kanë vënë majën e lapsit në letra? S'ka njeri që e di, ngase nuk është ruajtur numri i librave që janë shkruar, nuk është ruajtur numri i librave që janë hedhur në det, nuk është ruajtur numri i librave që janë djegur, nuk është ruajtur numri i bibliotekave që janë rrënuar, askush nuk e di se sa libra ka kjo botë.

**311.** S'ka mundësi që të përkthehet Kurani në gjuhët tjera, ngase gjuha prej nga vjen ky Kuran ka 12.530.412 fjalë! E ky libër që buron nga kjo gjuhë shumë e pasur, të kalojë në gjuhët tjera i bie sikur - më falni - ta bëjmë të mundshme që lopa të kalojë në barkun e viçit, a mundet kjo të ndodhë?



**312.** Kush e njeh prej juve gjuhën e Bangladeshit? Kush di të flasë spanjisht? Kush di të flasë urdu? Kush di të flasë pashtu? Kush di të flasë hindu? Kush di të flasë malaje? Kush di të flasë portugalisht? Kush di të flasë persisht? Kush di të flasë arabisht? Kush prej juve i blen gazetat e popujve që i flasin këto gjuhë? Nuk i blen askush prej jush, ngase nuk i kuptoni? Po pse shumë njerëz në botë për 70 vjet e lexojnë Kuranin dhe s'kuptojnë asgjë prej tij?



**313.** Sa hafëzë (memorizues të Kuranit) i kanë shqiptarët që s'dinë asnjë fjalë në Kuran se çfarë e ka kuptimin? Ata e mësojnë përmendësh dhe dalin imam! Sa njerëz në këtë botë lexojnë Kuran dhe s'dinë asgjë çka ka brenda? Sa prindër i dërgojnë fëmijët e tyre në xhami që të mësojnë Kuran, ndërsa ata fëmijë s'kuptojnë asgjë nga gjuha kuranore? Sa njerëz e bëjnë hatme (e lexojnë komplet) Kuranin? Sa njerëz në botë e lexojnë vetëm kaptinën me nr. 36 të quajtur "Ja Sin" dhe nuk e kuptojnë atë?

Sa njerëz në botë sot e falin namazin? Unë e di që mbi 1 miliardë njerëz e falin namazin në gjithë botën? Pesë kohët e namazit kanë gjithsejtë 17 reqate, në çdo reqat të namazit duhet të këndohet kaptina me nr. 1 e quajtur El-Fatiha. Pra, 17 miliardë herë lexohet El-Fatiha në namaze obligative në botë dhe gjysma prej tyre nuk e dinë se çka ka brenda në atë kaptinë. Çka i ka ndodhur këtij libri kështu?

**314.** A e ke ble ndonjëherë gazetën "Newsweek" të Anglisë për ta lexuar? A të ka ndodhur që ta blesh atë gazetë dhe ta lexosh 70 vjet apo ndonjë gazetë tjetër? Pse shumë njerëz e lexojnë Kuranin dhe nuk kuptojnë asgjë? Sa djem të hebrenjve e dinë Kuranin përmendësh? Sa djem të hebrenjve e dinë Tevratin përmendësh? Janë me mijëra fëmijë të hebrenjve që e dinë më shumë Kuranin sesa Tevratin përmendësh.

**315.** A i ka ndodhur ndonjë libri tjetër përveç Kuranit që 1500 vite radhazi të mësohet?

**316.** A ka në botë hafëzë të kushtetutave, kush e ka mësuar përmendësh komplet kushtetutën e Amerikës? Jo a ka që e ka mësuar, po a ka dikush që ka dëshirë ta mësojë përmendësh?

**317.** A ka ndodhur ndonjëherë që ndonjë fëmijë i vogël gjashtëvjeçar t'i dijë përmendësh 600 faqe të një libri që nuk ia di kuptimin asnjë fjale që gjendet në atë libër? Jo, kjo i ka ndodhur vetëm Kuranit.

**318.** E vërtetë është se te shumë njerëz Kurani nuk është i lidhur me mendjen e tyre, por realiteti është se Kurani është i lidhur ngushtë me zemrën e tyre, ngase Zbritësi i Kuranit është Krijuesi i asaj zemre, këta dy njihen shumë mirë, prandaj shumë njerëz e lexojnë Kuranin në botë dhe s'kuptojnë asgjë prej tij.

**319.** Një ortodoks e kishte dëgjuar njëherë këndimin e Kuranit dhe kishte thënë: *"Ky Kuran është i përkryer, por ka vetëm një mangësi, i mungon muzika!"* Shumë njerëzve në këtë botë iu

është bërë zemra kitare, edhe këtij i është bërë zemra kitare, i është bërë zemra me tela.

**320.** Nuk është njëjtë si të jesh rob i romanit "Lulet e verdha", si t'i përjetosh kuptimet e pashterura të Kuranit që është udhërrëfyesi i njerëzimit .

**321.** Kuranit duhet t'ia japin dorën krejt popujt në botë.

**322.** Kurani nuk është libër kimie, nuk është libër fizike, nuk është libër tragjedi-komedie, nuk është libër teatri, nuk është roman. Ai është kushtetutë dhe ligj që ndërton botën, shtetin, kufijtë, njeriun, të rinjtë, pleqtë, jetimët, popullin, ekonominë, shkollat, universitetet, xhamitë etj.

**323.** Kurani është libër që e mëson hoxhën çka t'i thotë popullit dhe si të sillet me ta dhe e mëson popullin si të sillet me hoxhën. Është libër që ia afron Ahiretin (Xhenetin) atij që me të e ndërton këtë botë, është libër kompakt dhe ditar i jetës.



**324.** Kujdestari dhe Mbikëqyrësi i mos lëvizjeve të tepricave dhe mangësive të Kuranit është Allahu. Kurani, i ruajtur prej pakicës dhe shumicës! Kuran i natës, Kuran i ditës, Kuran i luftës, Kuran i paqes, Kuran i Medinës, Kuran i jetës, Kuran i vdekjes! Zbriti për 23 vite! Kurani posedon tri zbritje, ai ka zbritur gjithsejtë tri herë!



**325.** Kurani flet për pesë boshte, për pesë galaktika, për pesë hapësira të pafund komplet. Libri jonë është i thjeshtë, është i kapshëm, është i qartë, është i ndershëm, është i famshëm dhe i lehtë. Lënda e parë për të cilën flet Kurani është lënda e besimit dhe adhurimit, prej së cilës lëndë rrjedh çdo fjalë rreth kësaj feje. Të gjitha punët në këtë fe bëhen për këtë besim, ndërsa të gjitha punët jashtë këtij besimi janë kashtë, janë material furre. Allahu do që çdo lëvizje e njeriut të bëhet në bazë të besimit, sepse edhe lëvizjet e planetëve në hapësirë bëhen rreth këtij besimi. Është zbuluar se një nga planetët

gjigantë që gjendet në hapësirat e universit, për t'u rrotulluar një herë rreth vetvetes i duhet 8000 vjet, edhe ky planet lëvizë duke thënë "La ilahe ilallah".

**326.** Allahu në librin e Tij i mëson njerëzit se si të besojnë qartë edhe drejtë në Një Zot, jo të besojnë sezonalisht e pastaj në më shumë se Një Zot. Ai nuk i mëson të besojnë në vjeshtë ndryshe, në pranverë ndryshe, kur të jenë të sëmurë ndryshe, kur të jenë të shëndoshë ndryshe, në diell ndryshe, nën hije ndryshe etj. Ai i mëson të besojnë në Një Zot në bazë të argumenteve që nuk ka mundësi njeriu i shëndoshë t'i mohojë; në çdo gjendje dhe në çdo kohë, drejtë dhe qartë.

**327.** Një njeri atje falet si të dëshirojë, quhet budist. E ka ndërtuar "zotin" prej një njeriu! Ai tjetri thotë se Zoti ka "djalë" por s'ka grua, ai djali ka nënë...! Kështu një lloj besimi që buron nga njeriu, ndërsa Kurani ka thënë se ju kur të dilni nga këto besime jeni në rregull, sepse ai na mëson sende që janë vetëm në rregull, nuk na mëson sende që janë të çrregulluara dhe që çrregullojnë tjerat.

**328.** Lënda e dytë për të cilën flet Kurani është lënda e rregullimit të përditshmërisë së besimtarit, duke filluar prej punëve të veta në ditën e sotshme, pastaj punëve të fëmijëve, pastaj sjellja me familje, pastaj sjellja me komshiun, pastaj duke vazhduar më tutje deri te sjellja dhe puna në lagje; pastaj prej lagjes në fshat, pastaj prej fshatit në komunë, pastaj prej komunës në qytet, pastaj prej qytetit në popull, pastaj prej popullit në shtet, deri te i pari i shtetit.

**329.** Kurani ka folur edhe për atë që e sjell boshtin e shtetit më së larti dhe edhe për atë që i pastron rrugët, ngase ai i vogli në syrin tonë, në islam ka peshë të madhe.

**330.** Islami e rregullon jetën shoqërore nga mëngjesi e deri në mbrëmje dhe nga mbrëmja deri në mëngjes.

**331.** Lënda e tretë për të cilën flet Kurani është lënda ligjore. Sipas Kuranit, ai që nuk gjykon me ligjet e tij nuk është mysliman. Allahu thotë: **"Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka shpallur Allahu, ai është mohues i vërtetë".** (Kuran, 5:44)

**332.** Unë u bëj një pyetje vëllezërve të mi këtu: *"A mund ta paramendoni ju që mua do të më shihni ndonjëherë me një dorë të prerë?"* Jo, ngase kjo s'ka për të ndodhur kurrë, s'ka për të ndodhur kurrë, ngase kjo dorë s'ka për t'u ndotur kurrë, pasuria e huaj s'guxon të kalojë brenda dyerve të mia, prandaj do të jem i pastër nga pasuria e huaj gjithmonë.

**333.** Pra nuk duhet të përzihen të ndershmit dhe të ndershmet me të pandershmit dhe të pandershmet. Por ndodhi që të përzihen dhe ja çka na ndodhi; na ndodhi HIV-AIDS-i, nga sëmundjet më moderne dhe më të reja. Çka është HIV? HIV është ushtar i Allahut i dërguar në tokë, ai është ushtar me shkop, por njerëzit s'po e shohin, vetëm po japin statistika se edhe 10 vite disa miliona njerëz do të vdesin nga kjo sëmundje. Pse? Sepse janë larguar nga rruga e Allahut dhe kanë filluar të merren me rrugët e dreqit, e rrugët e dreqit janë të mbyllura. Si janë të mbyllura? Përgjigjja është: *"S'ka ilaç!"* Allahu ka thënë: **"Mos iu afroni amoralitetit, vërtetë ajo është një punë e ndytë dhe rrugë shumë e keqe".** (Kuran, 17:32)

**334.** Lënda e katërt për të cilën flet Kurani është lënda e shembujve. Ai sjell shembuj të ndryshëm në ajetet e tij. Një e treta e Kuranit është shembuj; pra diku rreth 2000 ajete janë shembuj të historisë së mëhershme, shembuj se si duhet të jemi tash dhe shembuj se si duhet të jemi nesër.

**335.** Allahu në Kuran na sjell një varg ajetesh për shembullin dhe definicionin e fjalës së mirë. Të gjithë njerëzit anën shpirtërore nuk mund ta gëzojnë dhe disponojnë vetëm se në fjalën e mirë. Nga kush lëndohesh më shumë; nga sëpata apo nga fjala? Ka thënë një njeri: *"Kur më lëndoi Sinani me sëpatë u shërova, por kur më lëndoi me fjalë, plagën që ma shkaktoi, ende e kam brenda"*. Për shembullin dhe definicionin e fjalës së mirë, Allahu thotë: **"A nuk ke kuptuar se si Allahu bëri shembull fjalën e mirë si pema e mirë, që rrënjët e saj janë thellë** (në tokë) **e degët e saj janë lartë".** (Kuran, 14:24)

**336.** Kur ta thuash fjalën e mirë, ajo ngrihet lartë dhe depërton thellë në zemra të njerëzve. E fjalë e mirë është vetëm ajo fjalë që del nga zemra dhe arrin te zemra, ndërsa ajo fjalë që del nga goja arrin vetëm deri te veshi.

**337.** Për fjalën e keqe Allahu ka thënë: **"Dhe shembulli i fjalës së keqe është si pema e keqe me rrënjë të shkulura, e paqëndrueshme për ekzistencë".** (Kuran, 14:26)

**338.** Lënda e pestë dhe e fundit për të cilën flet Kurani është lënda e historisë, lëndë e cila përfshin ngjarjet nga Ademi alejhis-selam (babai i njerëzimit) deri në fund. Ngjarje të cilat i trazuan popujt e ata u munduan t'i eliminojnë dhe t'i varrosin, mirëpo i nxjerri libri i Allahut - Kurani në pah.

**339.** Hebrenjtë e kanë vdekur historinë e vërtetë, mirëpo Kurani ua ka ringjallë të gjitha një nga një. Krishterët e kanë vdekur historinë e vërtetë, mirëpo Kurani ua ka ringjallë të gjitha një nga një.

**340.** Kush janë zotërinjtë? Zotërinjtë janë ata që udhëheqin administratën, ata që udhëheqin ushtrinë edhe policinë, ata që udhëheqin fabrikat edhe organizatat, ata që punojnë punë të rënda - shkrijnë edhe bëjnë armaturë. Ata ndërtojnë binaja - ndërtesa 100 kate dhe rrinë pas topit. Ata vozisin tankun, edhe

vozisin aeroplanin edhe shkruajnë me dorën e djathë. Këta janë zotërinjtë!

**341.** Një njeri pasi i kishte përfunduar studimet, formulën të cilën e bie në shtëpi ishte: *"S'ka Zot!"* Nënës së tij i tha: *"Mos të dëgjoj duke thënë se ka Zot!"* I tha nëna atij djalit: *"O djali im, ku e dëgjove këtë?"* I përgjigjet djali: *"Po s'ka Zot, se partia ka thënë!"* Pas një kohe një grua nga këto gra boshnjake shkon në një ditë prej ditëve në një kishë në Mostar dhe menjëherë kthehet! Ajo gjithmonë shkonte dhe rrinte në kishë nga 4 orë, kurse atë ditë sa shkoi u kthye menjëherë! Ata që e njihnin – zanatlinjtë e pyetën: *"Çka u bë me ty, ti 40 vite ke shkuar nga 4 orë në ditë, tash si shkove u ktheve menjëherë?"* Ju përgjigj ajo: *"S'ka gjë prej komunistëve, e kishin mbushë të tjerët, përpara kishte vende të lira e tash e kishin mbushë"*. Andaj ku janë ata që thanë "S'ka Zot"? Të gjithë shpejtë duhet të përpunohen dhe të kthehen në pesë boshtet e mëdha me të cilat sillët kjo botë.



**342.** Ky është Kurani libër që e nxjerr njerëzimin nga errësirat në dritë, libër që nuk plaket asnjëherë. Ky islam është fe që nuk vjetërsohet asnjëherë. Këto janë ajete (kuranore) dhe hadithe (sunetike) që nuk thinjen kurrë asnjëherë!

**343.** Masa e thjeshtë nuk kanë mundësi ta kuptojnë këtë libër, përveç të diturve. Ky libër nuk ka mundësi të jetë libër i njerëzve të rëndomtë dhe analfabet. Ata nuk ia dinë vlerën këtij libri. Ai është diamant Xheneti!

**344.** Kuranin e kanë lënë pas dore të vegjlit dhe e kanë marrë të mëdhenjtë. Më së shumti para për botimin e një Kurani (libri - Mus'hafi) ka dhënë shteti i Kinës, diku 16 milionë dollarë, pastaj edhe shtetet tjera. Franca ka arritur ta botojë një Kuran shumë të vogël; 1 cm me 1 cm. Pastaj gjermanët arritën ta botojnë në shek. XVII.

**345.** Shqiptarët si popull kontribuuan shumë për librin e Allahut, ata arritën me ndihmën e Tij t'i bëjnë katër komentime (përkthime) të tij.

**346.** Kurani nuk mund të ndryshohet, nuk mund të manipulohet me librin e quajtur Kuran sikur me librat para tij, sikur me Inxhilin e të tjerë. Unë bëj një pyetje: *"Pse kurrë nuk janë mbledhë dijetarët në botë që të përpiqen për ta shndërruar dukatin në rërë?"* Sepse i humb vlera, me dukatin nuk zëvendësohet asnjë send, andaj edhe Kurani është shumë më i vlefshëm se ari, prandaj kurrë askush nuk angazhohet që ta ndryshojë apo devijojë.

**347.** Hafëzi (memorizuesi i Kuranit) është anije e Kuranit që ecë për tokë.

**348.** Gruaja – zonja në islam e vendos një trëndafil në vesh 15 kilogramë, s'guxon askush ta prekë aty e as erë ta marrë përveçse një njeri - burri i saj. Kjo është zonja në islam!



**349.** Kur i dëgjoi Omeri (Zoti qoftë i kënaqur me të – udhëheqësi i myslimanëve, para se ta pranojë islamin) nga motra e tij ajetet e para nga Kurani, të kaptinës me nr. 20, e kuptoi menjëherë se ato fjalë s'mund të jenë të njeriut, e kuptoi se njeriu nuk ka mundësi të flasë fjalë të shkurtra në të cilat fjalë i futë të gjitha vendet, të gjitha kombet, të gjitha kohërat dhe mbarë botën dhe ku me ato fjalë synohet që çdo çrregullim të bëhet rregull dhe të jetë infrastrukturë shpirtërore, sociale, morale, ushtarake, kombëtare, njerëzore, shtetërore, nacionale etj.

**350.** Çka ka xhuma në rruzullin tokësor e që në atë ditë folësit e xhumave kanë filluar hytben (ligjërimin) e tyre me fjalën 'Elhamdulilah - Falënderimi i takon Allahut', duhet ta dinë se është hapur goja për të folur diçka rreth mrekullive kuranore. A u tha Kuran dhe filloi të flasë dikush për të, atëherë duhet ta dimë se është duke folur diçka rreth mrekullive kuranore.

**351.** Ky është libri që nuk e prekë kurrë mangësia dhe teprica, edhe ajeti më i gjatë edhe ajeti më i shkurtë i tij është mrekulli, është mrekullia e mrekullive. Nuk ngarkohen zemrat e myslimanëve me leximin e tij, nuk ngopen mendjet e dijetarëve me kuptimet e tij, nuk ngopen myslimanët dhe myslimanet me dashurinë e tij, çudirat e tij nuk sosen kurrë dhe gjithmonë mbetet i bukur. Kurani është libri i marifetit. Ai nuk është "made in Tokë", por është i zbritur prej Allahut.

**352.** Kurani nuk të lë në gjysmë të rrugës, ai gjithmonë të çon në fund nëse gjykon me të.

**353.** O ti gjykatës që ke gjykuar drejtë sipas Kuranit në këtë botë, kur të ringjallesh në ditën e gjykimit, te këmbët e tua do ta takosh një djalë të bukur dhe të ri i cili do t'ju thotë: *"A më njeh? Unë jam ai libri në të cilin gjendet urdhri për të gjykuar drejtë dhe ti në bazë të tij ke gjykuar drejtë, eja të dërgoj në Xhenet!"*

**354.** O ti që e ke agjëruar muajin e Ramazanit, kur të ringjallesh në ditën e gjykimit, te këmbët e tua do ta takosh një djalë të bukur dhe të ri i cili do të ju thotë: *"A më njeh? Unë jam ai libri në të cilin gjendet urdhri për të agjëruar muajin e Ramazanit dhe ti në bazë të tij ke agjëruar, eja të dërgoj në Xhenet!"*

**355.** O ti që kujdesesh për jetimët, kur të ringjallesh në ditën e gjykimit, te këmbët e tua do ta takosh një djalë të bukur dhe të ri i cili do të ju thotë: *"A më njeh? Unë jam ai libri në të cilin gjendet urdhri për t'u kujdesur drejtë për jetimët dhe ti në bazë të tij je kujdesur për jetimët, eja të dërgoj në Xhenet!"*

**356.** Disa njerëz duke u munduar që gruan ta bëjnë të barabartë me burrin, i morën 2000 gra dhe i çuan që të shkrijnë hekur me një vend. Jo, ajo s'është për të shkrirë hekur, por ajo është për të shkrirë tëlyen! Nëse do të jesh i barabartë me gruan, kur ti shkon për të shkrirë hekur, ajo duhet të të shkrijë tëlyen për ta përgatitur drekën. Në këtë rast ajo i ka të drejtat me ty të barabarta!

357. Besimin rrënjose në bazat e diturisë e jo në bazat e gojëdhënave dhe fjalëve që i ke dëgjuar nga pleqtë.

358. Allahu na thërret që të afrohemi me hapa të shpejtë në besim (iman) në 609 ajete dhe na thërret që të largohemi me hapa të shpejtë nga mosbesimi (kufri) në 613 ajete.

359. Të krishterët devijuan në një send shumë të vogël, ata nuk dinë ta bëjnë dallimin mes Krijuesit dhe lindësit, ata e kanë përzier Krijuesin me lindësin! Asaj nënës që e lindi Isain alejhisselam i thanë "lindëse e Zotit". E ai që lind nuk është "Zot", lindës jemi unë dhe ti, ti ke një djalë, unë kam dy vajza, ne shkojmë dhe vijmë, jemi të krijuar dhe lindës, ndërsa Allahu është Krijuesi i Cili nuk është i lindur dhe as që lind kush prej Tij.

360. Njëherë një krishterë më tha: *"Edhe Allahu nuk po më del si duhet!"* I thashë: *"Pse ashtu?"* Tha: *"Moti jam duke e lutur, por nuk po ma pranon lutjen!"* I thashë: *"Ti i ke fajet, jo Ai! Ti e ke gabuar adresën, lutjen kur e ke bërë, te kush e ke adresuar, tek Allahu, te "djali i Tij", te "nëna e djalit të Tij", pastaj prej kujt po e pret përgjigjen ti? A e sheh që i ke përzier gjërat? Nëse ti mua ma shkruan një letër dhe dëshiron të ma dërgosh në New Delhi, ajo në Sllupçan nuk vjen kurrë".*

361. Kam dëshirë që të krishterët ta mbushin një sallë që t'ua shpjegojë atyre ku e kanë defektin në besim, por ata s'po e bëjnë këtë!

362. A ke parë ndonjëherë njeri me një sy para dhe një prapa? Jo, ngase kjo është prodhimtari e Zotit Një, Ai është Një dhe i Vetmi që ia vendosi njeriut dy sy para. Sikur të ishin "dy zota", njëri do të kishte dëshirë që njërin sy t'ia krijojë para dhe tjetrin prapa, tjetri do të kishte dëshirë që t'ia krijojë që të dy sytë para, njëri do të kishte dëshirë që ti të ishe i sëmurë dhe të shkoje në banjë për t'u shëruar, tjetri do të kishte dëshirë që ti të ishe i shëndoshë, njëri do të kishte dëshirë që ti të ishe i bardhë, tjetri do të kishte dëshirë që ti të ishe i zi, njëri do të kishte

dëshirë që ti të ishe i pasur, tjetri do të kishte dëshirë që ti të ishe i varfër, njëri do të kishte dëshirë që ti të ishe i gjatë, tjetri do të kishte dëshirë që ti të ishe i shkurtë, njëri do të kishte dëshirë që ti të vdesësh i ri, tjetri do të kishte dëshirë që ti të jetosh deri në pleqëri..., a mundet kështu të ndodhë? Këto sende të radhitura kaq bukur na tregojnë se Zoti është Një!

**363.** Ka kaluar dita kur ti ke qenë në pah nëse nuk ke besuar në Zot, ka perënduar moti!

**364.** Ka kaluar koha e paanshmërisë. Duhet të anëtarësoheni në xhami! Ai që ka ngelur pa u anëtarësuar në shtëpinë e Allahut në këtë qytet , ai duhet të bëhet anëtar në një xhami në New Delhi, ai duhet të bëhet anëtar në një xhami në Londër, duhet të bëhet anëtar në një xhami në Fixhi, diku duhesh të jesh anëtar. Kanë kaluar ditët e librezave të kuqe. Krejt këto ditë kanë perënduar, ka ngelur vetëm një ditë, ka ngelur dita e besimtarëve të sinqertë të cilët duhet ta prezantojnë islamin e zbritur të Allahut që ka ardhur në Kurani Kerim, i cili libër ka ardhur në tokë me pesë qëllime kryesore, i cili libër në vete e mbanë dynjanë dhe ahiretin në këto pesë baza kryesore.



**365.** Merrni pesë kohët e namazit dhe tuboni të gjitha, vlerësoni sa minuta i marrin gjithsejtë prej jetës së njeriut. Maksimumi do të jetë një orë! Pra, Allahu t'i ka lënë në dispozicion dhe shërbim njëzet e tri orë për ndërtimin e jetës së kësaj bote, ndërsa të tha që ta ndash vetëm një orë për ta ndërtuar jetën e botës tjetër, mos u mashtro në ndërtimin e kësaj bote pa u takuar me Mua pesë herë në ditë sepse nuk ia vlen, ngase të del se je duke e ndërtuar për tjetërkënd.

**366.** Merreni normën e zeqatit. Për shembull, prej 1000 eurove duhet të jepni 25 euro për zeqat dhe ju mbesin 975 euro për xhepin tënd. Zoti a pak apo shumë kërkon prej teje?!

**367.** Kujt i ngjanë ai që nuk e jep zeqatin? Ai i ngjanë atij të varfrit në rrugë të cilit ia jep 975 euro, ndërsa ai të thotë: *"Ku i ke edhe ato 25, po i dua edhe ato?!"* Në fakt, ti o njeri je i varfër. Allahu ka thënë: **"Ju jeni të varfër!"** (Kuran, 47:38) Allahu t'i dha 975 euro sepse je i varfër dhe të urdhëroi që t'i ndash 25 euro për tjetërkënd, ndërsa ti i thua Atij: *"Po i ndali edhe 25 euro për vete!"* Me këtë rast je idiot i vërtetë, je përbuzës i vërtetë, je i pashpjegueshëm, je me të vërtetë një i arratisur total prej Allahut, je në një gjendje ku melekët duhet të të kërkojnë për të të gjetur dhe vendosur në binar të drejtë.

**368.** Allahu kërkon që në haxh të shkosh një herë në jetë! Sikur shkuarja në haxh të ishte çdo vit, do të na ishte dashur që të punojmë vetëm për haxh.

**369.** Këto obligime janë pak për ne, ato marrin pak kohë, pasuri dhe mund nga jeta jonë. Nëse ndahet njeriu nga normat islame që kërkojnë pak nga ai, do të ballafaqohet me norma tjera që kërkojnë shumë nga ai, p.sh: *"A është më i shtrenjtë sigurimi i veturës apo dhënia e zeqatit? "A është më i shtrenjtë sigurimi i shtëpisë dhe i shëndetit apo pagesa e anëtarësisë në xhami?"* Kur ti largohesh nga anëtarësia e xhamisë, të vjen njëri te ti dhe t'i siguron edhe perdet, ngase ti mendon se edhe ato duhet të sigurohen! Ashtu të ndodhë kur ti largohesh nga normat e lira të Zotit.

**370.** Po u largove nga normat e lira të Allahut, shejtani të çon tek ato norma që ti fare nuk duhet të kesh lidhje me to.

**371.** Ai që nuk e falë namazin dhe thotë se "i kam qëllimet e mira, andaj nuk kam nevojë të fali namaz", i ngjanë atij njeriut i cili ka hipur në një lartësi të madhe dhe me duart e tij të thata pa material, por vetëm me qëllimin me vete, fillon të bëjë me duar sikur është duke ndërtuar shtëpi, pra bën lëvizje të duarve të thata në ajër duke i imituar mjeshtërit e vërtetë. Dikush nga poshtë e pyet: *"Çka po bën atje lartë ashtu me duar?"* I përgjigjet: *"Po ndërtoj shtëpi!"* E pyet përsëri: *"Po ku e ke materialin?"* I përgjigjet: *"Jo, unë nuk po ndërtoj shtëpi me të vërtetë, po qëllimin e kam*

*për të ndërtuar!"* E ti a mund të jetosh aty – a mund t'i dërgosh fëmijët për të jetuar atje? Ose i ngjanë atij që është ulur në një tryezë të bukës e cila është e zbrazur dhe fillon ta imitojë atë që ushqehet me të vërtetë, pra fillon të bëjë me duar të thata drejt gojës duke i ngjarë ngrënësit dhe dikush aty afër e pyet: *"Çka po bën ashtu me duar?"* I përgjigjet: *"Po pi supë!"* E pyet përsëri: *"Po ku e ke supën dhe lugën?"* I përgjigjet: *"Jo, unë nuk po pi supë me të vërtetë, mirëpo qëllimin e kam të pirjes!"* O i nderuar, po qëllimi nuk pihet, mos u mashtro kështu!

**372.** Dikush thotë: *"Unë nuk e fali namazin, ngase zemrën e kam të mirë!"* Po a nuk e di se shumë drunj në botë jetojnë me dhjetëra e qindra vite sepse e kanë zemrën e mirë, shumë sende e kanë zemrën e mirë, mirëpo zemra e njeriut bëhet e mirë vetëm atëherë kur ajo zemër aty ku ka thënë Allahu "jo" edhe ajo thotë "jo", aty ky ka thënë Ai "po" edhe ajo thotë "po", vetëm kjo zemër e veshur me devotshmëri është e mirë.



**373.** A ekziston familja në Evropë? A zhvillohet atje familja apo individi?, A angazhohet Evropa më shumë për ndërtimin dhe zhvillimin e familjes apo të individit? Përgjigjja është se në Evropë funksionon ana individuale, por jo ajo familjare, atje nuk ka familje por ka individ, atje shteti e mbron vetëm individin dhe asnjëherë familjen.

**374.** Emri Muhamed vetëm në namazin e mëngjesit pa lindur dielli përmendet gjithsejtë 11 miliardë here në botë. Këtë fat asnjë emër dhe shpirt i krijuar nuk e ka pasur, përveç emri i të dashurit tonë, Muhamedit alejhis-selam.



**375.** Allahu e dërgoi pejgamberin e tij të quajtur Davud alejhis-selam, të cilin e nderoi me mrekullinë e hekurit duke e bërë atë të fortë në atë lëmi dhe duke i mposhtur me të ato arritje që ishin bërë deri në atë kohë. Pastaj njerëzimi u orientua në një drejtim krejtësisht tjetër, në drejtimin e fëlliqësirës së magjisë, në rrafshin më të shëmtuar dhe më të poshtër me të cilin merren sot njerëzit më të ulët e cila arrin ta ndajë burrin

prej gruas, ndërsa Allahu e dërgoi pejgamberin e tij të quajtur Musa alejhis-selam, të cilin e nderoi me disa mrekulli, me anë të të cilave ai i mposhti magjitë e asaj kohe. Pastaj njerëzimi u orientua në drejtimin e medicinës. Aq shumë u zhvillua medicina, saqë mbetën vetëm disa sende pa u rregulluar, ndërsa sot vetëm disa sende janë rregulluar. Njëri prej atyre sendeve që nuk u realizua atëbotë ishte çështja e mbjelljes së flokëve të atij që ka mbetur pa flokë, pastaj në atë kohë ata nuk kishin mundësi që njeriun e bardhë ta bëjnë të zi, pastaj ata në atë kohë nuk kishin mundësi që njeriun e vdekur ta ringjallin, ndërsa Allahu e dërgoi pejgamberin e tij të quajtur Isa alejhis-selam dhe e nderoi atë me mrekulli, me anë të të cilave ai i plotësoi ato që kishin mbetur pa u bërë. Pastaj njerëzimi u orientua në drejtimin e poezisë për 550 vite, ata shekuj njihen si shekujt e errësirës së oratorisë, ata filluan të merren me zhvillimin e këngës dhe vunë lokacione të poezisë me qëllim të zhvillimit të koncerteve dhe manifestimeve të ndryshme duke i varur vjershat e tyre në Qabe. Mirëpo më në fund të gjitha ato arritje i prishën, ngase thanë për vete: *"Ne arabët, kemi shkuar aq larg saqë kur flasin të tjerët, ne i kuptojmë menjëherë se çfarë po thonë, ndërsa kur flasim ne, nuk na kupton askush, sepse ne flasim me pak fjalë, mirëpo në fjalitë tona bartim shumë kuptime të mëdha, i kemi modernizuar fjalët prandaj nuk na kuptojnë të tjerët"*. Ata me këtë që e thanë u bënë mendjemëdhenj dhe Allahu me këtë rast kur ata e thanë këtë fjalë, solli disa fjalë nga Kurani dhe kërkoi prej tyre që ata ta kuptojnë, pasi që thanë se kur flasin të tjerët, i kuptojnë menjëherë, ndërsa kur flasin ata, nuk i kupton askush. Allahu iu drejtua me fjalët: **"Elif, Lâm, Mîm".** (Kuran, 2:1) Çka e ka kuptimin? Këto janë tri shkronja me të cilat arabët i shkruanin njëritjetrit letra dhe flisnin me to në treg. E gjithë ajo botë ka mbetur me duar lartë, të gjithë u dorëzuan dhe thanë 'nuk e dimë'.

**376.** Një mijë e pesëqind vjet deri sot dhe njëqind e pesëdhjetë mijë vite deri nesër që do të vijnë, nuk do ta dijë asnjë mashkull dhe femër në botë se çka do të thotë "Elif, Lâm, Mîm"!

**377.** Rinia është konglomerati më i bukur dhe më i fortë i popullit. Nëse devijon, ka devijuar populli me të.

**378.** Rinia është pulsi i zemrës së popullit, rinia është armatura e ndërtesës së quajtur popull. Nëse çrregullohet pulsi i zemrës, çrregullohet komplet njeriu, po u çrregullua rinia, çrregullohet edhe populli.

**379.** Atij populli që i ka dështuar rinia, ai popull ka dështuar tërësisht.

**380.** Rinia është sistemi nervor, kulmi dhe fara e popullit. Rinia është gjaku që lëviz në organizëm. Disa sende po e turbullojnë rininë tonë. Po i erdhi yndyra popullit në gjak, rinia e tij funksionon shumë rëndë. Populli me rini të prishur është bukë pa krip. Çdo send të prishur e rregullon kripa, po u prish kripa, çka duhet t'i hedhim asaj? Ende s'ka ilaç që e rregullon kripën e prishur! Pse deti është me kripë? Çka do t'ju ndodhte deteve po ua hoqe kripën. Do të ishin mykur dhe helmuar dhe ti s'do të kishe më mundësi të jetoje. Rinia është sikurse kripa, po u çrregullua kripa, çka ndodhë pastaj? Populli në përgjithësi është më shumë sesa rinia, sikur në det; deti ka ujë më shumë sesa kripë, po ia hoqe rininë, ai popull prishet. Rinia është brumi më i mirë i popullit, brumë të cilin një popull pret ta gatuash ti pa të cilin nuk jetohet.





**381.** Të gjitha përgjegjësitë bien mbi kurrizin e rinisë. Më i vjetri prej sahabëve që barti bajrak me përgjegjësi ishte 33 vjeçar, ndërsa të tjerët ishin të gjithë më të rinj se ai.

**382.** Islami, Kurani e ka krejt një të metë! E meta e tij jemi ne, xhemati, ne iu kemi plakur dhe iu kemi thinjur islamit tonë.

**383.** Çka po ndodhë me neve kur po bëhemi myslimanë të paditur? Duke qenë ne myslimanë të paditur, të tjerët po na largojnë nga feja saherë që po duan. Ne po rrimë në fe në atë gjendje siç ishin të parët tanë; baba më tha është një Zot, po

them edhe unë...! Jo kështu, mos thuaj është Një Zot sepse ka thënë baba im, por mëso se është Një Zot sepse të tjerët ta shkatërrojnë besimin nëse nuk e rrënjos në baza të diturisë, siç po ndodhë me shumë bijë dhe bija tona.

**384.** Duhet të përgatitemi për stuhitë që po na vijnë. Këto që po na vijnë janë shumë më të rrezikshme se ato që ishin deri më tani. Mos të lejojmë që të na hanë luajt, sepse me të vërtetë ata na janë vërsulur për të na ngrënë.

**385.** Këto janë stuhi të zhveshjes. Neve të tjerët po na zhveshin nga edukata jonë, duke filluar nga zhveshja e uniformës dhe veshjeve tona. Kjo është ora e ligë e vajzave të shoqërisë tonë, ora e ligë e atyre veshmbathjeve të atyre vajzave katastrofë.

**386.** Trupi i zbuluar i femrës është Xhehenem! Ato nëse e shohin përparimin në zhveshje, e kanë parë pusin, e kanë parë Xhehenemin.

**387.** A ka mundësi që ta organizojmë një tribunë debati me ata që janë kundër mbulimit të femrës. Pse ata që janë kundër veshjes islame dhe pro-zhveshjes, ata që po thonë se femra duhet të ecë pa shami, pse ata nuk vijnë në debat? Unë i thërras të gjithë, por ja që nuk po vijnë!

**388.** Kur të përmendet çështja e mbulesës së femrës duhet të dihet se këtu nuk flitet për punë të pejgamberëve, as për punë të dijetarëve, as për askënd tjetër nga njerëzit, ngase mbulesa është urdhër i Allahut. Shaminë femrës nuk ia kanë vënë hoxhallarët, ky mendim është i gabuar. Shaminë femrës ia ka vënë Allahu.

**389.** Imitim i verbër është ta braktisësh rregulloren e jetës që ta ka zbritur Allahu dhe ta marrësh rregulloren e huaj. Imitim është zëvendësimi i së mirës me atë që është e keqe.

Shqiptarët janë truri i Ballkanit, tru më të pastër nuk ka pasur Ballkani. Nëse është dikush që meriton të imitohet, ne jemi ata.

**390.** Të gjitha të ligat që po na ndodhin, po na ndodhin në emër të emancipimit, mirëpo realisht ky nuk është emancipim, unë e quaj atë emancoptim.

**391.** Një nënë hyri në një dhomë dhe i pa tre djemtë e saj duke fjetur në ora 11:00 të ditës. Gjatë gjithë natës kishin luajtur shah, në atë rast e shokuar ajo tha: *"Allah, Allah, rri me llambë e flejë me diell!"* Këtë fjalë ajo e tha me dhembje të brendshme e cila ta thyen kurrizin.

**392.** Jo çdo send që është i mirë për të tjerët, mund të jetë i mirë edhe për ne, jo çdo kush që kënaqet me një send, mund të kënaqemi edhe ne me të! Shembull; shqiptarët hanë speca djegës, mirëpo a mundesh gjermanëve t'ua shesësh specat djegës? Pse ne po lejojmë që sendet me të cilat po kënaqen të huajt, kur po na servohen, po i pranojmë? Kushdo që na e sjell një traktor me speca djegës, ne ta marrim a?

**393.** A mund të të ndodhë në barnatore që të shkosh pa recetë të mjekut dhe të marrësh një kuti shumë të bukur me barna? Të pyet shitësi apo shitësja se çka po të duhet ky lloj i barnave me këtë kuti shumë tërheqëse? Ti i përgjigjesh se shkaku pse e do atë është se ajo është kutia më e bukur dhe më tërheqëse. Mirëpo çka nëse aty ka helm? Andaj o njeri, krejt barnatorja nuk është e jotja, krejt bota nuk është e jotja; prandaj ka recetë, prandaj ka rregull, prandaj ka parim, prandaj ka mësues, prandaj ka udhëzues.

**394.** E kemi pyetur një vajzë e cila i kishte rregulluar flokët me një model të ri për shkakun e atij rregullimi, ajo na është përgjigjur: *"Diana kështu i ka rregulluar!"* I kemi thënë asaj se Diana ka vdekur qëmoti! Ajo na ka thënë: *"Ajo ka vdekur, mirëpo fotografia dhe moda i ka mbetur"*.

**395.** Është çudi, janë disa femra që jetojnë Maria, mirëpo kanë dëshirë për të vdekur Merjem. Ecin në rrugë sikur Madona, mirëpo edhe namazin mundohen ta falin sikurse Aisha (gruaja e Muhamedit alejhis-selam - Zoti qoftë i kënaqur me të) dhe thonë: *"Ne jemi "myslimane", mirëpo me kulturë krishtere!"* Si mundet ashtu, "myslimane" me kulturë krishtere? A keni parë ndonjëherë domate me erë peshku? A keni hëngër ndonjëherë në jetën tuaj mjaltë që i vjen era hiri? A keni marrë ndonjëherë dardhë të pjekur mirë që i vjen era trëndafil? A ju ka ndodhur ndonjëherë që nga toka të nxirrni patate me erë shalqiri? Përgjigjja është: *"Jo, asnjëherë!"* E si mundet pra "myslimania" të ketë kulturë krishtere?! Ajo në fakt është krishtere e vërtetë, mirëpo me emër "myslimane". Ne kemi për të vdekur ashtu siç kemi jetuar dhe jo si të duam ne.

**396.** Një i afërm i imi më tha njëherë për një lojtar: *"Hoxhë, ky lojtari që po luan është nga Bolivia, ky këmbën e majtë e ka një centimetër më të shkurtë se këmbën e djathtë!"* I thashë: *"Po kur ia ke matur ti këmbën atij që t'ia dish gjatësinë? Unë të kam rritur me duart e mia dhe ende nuk e di gjatësinë e këmbëve të mia e të tij po?!"* Më tha: *"Po televizioni nuk po fol për ty kurrë!"*

**397.** Është çudi me disa djem të rinj sot, nuk i dinë emrat e sahabëve (shokëve të Muhamedit alejhis-selam, gjeneratës më të artë që pati njerëzimi), ndërsa emrat e futbollistëve i dinë dhe jo vetëm emrat e futbollistëve, mirëpo i dinë edhe emrat e nënave të futbollistëve. Është çudi që emrin e shkurtë të burrit të madh që e pati shoqëria islame të quajtur Omer nuk e dinë, ndërsa emrin e gjatë të ish futbollistit të vjetër Diego Armando Maradona e dinë! Unë i pyeta disa të rinj se sa emra të sahabëve i dinë përmendsh? Ata më thanë se nuk e dinë asnjë, sepse ata emra janë arabisht, si t'i dimë, ato s'janë shkronjat tona! Unë ju thashë se ju a po doni që të ketë sahabë shqiptarë a? Atëherë do të duhej që edhe pejgamberi të jetë nga Kaçaniku! Po ti si ia di emrin futbollistit argjentinas Maradona, as ai nuk është shqiptar, është nga Argjentina?

**398.** Një ish-nxënëse e imja nga Prishtina ishte shoqëruar shumë me një femër dhe shpeshherë në disa biseda kur betohej, betohej në Kuran duke thënë: *"Pasha Mus'haf-in"*. (Mus'haf-i është libri - Kurani!) Ajo shoqja e saj injorante një ditë prej ditëve e pyeti: *"Më fal, çka e pate këtë Mus'haf-in?!"*

**399.** *"Çka po ndodhë me hënën që po zvogëlohet shpeshherë?"* Njëri iu përgjigj (në formë të humorit): *"Është dikush atje me gërshërë që e pret hënën çdo natë nga pak, pjesë-pjesë"*. E pyeti ai prapë: *"Ku po mbesin ato copa?"* Iu përgjigj: *"A po i sheh këto yje në qiell? Këto janë ato copat!"*

**400.** Njëherë isha në një dhomë me një njeri i cili këmbënguli deri në mëngjes rreth çështjes se a ka hipur njeriu në Hënë, unë i flisja se ka zbritur në Hënë, ai jo ka hipur, unë jo ka zbritur...!



**401.** O ti më lartë që je, edhe ti më poshtë që je! Unë s'po të tradhtoj, unë po të them sot se çdo mendim, çdo qëndrim, çdo vendim, çdo ide jashtë normave të Kurani Kerimit, jashtë normave të sunetit, edhe nëse e ke për liri, ka për të dështuar.

**402.** Një njeri i tha njëherë shokut të tij: *"A ke dëgjuar çka ka të re?"* Tha: *"Jo"*. I tha: *"Angelina Jolie ka mbetur shtatzënë me këtë artistin"*. Të nesërmen kur e takoi i tha: *"Jo, më fal, por nuk kishte mbetur me këtë artistin, por me atë tjetrin"*. Pas një jave kur e takoi përsëri i tha: *"Jo, më fal të lutem, as me këtë nuk kishte mbetur shtatzënë!"*



**403.** O xhemat i nderuar, a e dini në çfarë gjendje është mentaliteti i popullit tonë? Nëse vjen në xhami një njeri dhe në derë të xhamisë iu drejtohet xhematit duke ju thënë: *"O xhemat, hoxha është pa bërë synet!"* Gjysma kanë për të besuar!

**404.** I kemi thënë një djalit: *"A pranon që ta vëmë një jomysliman ne gjoks dhe një prapa shpine?"* Tha: *"Kurrë nuk pranoj!"* I kemi thënë: *"Po çka janë këto dy fotografi në fanellën tënde? Fotografinë e Michael Jackson-it e ke para, ndërsa të Elvis Presley-t e ke prapa, a nuk e sheh, pse jeni hyrë aq ngushtë aty, pse nuk lirohesh? A po të imiton dikush ty, pse ti i imiton të tjerët, a ke pa diku në Evropë dikë që ka vënë në ndonjë fanellë të tij fotografinë e ndonjë hoxhe me shall?"*

**405.** E kam parë një vajzë në Kumanovë me vath në barkun e saj. Jam çuditur shumë, sepse unë kurrë s'kam menduar që vajza e shqiptarit ka për t'u zhveshur aq shumë saqë ka për ta vendosur vathin në barkun e saj. Pastaj unë e kam pyetur vëllanë e saj që ta pyes atë për shkakun e vendosjes së vathit në bark, ai e kishte pyetur e ajo iu kishte përgjigjur: *"E di që më ka parë mulla Jakupi dhe ai s'mund të rrijë pa fol diçka, po ti shko e thuaj atij se unë kur i kam pa meshkujt që po i vendosin vathët në vesh, unë e kam zbritur poshtë në bark. Ky është shkaku!"*



**406.** Isha njëherë duke udhëtuar me veturë bashkë me një plak të moshuar i cili ishte duke u kthyer nga nipi i tij tetëvjeçar të cilin kishte shkuar për ta vizituar dhe për t'ia mësuar ndonjë ajet apo sure nga Kurani dhe unë e pyeta se a mësoi diçka nga Kurani? Ai më tha se 'nipi im tetëvjeçar më ka thënë sot: *"Gjyshi im, mos eja më tek unë për të ma mësuar Kuranin, mos të të shoh më në shtëpinë time për këtë punë, çka po na duhen ato?"* Këto janë dhembje me "DH" të madhe të shtypit!

**407.** Njerëzit në vend se në muajin e Ramazanit të shpërndajnë letra në të cilin tregohet ardhja e librit më të madh Kuranit dhe çështja se pse ne jemi kaq të lumtur që jemi ithtarë të këtij libri, ata publikojnë në televizione seriale erotike që janë virus i shoqërisë së ndershme.

**408.** Kanalet televizive sot janë shumë më të rrezikshme sesa bombat e Nagasakit dhe Hiroshimës. Sot të rinjtë tanë rritën në frymën e kanaleve televizive, në faqet e revistave që

janë shumë më të këqija dhe më dëmsjellëse sesa cunami, në CD-të e deteve të huaj. Çka të bëhet në Hollywood duhet të manifestohet edhe në gazetat tona, pse t'i shërbejmë Hollywood-it, pse ky servilizëm kaq i ligë?

**409.** Sikur të ishte Sufjan eth-Theuri (prej dijetarëve të parë - Zoti e mëshiroftë) gjallë, nuk do të kishte qëndruar në një dhomë ku gjendet televizioni! Ai burrë që më nuk lind nëna si ai, tha: *"Nëse më fut në një dhomë ku gjenden pasuritë e kësaj bote, të garantoj se nuk do t'i preku, po më fute në një dhomë ku gjendet një femër, nuk mund të garantoj!"* Ai me këtë tregoi se si njeriu është i ndërtuar brenda, se si të rinjve po ju dha rasti për të bërë gjynah, ata s'kanë fare pedale frenimi – i kanë gurtnet e harxhuara!

**410.** Një nga mjetet më të mira që ka mundësi njeriu t'i përdor është televizioni. Mjeti më i dashur dhe më i mirë që e kam takuar unë është televizioni, por për fat të keq është më i keqpërdoruri.



**411.** Televizioni është dritarja në dhomë, nëpërmjet të cilit ka mundësi një mësues ta ndërrojë një botë.

**412.** Televizioni duhet të ketë emisione shkencore, edukative, arsimore, kulturore dhe fetare dhe të pasurohet herë pas here me këngë patriotike që kanë tekst të burrave, që ngritin fisnikërinë e fisit të njeriut, moralin shtëpiak të tij dhe atë të burrërisë e jo këngë të atilla që këndohen dhe nuk dihet se në cilën gjuhë janë.



**413.** Poezia është pika rezervë e djersës me të cilën djersitet zemra dhe poeti e nxjerr atë nga zemra dhe ia jep dikujt për të pirë.

**414.** Njëri kishte shkruar një poezi dhe aty brenda poezisë kishte thënë për një vajzë të cilën ai e donte shumë: *"Kush nuk e do këtë vajzë, nuk e do atdheun!"* Ju a e doni atdheun? Atëherë çka kërkohet sipas tij që të bëni ju; të dilet në rrugë dhe të grabiten

vajzat dhe të dashurohen?! A këto janë poezi, a këtij i thuhet poet? Jo, ky është shporet e jo poet, sepse ai i bën shkrumb fjalët e drejta dhe të mira.

**415.** Çka është kjo punë kështu, dy këngëtarë për një shtëpi? Çka është kjo punë kështu, 800 këngë për një vit? Po i dëgjuam këngët tona, ne dalim populli më i çuditshëm në botë!

**416.** Hija më e mirë e gruas ku ajo mund të rrijë është burri i saj.

**417.** Allahu ka thënë se burrat janë më të fortë se gratë! Gratë duhet të jenë nën nënsqetullat e burrave!

**418.** Kam dëgjuar një ditë një këngë 20 minuta që ta di se në cilën gjuhë po këndohet sepse unë i njoh disa gjuhë; e njoh gjuhën shqipe, gjuhën maqedonase, gjuhën serbe, gjuhën gjermane, gjuhën turke dhe gjuhën arabe…! Pas 20 minuta dëgjim të asaj kënge, e dëgjova fjalën "zemër - zemër" dhe e kuptova që qenka në gjuhën shqipe, ajo kishte kënduar shqip! Por unë vetëm dy fjalë i kuptova! Kjo është muzika e shqiptarëve, këndon e nuk e di se në cilën gjuhë po këndohet!

**419.** Muzika kohëve të fundit është vetëm zhurmë, ajo është bllokim i trurit dhe i mendjes, ajo ia merr shpirtin shpirtit. Muzika e bën njeriun kamikaz që ta mbytë vetveten, ajo është vdekjeprurëse, pluhur i egër dhe prej dallavereve të mëdha.

**420.** Si ka mundësi që të pranojë shqiptari "mysliman" për ta dëgjuar një muzikë e cila çdo gjë e ka të huaj, që të largon nga feja dhe nga shoqëria islame; e cila ka përmbajtje të huaja, tekste të huaja, melodi të huaja, përkthime të huaja, përgatitje të huaja, nota të huaja, qëllime të huaja, e vetëm pse është në gjuhën e tij shqipe ai e dëgjon?! Mirë, të pyes diçka: *"A e lejon vëllanë tënd që ta largojë kulmin e shtëpisë, pasi që është vëllai yt – i një barku me ty?!"*

**421.** Kur janë modernizuar njerëzit më shumë sesa që duhet, kanë thënë "zonja dhe zotërinj"! Jo, duhet të jetë "zotërinj dhe zonja"!

**422.** Imitimi i verbër që bëhet nga rinia jonë në çdo lëvizje të vogël dhe të madhe, na nxjerrin nga oborret tona dhe na qesin në strehët e të huajve. Ata me mjeshtërinë e tyre te veçantë të dreqit të qesin nga oborri yt në oborret e të huajve.

**423.** Festa e 8 Marsit është festë e mynafikëve, është festa e atyre që në fe kanë shumë pak ngjyrë. Shumë njerëz i blejnë një tufë lule nënave të tyre për 8 Mars apo i blejnë një xhaketë gruas apo një fustan nuses së re apo një çokollatë të sëmurës. Kur e ka datëlindjen 8 Marsi, e cilës fe është kjo festë, kush e ka shpikur këtë festë, çka të bashkon ty me të? Kjo është festë e atyre që e kanë humbur nderin e vajzës, nderin e nuses dhe nderin e nënës e pastaj pasi ia kanë humbur nderin asaj, ia kanë caktuar një ditë e me atë ditë kanë dashur kinse "t'ia japin të drejtën femrës", mirëpo kjo festë është kulturë e atyre që e kanë humbur nderimin e gruas gjatë vitit duke ia caktuar vetëm një ditë "nderimi". Mos harro se nëse ia blen nënës apo gruas një dhuratë për 8 Mars, do të jesh pjesë e asaj kulture. Kush mundohet "ta nderojë" nënën për 8 Mars, faktikisht ai apo ajo vetëm se i kanë dërguar asaj në çantë sende të huaja, ngase 8 Marsi nuk është i myslimanëve.

**424.** Mendojnë se me një tufë lule dërguar nënës për 8 Mars do të kenë mundësi ta fitojnë Xhenetin duke e shuar zjarrin e Xhehenemit! Mirëpo unë po e bëj një pyetje: *"A keni dëgjuar se kur i është ndezur flakë shtëpia dikujt prej fqinjëve tuaj, ka shkuar tek ajo shtëpi dikush dhe është munduar që me një tufë lule ta shuaj zjarrin, a keni dëgjuar kështu?"* Pa dyshim se jo, zjarri fiket me ujë, andaj edhe zjarri i Xhehenemit nuk shuhet me një tufë lule dërguar nënës për 8 Mars, mirëpo shuhet me lotët që derdhen nga dashuria dhe mallëngjimi për të.

**425.** Shaminë na e kanë paraqitur si pengesë! Ajo nuk është pengesë, ajo është mbrojtje! Nëse në një klasë të shkollës janë të gjitha pa shami dhe vetëm një nxënëse myslimane në atë klasë është me shami, pse të pengohet ajo? Ti del në treg dhe i sheh të gjithë në treg të punës me këpucë, por vetëm një person e sheh me çizme, a është në rregull sipas teje që ti t'i thuash atij: *"Ej ti me çizme, zbathi ato dhe veshi këpucët si të gjithë të tjerët?!"* Me rëndësi është se ai po punon sikur të tjerët që janë me këpucë dhe familjes së tij do t'i kthehet i lumtur dhe me para. Nuk duhet të të interesojë se a shkollohen me shami apo pa shami, për mua nuk është me rëndësi a pastrohem me dush apo me kovë në banjë apo në deti, me rëndësi është që të jem i pastër!

**426.** Sot flitet shumë në emrin e kulturës, në emrin e emancipimit, në emrin e artit, në emrin e Evropës. Kur do të flasim në emrin e Allahut?

**427.** Shumë të rinj të popullit tonë detyrohen të punojnë punë të rënda fizike për të mbijetuar; një nga ato punë të rënda është edhe puna me ato mjete me anë të të cilave përzihet materiali i cili i ngjitet murit, e sot për fat të keq një pjesë e atyre që e punojnë këtë punë, pasi t'i bëjnë 10 orë punë të lodhshme dhe në fund t'i marrin 10 euro pagë, në mbrëmje, me qëllim të "shtimit" të atyre parave, shkojnë në lokalet e bixhozit dhe të shkretit i humbin edhe ato që i kanë fituar.

**428.** *"Hoxhë, a ka Mercedes në Xhenet?"* A edhe atje po doni t'i zhytni duart në  vajra a?

**429.** Domino, shahu, xhokeri dhe pokeri janë bërë gjëra më të rëndësishme që preken natën. Duke i kushtuar kohë dhe mund këtyre lojërave, sot rrihet natën e flihet ditën. Kjo po na ndodhë neve.

**430.** Burra të trashë nga 100 kg shikojnë film vizatimor! E shikojnë 'Tomy and Jerry' me kujdes dhe thonë se tematika e

këtij filmi vizatimor po na pëlqen! E tema ime nuk po të pëlqen a? Kjo çka po shpjegoj unë nuk po të pëlqen a? Në situata të tilla të dhemb palca, në të tilla situata jo që ngrihet shtypja e gjakut, por gjaku e ndërron ngjyrën, ndërron elementet dhe bëhet rërë.

**431.** Çka i duhet shqiptarit gazeta "Enigma"? Shqiptarëve nuk u ka hije që ta kanë gazetën "Enigma". Pse të dhurohet një gazetë e tillë fshehurazi? Sepse "enigmë" d.m.th. diçka e fshehtë. Ti a e ke fjalën e qartë? Po! A e ke fjalën e burrit? Po! A e ke fjalën e Allahut? Po! Atëherë thuaje dhe jepe haptazi që ta shohim të gjithë se çka ka brenda, bëhu i sinqertë sepse vetëm sinqeriteti na nxjerr nga kriza.

**432.** Vaji jonë është edhe diku tjetër; sot është tërhequr për fat të keq nga sofrat tona thënia: "Bismilahir-Rrahmanir-Rrahim", edhe këtu është vaji jonë.

**433.** Ne duhet të përmirësohemi shpejtë, ne kështu e kemi ruajtur vetëm emrin e islamit, por jo dhe veprën, sepse myslimanit sot i ka humbur letërnjoftimi, sot ai është bërë veturë pa targa.



**434.** Në tunel të errët nuk dihet në cilën anë është lindja dhe në cilën anë është perëndimi, andaj duhet të dilet nga tuneli.

**435.** Krejt bota jashtë islamit është në tunel të errët, krejt komplet, bile edhe shumë myslimanë janë në tunel të errët.

**436.** Breshëri kur të bie nuk pyet se ku të bie, por ti mbrohu!

**437.** Ai që di t'i mbrojë delet, di ta mbrojë edhe familjen, ai që di ta mbrojë familjen, di ta mbrojë edhe lagjen, ai që di ta mbrojë lagjen, di ta mbrojë edhe qytetin, ai që di ta mbrojë qytetin, di ta mbrojë edhe popullin, ai që di ta mbrojë popullin, di ta mbrojë krejt shtetin.

**438.** Ne jemi prodhuesit dhe fabrikuesit e kulturës. Ne e kemi mbjellë të vërtetën në këtë botë. Ne duhet ta kapim këtë popull me dorë si buldozeri, por ju s'mund ta bëni këtë pa qenë të shkolluar.

**439.** Islami e vendos në binarë jetën pa stoli falsifikuese. Jetën pa brenga, pa fjali të ndërtuara në falsifikim. Normat e islamit janë shumë të kapshme.

**440.** Ne kemi nevojë për rikthimin e mendimit të drejtë. Nuk është invalid ai që është në karrocë, por invalid është ai që nuk di të mendojë drejtë. Njëri ka mbetur në karrocë në gips, pas 6 muaj është çuar në këmbë. Po të hyri koka në gips, të menduarit në gips, nëse të menduarit të gjipsohet, çfarë të ndodhë? Unë nuk e di se çekiçi i kujt është ai që nuk e thyen gipsin e të menduarit.

**441.** Kurani erdhi që ta mësojë njeriun të mendojë drejtë. Ai që mendon drejtë kujt i ngjanë? Ai që thotë "La ilahe ilallah" dhe pastaj angazhohet të dijë se çka kërkon kjo fjalë dhe kjo fe prej tij, vetëm ky di të mendojë drejtë. Ata që s'dinë të mendojnë drejtë, para vetes ju duket rrafsh por e kanë më shumë se mur, ata i kanë hipur me të dy këmbët paditurisë. Ata ia kanë vënë shalën paditurisë!

**442.** Kur të bie breshëri, çka të intereson të bësh? Interesohesh ose të hysh diku nën strehë ose të vendosësh diçka mbi kokë. Më e sigurta është të hysh nën strehë, të strehohesh në ndonjë kala e kalatë janë: Kurani (fjala e Allahut) dhe suneti (tradita profetike).

**443.** Ky breshëri i amoralitetit, i kanaleve televizive, të cilat në secilën ditë janë më pa lidhje se në ditën që kaloi, pastaj i revistave pornografike e kështu me radhë, ky breshër i tillë është duke rënë mbi ne. Duhet ta dimë se dera e kinemasë, dera e kafeterive, dera e diskotekës, dera e kamatës, dera e bixhozit, janë prej dyerve të shejtanit.

**444.** Është çudi me atë njeri që luan bixhoz. Edhe e vëren se po humb në lojë, mirëpo nuk intervenon; ky i ngjan atij që ia ka vënë qenit fëmijën e vet që t'ia hajë dhe nuk intervenon.

**445.** A doni ta shërojmë dhembjen? Trazohuni të gjithë! Aplikoni normat e Allahut ku do që të jeni! Ju mund të shëroheni vetëm nëse e merrni ilaçin e quajtur Kuran dhe sunet.

**446.** Ne duhet të hyjmë gjithsesi në Evropë. Atje në Evropë ka gjëra të cilat i aplikojnë evropianët e që në bazë janë nga islami e ne myslimanët fatkeqësisht i kemi humbur. Ne duhet të shkojmë tek ata dhe duhet t'ua marrim gjërat tona (të mësojmë prej tyre); një nga ato është edhe çështja e përfilljes së rregullores kohore në punë - evropianët shkojnë në punë një minutë para kohe dhe dalin një minutë pas kohe, kjo është nga islami. Edhe ne pastaj atyre ua ofrojmë besimin islam.



**447.** Unë si mulla Jakup mendoj se i kam plotësuar kushtet për të hyrë në Evropë, sepse atje nuk ka mundësi të shkohet me korrupsion e unë nënshkruaj qysh në fillim se do ta luftoj korrupsionin, pastaj edhe gjërat tjera e jo sikur sot që shumë shqiptarë mendojnë të shkojnë në Evropë me ato gjëra që Evropa i lufton.



**448.** Disa hapin shtëpi publike dhe kur i kritikon për hapjen e asaj fëlliqësire, ata thonë se ne jemi duke vendosur "rregull"!

**449.** Dy persona të cilët udhëtonin me anije, një ditë prej ditëve njëri prej tyre i thotë shokut të tij, kapitenit të anijes: *"Ku të ka vdekur baba?"* I përgjigjet: *"Më ka vdekur në anije"*. Prapë ai i thotë: *"Po si po pranon ti të udhëtosh me anije, ndërsa baba të ka vdekur në anije?"* I përgjigjet duke i thënë: *"E ty ku të ka vdekur baba?"* Ai i tha: *"Mua më ka vdekur baba në gjumë (në shtrat)"*. Në fund i tha: *"A ke rënë për të fjetur ndonjëherë prej asaj dite?"*

**450.** Një njeri kishte shkuar mysafir te një i afërm i tij dhe ai i kishte servuar për ushqim një tepsi me mjaltë dhe disa kafshata të bukës groshë-groshë, mirëpo ky mysafiri sa herë që dëshironte të hante, ato kafshatat e vogla i mbeteshin në mjaltë dhe për të ishte hera e parë që kishte parë mjaltë, pastaj e pyeti të zotin e shtëpisë se çka është kjo në tepsi që s'po mundet ta hajë si duhet? Ai i tha: *"Është mjaltë!"* E pyet përsëri: *"E çka është mjalti, unë nuk e di?"* I përgjigjet: *"Prodhohet nga bleta!"* E pyet prapë: *"E çka është bleta?"* I përgjigjet: *"Janë disa që dalin të kullosin nëpër lule të ndryshme"*. Prapë e pyet: *"Po sa po e paguan çobanin?"* I përgjigjet: *"Atyre nuk ju duhet çobani, se ato vetë shkojnë dhe vetë vijnë"*. I thotë ky: *"Po e kuptova, edhe ne i kemi disa miza (anëtare) në dhomë që fluturojnë nganjëherë rreth neve, ato vetë vijnë dhe vetë shkojnë."*

**451.** S'ka këngë pa nota; unë jam muzikant, por notat nuk i di! Jam hoxhë, por s'di të falem! Jam bujk, por kali s'kam! Jam shkrimtar, por laps s'kam! Jam mjeshtër, por çekiç s'kam! Këto gjëra nuk kombinohen!



**452.** O ti që e ke kryer shkollën e mesme (je bërë maturant) dhe ke pirë alkool (në mbrëmjen e maturës), o ti, ende s'ke hyrë në bibliotekë! Një pyetje hoxhe: *"A e di ti sa pjesë i ka fjalori më i madh voluminoz në botë? Ti pasi që paske festuar e kërcyer 'dance frëngjisht', duhesh ta dish këtë mendoj – e ke kryer shkollën e mesme! Në cilën bibliotekë në këtë botë është ai fjalor?"* Mësoje pra, fjalori maë i madh në botë është në Bibliotekën e Aleksandrisë. E ka shkruar një njeri, 228 pjesë nga dy kilogramë, një pjesë – 560 kilogramë gjithsejtë! Unë po shkoj e po e sjell në vendin tim njeriun që e ka shkruar këtë fjalor, po e uli në dhomë dhe garo ti maturant me të? Për hir të Zotit po të pyes edhe ty edhe mësuesin tënd, a s'të vjen marre të pish raki që e ke kryer shkollën e mesme para atij? A kështu duhet t'i matësh punët? Diplomën në njërën anë, unë në njërën anë dhe shishja e rakisë në mes! Çfarë ke bërë?! A e di për librin i cili gjendet në bibliotekën e Shamit i cili ka humbur, por pjesa 495, vëllimi 496, 497 dhe 498 dhe në fund të këtij vëllimi nuk ka shenjë se autori e ka kryer,

d.m.th. kanë humbur shumë copa. Pesë tonë – 5 000 kilogramë një libër e ka shkruar një njeri, a të festosh barabar me të? A dëshiron ti të matesh duke ardhur në ora 5 të mëngjesit i dehur me një dijetar irakian që e ka emrin Ibrahim el-Harbi. Atë ditë që vdiq ai, qau gruaja e tij se s'kishin shtroje – ulëse (kushtet e vështira ekonomikisht). Të dytë ishin të ulur në tokë: ai i sëmurë, ajo qante dhe thoshte: *"Ah e mjera unë, ku po mbetem!"* Burri i tha: "Po përse"? Ajo tha: *"Sepse unë po mbetem gruaja më e varfër në Bagdad!"* Ai i tha: *"Jo, unë po vdes e ti do mbetesh më e pasura në botë! 12 000 punime shkencore i kam bërë me dorën time. Shiti të gjitha një dërhem – 12 000 dërhem, asnjë grua në Bagdad nuk ka aq para!"* Dituria është pasuri, kur nuk e ke është para, kur e ke është bukuri! Në të dy anët është fitim! Oj vajzë e re, ngadalë se s'je bërë asgjë! Je bërë një lule që i morën erë të tjerët! E ke bërë më të keqen, kthehu te nëna jote, kthehu te babai yt, kthehu te kombi yt. O i nderuar, po të lutem njëherë e përgjithmonë, merre dersin e sotëm dhe dersin e mëhershëm dhe futi me një enë e përzieji e shihe çfarë pogaçe po të del! Unë mbaj ders, e bëj brumë e ti lëre në diell e hanë të tjerët! Bëje ti një brumë e shihe se çfarë po del!



**453.** Nëse familjes tuaj dikush ia sjell një ushqim për drekë dhe atë e hanë të gjithë, në fund kanë për të pyetur: *"Kush e ka bërë, kush e ka përgatitur, nga na erdhi ky ushqim kaq i shijshëm?"* Gjithashtu është turp të mësosh për të mirat e Krijuesit dhe të mos pyesësh kurrë për Krijuesin!

**454.** Shkollim pa besim = mashtrim!

**455.** Unë thërras që të afrohen stadiumet e studimit. Kush është shkolluar pa majën e fesë, duhet që brumit të vet t'i hedh tharmë të fesë.

**456.** Shumë njerëz që ia vunë vetes emrin "intelektual", thanë: *"Si ka mundësi që një hoxhë ta kapë në dorë atë ditar me të cilin unë nxënësve të mi ju shpjegoj ekonomi?!"* Ka mundësi, madje edhe shumë. Ne pejgamberin tonë e kemi mësues, edhe ju

duhet ta keni hoxhën në shkollë. Ka ardhur koha që dy stadiume të bëhen një, të mos mësojmë më në dy stadiume të ndara. Ato janë: 1. Stadiumi i mësimeve shkencore dhe 2. Stadiumi i mësimeve fetare. Përndryshe jemi të paditur edhe në vazhdim.

**457.** Ne duhet të mësojmë se si ndërtohet populli me arsim, si ndërtohet populli me besim dhe si ndërtohet populli me veprim.

**458.** *"Unë mësoj dhe besoj, por nuk veproj!"* Çka mëson dhe beson ti? Pa veprim s'ka as mësim e as besim!

**459.** Islam do të thotë mbjellje e jetës dhe asnjëherë vdekjes. Myslimanëve të tjerët ua kanë mbjellë vdekjen, ndërsa myslimanët asnjëherë nuk shkuan t'ua mbjellin vdekjen dikujt.

**460.** Dijetarë janë ata që kur të tjerët bien të flenë, ata rrinë zgjuar!

**461.** S'ka më kënaqësi, s'ka më lumturi se kur ta shohësh një djalë duke punuar në arën e vet.

**462.** Njeriu duhet të jetë i lidhur për besën – fjalën! Allahu ka thënë se keni për t'u pyetur për besën që ia keni dhënë Atij. Keni thënë 'La ilahe ilallah – Muhamedu resulullah' është besë! Pra, për besën keni për t'u pyetur, a keni ndenjur në besë a jo!

**463.** Allahu ka thënë se ju nuk mund të krijoni asnjë mizë! Leonardo Da Vinçi një ditë e kishte vizatuar një mizë në fletoren e vet, profesori i afrohet afër dhe kur e sheh mizën deshi ta tremb, sepse aq bukur e kishte vizatuar saqë kujtoi që ishte e vërtetë. Por ajo miza ende është aty në fletore, ajo asnjëherë nuk ka fluturuar.

**464.** Një popullit që iu ka paralizuar të menduarit, atij iu ka paralizuar jeta menjëherë.

**465.** Në barnatore mos i zgjidhni ilaçet për nga paketimi, sepse edhe helmi ka paketim të bukur.

**466.** Një furçë e Allahut e cila në këtë botë e ka emrin 'furça e pastrimit të të ndytëve nga faqja e dheut' e ka emrin kohë!

**467.** Njeriu duhet t'i japë llogari vetvetes për veten e tij para se ta japë atë para Atij që e ka krijuar.

**468.** Shkaku i shumë problemeve është se njerëzit që nuk dinë e mendojnë shumë pak, flasin tepër.

**469.** Islami i ngjason trenit (lokomotivës); kush e ka ndërmend të hipë në të s'ka problem, ndalet, por bëre e i dole përpara, ai nxjerr telashe.

**470.** Islami është strukturimi i njerëzve me ndenja të bukura, të cilat nuk kanë të shkelur asnjëherë, të cilat nuk kanë të vdekur asnjëherë.



**471.** Ademi ka qenë bujk, ka pas shati, e ka punuar bujqësinë, nuk e ka shikuar televizionin!

**472.** Krenohuni me nusen e mbuluar me shami edhe me mantel, krenohuni me të! Krenohuni, kapeni për dore, ecni nëpër qytet, hyni nëpër dyqane, s'ka gajle, krenohuni! Hipni në tren e në aeroplan me të, krenohuni me të! Tregoni nuseve, grave e bijave te shtëpia që të krenohen me mbulesën se mbulesa është mbrojtja jonë dhe mbrojtja e saj, me atë do ta fitojmë këtë botë dhe botën tjetër!



**473.** Edhe këngëtarët janë mendjemëdhenj! Allahu në Kuran ka thënë se këngëtarët shkruhen në radhën e mendjemëdhenjve, në faqet e mendjemëdhenjve! Këngëtarët i nxjerrin njerëzit nga puna! Qysh i nxjerrin nga puna, si? Unë po të pyes ty vëlla i dashur, sikur ti të kesh një servis me makina të punës e të organizosh një koncert në Kumanovë, ato makina pas darke

a punojnë te ti apo mbyllen? *"Kishte ardhur Leci në Kumanovë! Kishte ardhur Cima në Kumanovë!"* Çka ndodhë me serviset, dyqanet, shitoret dhe agjencitë? Ato po mbyllen! Pra, ka ardhur ai që e mbyllë jetën në Kumanovë! Ka ardhur ai që e paralizon jetën! Ka ardhur ai që e paralizon para jetës një gjë edhe më me vlerë – ka ardhur ai që e paralizon mendimin!

**474.** Kush po shkollohet prej neve shumë, po largohet prej fesë shumë, kush po shkollohet tek ata shumë, po e pranon islamin. Ky është dallimi mes neve dhe popujve tjerë.

**475.** Të studiosh në Oksford, të studiosh në Kembrixh, të studiosh në Helsinki dhe të mos e dish "Kulhu vallahu ehad", të mos e dish suretu El-Fatiha, të mos e dish çka është namazi...! Djali i Tetovës dhe i Kumanovës pasi të studiojë nëpër këto universitete, ende pyet: *"Çka po bëjnë ata që po sillen atje (në haxh rreth Qabesë)?!"* Të bëhet halë në sy babai pse është haxhi!

**476.** Shehidi varroset në varr pa ia hequr teshat me të cilat është vrarë! Nuk bën të lahet, atij askush nuk guxon t'ia hedhë asnjë pikë uji e t'ia lajë xhenazen. Duhet të hyjë në varr ai ashtu pa u larë, që kur të del në ditën e gjykimit para gjithë botës, të thotë: *"A po më shihni me çfarë tesha jam dalë?"* Atij i del këmisha e larë me gjak në ditën e gjykimit. Pra, mos të na mbetet rend ty dhe mua të themi: "Pse ky po shkon drejt e në Xhenet".

**477.** Mësojeni diturinë, por kurrë nuk do të paguheni te Zoti përderisa nuk e zbatoni atë.

**478.** Është përzier gjella, këngë e gjumë! O i dashur, a je duke e parë se ku ke mbetur? Disa po i bien tjetrit tel e ti tjetrit tel duke menduar se e ke mirë! Dil prej këtu!

**479.** Çka është të luash shah? Shah të luash është hallall! *"Ani hoxha ka thënë se kush e luan shahun është sikurse kur e fut dorën në mushkëritë e thiut brenda!"* Jo, kjo është propagandë pa lidhje! Shah të luash është hallall! Po ti luaj shah e lëre jacinë

(namazin), të tregoj unë tani se çfarë ke bërë! Lëre fushën pa punuar e luaj shah, të tregoj se çfarë ke bërë! Lëshoja ujin tërfilit e merre shahun me vete e luaj, pastaj eja te unë të të tregoj se çfarë ke bërë! Fjala 'shah' do të thotë 'mbret'! 'Mat' është arabisht - do të thotë 'vdiq'! Nëse shkon të luash shah dhe e lenë fushën pa e punuar, ti ke vdekur, ka vdekur familja jote, kanë vdekur fëmijët tuaj, të ka vdekur populli, të ka vdekur fisi, ti e ke mbytë popullin. Krejt i ke mbytur - asnjë nuk e ke lënë pa e mbytur! Ti je bërë 'katil' i familjes!

**480.** Xhehenemi ka thanë se 'te unë kanë për të hyrë mendjemëdhenjtë, te unë vjen Firauni, te unë vjen Karuni, te unë vjen Ebu Xhehli, aty Umu Kulsumi, aty Abdulhalim Hafizi, aty këngëtarët - muzikantët, aty pornografët, aty erotikët me rend. Këngëtarët le t'i hapin sytë mirë! Këngëtarët le t'i hapin veshët mirë se atyre ua bën me hile ai që ua bën qejfin. Ai ua bën me hile, ai që u thotë 'çohuni more ju e këndoni se vaji i burrit është kënga'! Ai që ua lëmon kokën këngëtarëve, ai u ka bërë hile! Nesër ata do t'i varen atij në qafë dhe do t'i kërkojnë falje dhe justifikim Zotit, kurse Allahu do t'u thotë se nuk është sot koha e kësaj, sepse ka qenë një ditë kur njëri (hoxha) në kursi të xhamisë ju thoshte: *"O ju këngëtarë, ikni prej këtij deti (muzikës) se u fundosët! E fundosët popullin, ikni prej këtij deti!"* Ju këtë e shpallnit armik dhe ju lëmonin ata duke ju thënë 'këndo oj bija ime se kjo është art, është kulturë e popullit - kështu ngrihet me artin e vet'! Nëse me tel çiftelie gjithë ditën e gjithë natën ngrihet, me ibadet - çka bëhet me adhurim të Allahut? Çka bëhet me sexhde? Çka bëhet me arsim - mësim? Çka bëhet me patriotizëm? Çka bëhet me hegjemonizëm të vërtetë pa dalë nga binarët? Këto me këngë i mbulojmë a?!

**481.** Disa djem i kanë mësuar 30 hadithe dhe kanë dalë për t'i treguar botës se ne jemi ata thirrësit kryesorë në islam! *"Akidja nuk i bën filanit, këtij s'i bën besimi, atij s'i bën besimi!"* Jo, u kam thënë unë: a po doni ta shpjegoni ju islamin? Mos shkoni në xhami që t'ua mësoni islamin atyre që janë brenda, por atyre që janë jashtë! Këtu janë disa fqinj, bjeri ziles dhe hyn e tregoju

se islami është hak – e vërteta. Në islam e kemi vetëm një obligim, 't'i radhisim myslimanët', jo t'i shkatërrojmë ata, t'i radhisim, t'i bëjmë ata një trup që njerëzit ta duan njëri-tjetrin, por jo të shpifin njëri-tjetrit! Çka është ajo 'unë jam selefi'! Çka jam unë, çfarë po të dukem? Unë jam selefi edhe ju krejt jeni selefi, sepse selefi do të thotë të besosh si sahabët! Po, po, çka janë këta njerëz? Këta krejt kanë thënë 'La-ilahe-ilall-llah', me gjynahe sikurse krejt dynjaja, me shumë të mira dhe me ndonjë të keqe. Të këqijat na i faltë Allahu inshallah, të mirat na i shtoftë Zoti!

**482.** Në jetë njerëzit u ngjajnë fjalëve; po të mos i vësh në vendin e duhur, ato e humbin kuptimin.

**483.** Islami i ka shpjeguar krejt poret e jetës, kjo fe është e çuditshme!

**484.** Njëri prej djemve të ri e ka vështirë të ngrihet në mëngjes e të kapet për pune, sepse Barcelonën e ka shikuar deri në ora 01:00 të natës. E ka shikuar Singaporin duke lozur me Korenë! Po t'i pyesësh se ku janë në hartë Singapori dhe Koreja, 95% nuk e dinë! Mendojnë se janë petë, jo! Ato janë shtete, s'janë kore pite!

**485.** Krejt janë kasandrizuar, pikërisht për ata janë krejt të papunë!

**486.** *"Hoxhë, po myslimanët kudo që të shkosh, krejt të papunë ishin kanë bre vëlla!"* A e di çka, prej myslimanëve, më i papuni je ti!

**487.** Zoti nuk ka kundër që t'ia japë udhëheqjen e kësaj bote atyre që ia dinë rendin edhe pse s'janë myslimanë, Zoti nuk ka kundër që t'ia marrë nga dora udhëheqjen e kësaj bote nëse nuk ia dinë rendin edhe atyre që janë myslimanë.

**488.** Në Xhehenem ka ushqim, edhe atje duhet të hahet. Pemë, rrënjët i ka në fund të Xhehenemit, trupi zjarr, degët zjarr, frytet zjarr, gjethet zjarr, ferrat zjarr, atë duhet ta hanë. 'Zekum', mbeturinë e zjarrit të shkrirë të Xhehenemit. Kjo do të jetë jeta e jo agjëruesve! Ku janë ata që thoshin se hajvani rrinë i lidhur, a janë penduar ata? A kanë thënë ata 'Estagfirullahel-Adhim – Zot falna se kemi qenë gabim!' Është shumë interesant me këtë kapacitet të ulët të diturive të njerëzve në raste të veçanta. Jo vallahi, jo bilahi, jo tallahi, hajvanët nuk rrinë lidhur, ato zgjidhen në mëngjes dhe shkojnë në mal, ato rrinë zgjidhur, ato hanë në Ramazan, jo vallahi, jo bilahi, jo tallahi, ato nuk rri-në lidhë se ato duhet të hanë pesë herë në ditë. Ato rrinë lidhur që mos të bëjnë dëm, por për kë është buka – për kë është goja kurrë s'janë lidhur, se ato janë kafshë. Jo vallahi ato s'bën – s'është e ndershme të rrinë lidhur, ato duhet të rrinë zgjidhur se ato s'janë të ngarkuara me ibadetet e Allahut. E kujt i ka hije të rrinë lidhur? I ka hije të rrinë lidhur njeriut! Por jo me kërpesh, por i ka hije të rrinë lidhur me një gjë të shenjtë që e ka emrin 'imsak'. I ka hije të zgjidhet me një gjë të shenjtë që e ka emrin 'iftar'. Ne themi 'mos e nguc se ishte lidhur në namaz', a themi kështu ne a jo? Ku është i lidhur? Ai është i lidhur në namaz! Ja kush lidhet! Njeriu apo kafsha? Njeriu pra! Ai lidhet në namaz, ai lidhet në ibadet, ai lidhet në Allahun!

**489.** Kurani është ky: 114 sure, 30 pjesë të mëdha, 120 pjesëza të vogla, 6219 ajete, 73412 fjalë dhe 381121 shkronja!

**490.** Zjarri i Xhehenemit nuk shuhet me buzëqeshje, zjarri i Xhehenemit shuhet me lotin e fëmijës nga apetiti i dashurisë ndaj prindit.

**491.** Vasko De Gama ka qenë në Indi në anijen e një tuniziani Ahmed bin Mexhid kur Ahmedi ka qenë për punë të tregtisë për të 33-tën herë në Indi.

**492.** Allahu i ka sqaruar në Kuran tre grupe njerëzish. Grupi numër një janë njerëzit myslimanë, grupi numër dy, në

realitet në mënyrë edhe më precize do ta them grupi numër tre janë ata jomyslimanët. Jomyslimanët janë krejt ata që s'janë myslimanë! Mos i dëgjoni shpjegimet e njerëzve që së pari nuk janë fetarë, pastaj nuk e njohin këtë fe, nuk ia njohin principet dhe argumentet e pastaj ata thonë: *"Të gjithë ata që e flasin një gjuhë janë vëllezër! Të gjithë arabët janë vëllezër mes vete, sepse janë arabë – i bashkon gjuha! Të gjithë turqit janë vëllezër mes vete, sepse janë turq!"* Po ta them fetarisht se të gjithë arabët nuk janë vëllezër! Ata që janë myslimanë janë vëllezër, ata që s'janë myslimanë janë vëllezër me ata të tjerët diku që s'janë myslimanë. Ky është rregull i Allahut në tokë! Kush e falsifikon këtë, ai nuk e do popullin e vet. Pastaj kanë thënë për ata që e flasin arabishten dhe s'janë myslimanë, ata janë vëllezër me këta që janë myslimanë! Nuk është e vërtetë! Ata s'janë me këta myslimanë! Ata i bashkon gjuha – i ndan feja, i ndan besimi, ndahen në dynja, ndahen te varrezat dhe ndahen në ditën e gjykimit! Disa kanë pyetur për ata që janë arabë e s'janë myslimanë se a janë shkie? Kemi thënë "po"! Fjala 'shka' e përfshin çdo njeri që s'është mysliman. Të gjithë që nuk janë myslimanë, janë shkie! Përndryshe fjala 'shka' te ne thuhet për të nënçmuar, është fjalë kuranore e gjuhës arabe, katër herë në Kuran ka ardhur prej fjalës 'sheki". 'Sheki' domethënë ai që e ka lënë rrugën e Zotit! Të gjithë që e kanë lënë rrugën e Zotit janë shkie! Pra krejt s'janë myslimanë, asnjërin prej tyre nuk e ke vëlla edhe sikur ta kishte lindur nëna. Grupi i dytë, grupi i mynafikëve - dyfytyrëshave janë për ne 'myslimanë', për Allahun jomyslimanë, për jomyslimanët myslimanë. Një varg i gjatë i ajeteve ka ardhur për ta! Një nga 114 suret në Kuran e bart emrin e këtyre njerëzve!

**493.** A bën unë që ta dërgoj kasetën time të këtij dersi të shenjtë që po e zhvilloj sot në xhami në kryeqytetin e Venezuelës dhe ta lëshojnë atje njerëzit e Venezuelës e ta bllokojnë gjithë Venezuelën. Kjo a mund të ndodh atje? Sikur njerëzit e ndonjë shtëpie informative të Venezuelës ta kishin lëshuar këtë kasetë, do të bëhen protesta, do të bëhen demonstrata; 'Nga na doli ky që s'e kemi parë kurrë, nuk na duhet fjala e tij, as veprimi i tij, as feja e tij'. A e hanë pazari atje? Te ti po e hanë pazari!

**494.** Vetëm për Sulltan Hamidin II, administrata e tij në arkivin e Turqisë posedon 53 milionë dokumente administrative; shteti i Turqisë deri këtë vit ua ka lejuar doktorëve dhe magjistrave që t'i shohin vetëm 3% prej 53 milionë dokumenteve. Çka di njëri prej këtyre njerëzve tash për Shtetin Osman apo për Sulltan Hamidin? S'di asnjë send! E di pazarin e kafshëve dhe pazarin e gjelbër ku është, as më pak e as më shumë. Pra, ta vëmë gishtin në kokë e të mendojmë mirë se çka po flasim e çka po i themi popullit tonë. Ai ishte një shtet që korri sukseset e veta prej Stambollit deri në veriun e Polonisë, prej Stambollit deri në jugun e Jemenit.

**495.** Sa faqe material literaturë të llojllojshme ke lexuar në 98-tën? Zero! A bën të të pyes, sa libra i ke në shtëpi? Po të pyes kështu pra; sa herë ke hyrë në bibliotekë që ta shikosh një material, që të shfletosh diçka se çka është kjo botë? E çka di pra ti? Ti e di çiftelinë dhe di t'i shash sulltanët dhe pashallarët e tyre. Këtë e di mirë!



**496.** Le ta dinë shqiptarët sa janë. Janë 20 milionë në botë, frekuenca e ngritur për sharjen e sulltanëve dhe Shtetit Osman nuk janë për tjetër send, përveç se janë prej Serbisë të dirigjuara mirë; me qëllim që mos të të kesh kohë për ta sharë atë çka duhet.



**497.** Unë jam në shërbimin tuaj, unë jam te këmbët tuaja për nga shërbimi dhe për nga vullneti i punës. Unë jam në shërbim!

**498.** Përveç se duhet vetë ta shkruajmë historinë tonë, ne duhet të angazhohemi dhe e kemi për obligim që atë ta ripërsërisim.

**499.** Mbretërit janë sundues të njerëzve, ndërsa dijetarët janë sundues të mbretërve.

**500.** Nëse nuk je këmbëngulës, të pret rrëshqitja e këmbëve aty ku i ke vënë këmbët.

**501.** Ne jemi të ndershëm sepse kemi ardhur prej më të Ndershmit në këtë tokë.

**502.** Feja dhe kombi janë të pandashme sikur gjethja me ngjyrën jeshile.

**503.** Të nderuar, nuk është e vërtetë që islami është e vetmja fe të cilën e ka pranuar Allahu, por e vërteta është se islami është e vetmja fe të cilën e ka zbritur Allahu, ne e kemi pranuar.

**504.** Të gjitha veturat auspluhun e kanë mbrapa, vetëm shqiptarët e kanë para (bëhet fjalë për duhanin që e pinë).

**505.** Fjalia "Kurani dhe Shkenca" nuk është e vërtetë, e vërteta është se Kurani është Shkenca.

**506.** Çka ta merr mendja, a ke mundësi që ta hapësh një shkollë në Sllupçan e t'ua mësosh njerëzve sihrin – magjinë? Unë po të tregoj se nëse orvatesh të bëhesh evropian e të njëjtën ta hapësh, 500 kg e 500 gramë dinamit i ke prej duarve të mia pasdarke në themel.

**507.** Në Gjermani janë 73.000 shtëpi publike, ka tentativa shkencore që të mbyllen, ndërsa te ne po hapen!

**508.** Unë i kam vënë detyrë vetes që t'i dua dhe t'i nderoj bashkëmoshatarët e mi si dhe të angazhohem maksimalisht për të mirën e tyre. I dua të gjithë njerëzit njësoj, edhe të këqijtë në mesin e tyre, sepse kjo është ara ime dhe unë duhet të investoj në të sa më shumë që dheu i saj të jetë sa më kualitativ.

**509.** Duke e pasur parasysh se shëndeti i humbur e do një diagnozë të qëlluar, pastaj një terapi të qëlluar, nëse një popull

vuan prej diçkaje, ai vuan prej devijimit të rinisë, për shkak se rinia është "armatura" (themeli) i një populli e nëse ajo rini është e shtrembër, ai popull është i shtrembër. Duke e pasur parasysh se gjithçka prej atyre varet, gjithçka prej duarve të tyre del, duke e pasur parasysh se çdo revolucion, çdo mirëqenie, çdo mbrojtje, çdo gjë prej të cilës një popull ka shkuar para dhe është parë që ka shkuar para, kanë bërë dukuri të çmuara e nëse kanë bërë dukuri të çmuara e kanë bërë të rinjtë e një populli.

**510.** Rinia sot gjendet me një ballkon pa parmakë, në çdo moment pritet të shembet, tani neve po na dhemb fort, shumë po na dhemb kur po shohim se çfarë po ndodh kohëve të fundit me rininë tonë.

**511.** Po thonë se koha ka ndryshuar. Jo, gabim e kanë! E njëjta kohë është! Prej kur ka filluar të ekzistojë kjo botë, e njëjta kohë është! Bilbili të njëjtat tinguj i ka nxjerrë që nga fillimi i botës, urithi çdoherë e ka nxjerr dheun mbrapa, ende s'kemi dëgjuar që urithi e nxjerr dheun para, vetëm nëse e zbulojmë ndonjë urith robot.



**512.** Interesant, rinia jonë ka kohë të flenë edhe ditën edhe natën... Aty ku një rini e një populli për 5 vjet, 5 vjet x 365 ditë (1825), shndërrohet në një popull më i papunë, ai popull ka vdekur. Për fat të keq kjo na ka ndodhur neve; rrihet natën e flihet ditën, kjo i ka ndodhur popullit tonë, kjo është dhembja. Kujt i ka ndodhur kjo? Kjo i ka ndodhur rinisë tonë se: domi-notë, shahu, xhokeri e pokeri janë sendet më të rëndësishme që duhet të preken natën.

**513.** Nëse i pyesim më të vjetrit, ata në pyetjen se çfarë është duke ndodhur me rininë tonë, do t'iu përgjigjen me vetëm një fjali: *"Rinia e sot ka filluar të azdiset!"* Këtu qëndron edhe problemi, kjo është sëmundja.

**514.** Deri më tani më duhej t'ju them o rini e nderuar, dalëngadalë më duhet ta ndërroj e t'ju them o rini e vonuar.

**515.** Vjen i riu me veturë në shtëpi, i thotë mendja që veturën mos ta vendos brenda në shtëpi por ta lenë përjashta. Pse përjashta?! Për inati të komshiut, për inati të (x-personit), sepse e ka veturën më të mirë se ai... Vetëm dije se nëse ti ke nisur të azdisesh, komshiu yt ka nisur të bezdiset. O rini e nderuar, kapuni të gjithë për litarin e Krijuesit!

**516.** O ti i shkolluar, po të drejtohem kështu sepse Kurani Kerimi nuk flet për të pashkolluarit, nuk ka ajet në Kuran që flet për një shoqëri të pashkolluar. Unë jam duke folur për më të diturit, jo për të diturit. Prej ku e filloi ai më i dituri, prej ku e fillon dijen e vet? Ai e fillon prej adhurimit të Krijuesit të tij, prej këtu e fillon ai.

**517.** Lutjuni Allahut për vëllezërit tuaj natën kur ta mbyllni derën e dhomës ju ku flini, sepse nuk ka dobi shumë prej lutjeve publike. Mbylleni derën e dhomës ku flini, falni nga dy reqate namaz para se të flini, ngrehni duart aty e thuani: *"O Zot, po i hedh nevojat e vëllezërve të mi para të mijave, pranomi lutjet e mia dhe zbrite ndihmën atje te vendi!"*

**518.** Duhet të qëndrojmë të sinqertë e mos të bëhemi si dega në erë. Po e përsëris edhe njëherë: mos të bëhemi degë në erë. Çfarë do të thotë kjo? Degë në erë do të thotë të jemi degë e një peme të cilën era e lëkund në drejtim të veriut, ndërsa ajo nuk ka mundësi t'i rezistojë erës. Këtë që do ta them, do ta them me përgjegjësi para lexuesve, para dijetarëve, para të gjithë myslimanëve, se një miliardë e shtatëqind milionë myslimanë sot janë degë peme e cila nuk mund t'i rezistojë erës, nuk mund të bëhet këmbëngulëse, degë e cila nuk merr dot një vendim për vetveten.

**519.** E kanë pyetur një psikolog mysliman se pse gomari të rrëzon aty ku lëndohesh – s'mund të mbrohesh dhe ai është përgjigjur se gomari kurrë nuk të rrëzon pa ta marrë hakun, kurse kali të rrëzon atje ku të mbron, sepse të konsideron zotëri. Në mentalitetin e kuajve është se ti je zotëria i tij, kurse në

mentalitetin e gomarëve është se ti je polic i atij e ai është i burgosur te ti. Filozofia e gomarit brenda është se ai është i burgosur dhe synon një ditë të ta nxjerrë hakun.

**520.** Islami nuk është degë, myslimanët nuk mund të lejojnë që të tjerët të mbjellin degë peme te ata, sepse myslimanët janë rrënjë. Myslimanët janë trup! Myslimanët janë pemë frytdhënëse fillimisht për vete e pastaj edhe për të tjerët.

**521.** Asgjë nuk mund të bëhet për tjetërkënd, por vetëm për Allahun xh.sh.. Zgjimi yt duhet të jetë për Allahun, gjumi yt duhet të jetë për Allahun, puna jote duhet të jetë për Allahun, djersa jote duhet të jetë për Allahun, të menduarit tënd duhet të jetë për Allahun.

**522.** *"Fjala e kufrit, e mosbesimit e ka vendin poshtë dhe fjala e Allahut e ka vendin lartë."* Tani dy kandidatë janë për t'i votuar: njëri thotë: 'Në programin tim e kam ngritjen e fjalës së Allahut', ndërsa tjetri thotë: 'Në programin tim e kam zbritjen e fjalës së Allahut'. Cilin prej këtyre dyve e voton ky mentaliteti bashkëkohor i tanishëm?! Sipas mentalitetit sot, votohet ai që dëshiron ta zbresë fjalën e Allahut! Atëherë, mos të justifikohet dikush se hoxha ka argument, ndërsa argumenti është më i fortë se gjithçka e se çdokush. Ku është ai kandidati që e ngrit fjalën e Allahut?! Po nuk është pra! A nuk po e sheh se këtë që po e themi, kjo është e vërtetë?! Ku janë pra ata të Allahut xh.sh.?!

**523.** Interesant është me këtë popull të pashkolluar, me këtë popull të pa ngritur; selamin e arabit nuk e pranojnë, kurse naftën e tij e kanë shumë merak!

**524.** Unë i kam vozit me biçikletë gjithsejtë 50 mijë km. Edhe unë mendoj se në Ballkan jam i vetmi njeri që biçikletën e zbres poshtë për 50 shkallë. Nëse doni ta dini se a është kjo

përnjëmend a jo, gjejeni një biçikletë dhe unë ta zbres nesër prej 50 shkallëve teposhtë se ai është profesionalitet im.

**525.** Nëse diçka ka ngelur pa u formuar te besimtarët, ka ngelur pa u formuar zemra e tyre.

**526.** Edhe pse e jep jetën, edhe pse bën luftë, edhe pse përpiqesh në maksimum që të lartësohet fjala e Allahut, nëse mungon sinqeriteti, nuk kemi fituar asgjë, përkundrazi kemi dështuar, kemi humbur. Pra, çelësi i të gjitha punëve tona është sinqeriteti! Sa shumë njerëz dalin në luftë për hir të Allahut, duke e fshehur nijetin e vërtetë të tyre. Mirëpo jo, qëllimi dhe nijeti i tyre ishte që nesër nëse mbetesh gjallë, njerëzit të të nderojnë, të të respektojnë e të të thonë patriot për shkak se ke luftuar, ndërsa nëse vdes, të ta ngritin një përmendore, ashtu që të gjithë më pastaj të thonë se ke qenë trim i madh. Allahu na ruajt prej kësaj trimërie e cila të çon në Xhehenem. Amin!

**527.** Të pasurit janë ata të cilët kanë mundësi të financojnë. Mirëpo kë ta ndihmojnë, çka të financojnë? Sponsor i kujt je bërë? I ndonjë libri shkencor a fetar, i ndonjë studenti, ke ndihmuar ndonjë fukara? Për të gjitha këto krejt në rregull, mirëpo edhe këtu nevojitet sinqeriteti. Por, si është puna e gjithë atyre të cilët sinqerisht kanë ndihmuar koncerte, kanë financuar këngëtarë, janë bërë sponsorë të evenimenteve kulturore të cilat ama aspak nuk kanë pasur lidhje me fenë, me shkencën, por me të kotën?! Kësaj i thonë: qëllimi i mirë por në vend të gabuar.

**528.** Dituria, fundja fundja-fundja është para!

**529.** Nëse një njeri menjëherë pas lindjes e ngrehim në një lartësi ku nuk ka aspak ndotje të ambientit dhe ia dërgojmë ushqimet e pastra 100 %, i japim të pijë ujë 100 % të pastër, nuk e mundojmë aspak, nuk e mërzisim aspak, i mundësojmë jetë ideale, prapë se prapë edhe ai do të vdesë në momentin e caktuar d.m.th., fundi i tij do të jetë vdekja.

530. A ka mundësi një njeri që ta merr vijën e ujit dhe ta mbajë në shpinë për ta çuar deri te ara e vet?! Jo, nuk ka mundësi! Sepse është e pamundur që vija e ujit të bartet në shpinë dhe të kalohen mbi dhjetë arat e të tjerëve që të vaditet ara jote. Kjo nuk ka mundësi të bëhet! Atëherë, çfarë duhet të bëhet?! Ua lëshon ujin arave dhe më pastaj mbërrin te ara jote dhe e vadit arën tënde. Mirë, ti do të jesh i arsyeshëm që e vadit arën tënde! Këtë askush nuk mund të ta mohojë e të të thotë se e ke gabim se dëshiron që ta vaditësh arën tënde. Por, ti je i arsyeshëm deri te ara jote. Lidhur me veprimin tënd a thua çfarë do të thonë të tjerët? Të tjerët do të thonë se arat e huaja i ke vërshuar me ujë! Këtu sqarohet jo arsyeshmëria jote në veprim në sytë e të tjerëve, derisa në sytë e tu veprimi del si i arsyeshëm. Pra, kjo tregon se ti nuk je i sinqertë, nuk je muhlis. Nuk ia di rendin që të jetosh në këtë botë. Kurse, nëse në këtë botë nuk jetohet ashtu siç duhet me rend, atëherë asaj nuk i thonë jetë.



531. Statusi i evliasë jepet nga ana e Allahut, mirëpo ky status i lartë shpirtëror fitohet shumë lehtë te Allahu, nëse ti mundohesh, jep përpjekjen tënde, sepse ky status është i lëvizshëm; dikush bëhet evlia për shkak të shkallës së tij të lartë shpirtërore, për shkak të përkushtimit të tij në vepra të mira dhe largimit prej veprave të këqija, ndërsa dikush e humb këtë status (evlia) për shkak se fillon të anashkalojë veprat e mira dhe mos të ruhet prej të këqijave.



532. Jemi mësuar dhe kemi dëgjuar shpesh se shprehja 'evlia' tek ne merret për tallje. Një djalosh apo një njeri i mirë i cili bën vepra të mira në maksimum, ruhet me të madhe prej të këqijave, qofshin ato të këqijat apo mëkatet më të vogla, do të sulmohet nga disa njerëz në mesin e popullit tonë. Përse? Sepse vetëm pak të mira të fillojë të bëjë dikush ose të ruhet prej të këqijave, do të fillojnë të tallen me të: "Ja ky evliaja!" (në formë ironike, tallëse) Paramendoni, sot më shumë vlerësohet mekatari sesa njeriu i mirë e i devotshëm. A e dini se ka njerëz të cilët garojnë se cili po bën më shumë vepra të këqija e të shëmtuara, të gjitha këto në emër të krenarisë e mburrjes. Ka djem e burra

të cilët bëjnë gara se cili grumbullon më shumë pasuri, pavarësisht se a është haram apo hallall ajo pasuri. Ka njerëz të cilët garojnë se cili po bën kurvëri më shumë. Ruana Zot! Krejt këto në emër të krenarisë, mburrjes, në emër të asaj se cili është më mashkull e më Don Zhuan!

**533.** Ty djalosh i devotshëm, ti motër e devotshme e besimtare. Juve ju mbetet hatri pse ju thonë evlia. Madje ndoshta edhe turpërohemi prej kësaj fjale! Shikoni se në çka garojnë njerëzit e prishur e mëkatarë! Në punë të këqija. Kurse ty të mbetet hatri kur dikush të thotë evlia. Përkundrazi, ndjeje veten krenar për këtë, sepse ti je në rrugën e drejtë, vazhdo në vepra të mira, sepse kështu do ta përsosësh vetveten edhe më shumë. Ka edhe më keq se kjo. Sa të rinj janë të cilët nisen për të mësuar për t'u bërë hoxhë, pra për teolog e turpërohen për shkak të këtij profesioni. Për shkak se të tjerët, mjedisi, rrethi janë ata të cilët në kokën e tij ia imponojnë ndjenjën e inferioritetit për të qenë hoxhë, ndjenjën se për t'u bërë hoxhë është profesion i vjetruar, arkaik, demode, diçka që nuk është në trend.

**534.** Nëse e shohin ndonjë të ri duke shkuar në xhami, duke bartur tespihe në duar, menjëherë do t'i hidhen në sulm duke e etiketuar, duke e ofenduar në mënyra poshtëruese dhe duke u tallur me të. Disa prej tyre thonë: *'Eh, deri dje të gjitha të zezat i ka bërë, kurse sot nuk po largohet prej xhamisë!'* Këto janë fjalë idioteske, fjalë të njerëzve të cilët aspak nuk logjikojnë për rrjedhat e ngjarjeve në historinë e personalitetit njerëzor. Këta të rinj, edhe pse myslimanë, arrijnë të dëshpërohen prej këtyre fjalëve tallëse e ofenduese. Disa prej tyre madje arrijnë edhe të largohen nga rrugëtimi i tyre shpirtëror për shkak se nuk janë të fortë në besim, në iman dhe për shkak se shumë lehtë bien pre e fjalëve të këtyre injorantëve.

**535.** Ne myslimanët kemi nga dy shtëpi - një në oborrin tonë, një në oborrin e vëllait, kur kemi halle.

**536.** Nuk na kanë shkelur në qafë, përpos se me numër të madh të njerëzve të këqij!

**537.** Kompjuteri është mjet i cili kësaj bote i ka dhënë hap, për një hap për ta kërcyer 1000 vite më së paku, këtë e ka bërë kompjuteri.

**538.** O besimtar! S'ka emër më të madh se hoxha kur të thërras: "O besimtar!" Ai s'ka me çka të të nderojë më shumë.

**539.** Ne duhet të freskohemi, ne duhet të çohemi e të freskohemi e ta flasim fjalën e ta bëjmë punën e vërtetë. Duhet të freskohemi e të çohemi!

**540.** Kryejeni një punë dhe ecni në tjetrën punë. Kjo është mençuri! Kështu veprojnë të diturit!



**541.** A kemi pasur vepra e veprime të evliave në mesin e popullit tonë këtu? Po. Do t'ua tregoj një rast. Në Tetovë ka jetuar një shqiptar mysliman i cili ka qenë shumë i devotshëm. Ai sa herë që shkonte te çezma e qytetit në rrugën e tij (për shkak se atëbotë çezmat ishin nëpër sokakë), mbushte ibrikun me ujë dhe fundin e ibrikut e fshinte me dorë, për shkak se fundi i tij bëhej me dhe. Ai përse e bënte këtë? Për shkak se konsideronte se dheu që ngjitej në fund të ibrikut nuk ishte i tij, nuk ishte dheu i oborrit të tij. Ky njeri ishte hoxhë dhe quhej Xhemil. Po pra, hoxhë dhe Xhemil e kishte emrin. Ky hoxhë ishte prej atyre shqiptarëve që ishte maltretuar dhe keqtrajtuar prej sistemit të atëhershëm. Ja pra, ky është veprim i evliasë shqiptar.



**542.** Sevapi është nën hijen e sabrit. Ata të cilët bëjnë sabër, ata janë fituesit e mëdhenj, ata janë që nuk dështojnë kurrë, të cilëve xhirollogaria e sevapeve kurrë nuk u rri e zbrazët.

**543.** Nëse në këtë botë kemi qenë të sinqertë, atëherë në çastin kur do të dalim para Allahut xh.sh., ne do të shpëtojmë.

**544.** Defekti më i madh te myslimanët sot është se ata fenë e tyre të cilën Allahu xh.sh. e zbriti në Kuran me të gjitha të mirat, me të gjitha dukuritë, pa asnjë mangësi më të vogël, myslimanët e lanë dhe morën tabiate tjera. Faktikisht, gjeneratat e rritura në atmosferë jo islame, gjeneratat që janë rritur në fe me emër, gjeneratat që janë rritur si myslimanë e në islam vetëm formalisht, vetëm me foto, janë rritur në islam vetëm me emrin e asaj feje, pa e studiuar librin e tyre, pa e studiuar sunetin e tyre, pa u ngjyrosur me ngjyra islame brenda dhe jashtë, ata faktikisht, kur i bëjnë punët, thonë "jemi myslimanë", mirëpo nuk e dinë faktikisht se kjo është vetëm një nismë e asgjë tjetër.

**545.** Si ka mundësi, si mund të ndodhë që myslimani ta bëjë një punë për islam dhe të kujtojë se të njëjtën e ka bërë për Allahun xh.sh., ndërsa në realitet ai nuk e ka bërë për hir të Allahut?! Si ka mundësi që myslimani të jetojë një ditë dhe brenda asaj dite të gjitha punët e mira t'i kryejë dhe mos të jetë i sinqertë? Këtu nuk jam duke folur për atë mysliman që bën të këqija brenda ditës; ai nuk është prej nesh. Them se ai nuk është prej nesh, për shkak se ai që bën punë të këqija, ai nuk është i kësaj feje, sepse në këtë fe ka vend vetëm për punë të mira. Pra, fjalën e kemi për atë besimtar i cili bën punë të mira gjithë ditën, por nuk është i sinqertë.

**546.** Myslimani falet, myslimani i bën të gjitha punët e mira e nuk është i sinqertë!!! Për shembull, një mysliman ka vendosur të agjërojë një ditë prej ditëve të Allahut xh.sh., qoftë në Ramazan apo qoftë jashtë këtij muaji të bekuar. Mirëpo, ai e ka vendosur agjërimin ta bëjë me qëllim që të dobësohet. Pra, ai zgjohet në syfyr, e prish gjumin, nuk ha e nuk pi gjithë ditën, ashtu që nijeti i tij është që të dobësohet pak për shkak se është i trashë. Ky njeri ka agjëruar, por nuk ka qenë i sinqertë, nuk e ka pasur ihlasin në rregull, nuk ka qenë muhlis. Ka shumë prej njerëzve të cilët bëjnë punë e vepra të mira (ibadete): agjërojnë ditën, falen natën, por ja që nuk janë të sinqertë në atë që e bëjnë. Këto vepra Allahu xh.sh. nuk i paguan. Pra, Ai nuk i shpërblen këta njerëz për veprat e tyre dhe veprat e tyre disi

rrinë si të varura. Domethënë, peri në të cilin rrinë të varura veprat e këtyre njerëzve quhet sinqeritet. Përse ka agjëruar, përse është falur natën?! Ka agjëruar për t'u dobësuar, pra e ka përdorur agjërimin si ibadet i cili kryhet vetëm për Allahun e për askënd tjetër. Ky ibadet duhet të bëhet vetëm për hir të Allahu xh.sh. sepse i takon Atij.

**547.** Dikush e ka një rob dhe ka bërë nijet që të njëjtin ta lirojë, duke i thënë: *"Ti prej sot je i lirë, unë nuk jam zotëria yt. Ti je i lirë, sepse islami e garanton lirinë."* Mirëpo ky njeri nuk e liron robin në emër të Allahut, por për shkak se nuk ka para ose të shpëtojë prej sjelljes së keqe të atij robi. Pra, edhe ky nuk është i sinqertë sikurse agjëruesi. Tjetri niset për në haxh. Ai vendos për të shkuar në haxh dhe i bën të gjitha përgatitjet për të udhëtuar në haxh. Me t'u kthyer nga haxhi, gjatë bisedave ky haxhi i ri deklaron se *"Haxhi ishte punë e mirë të cilën nuk e kishim ditur. Shkoni atje! Mos e leni pa shkuar në haxh, edhe atë sapo t'i bëni paratë. Unë kam pasur problem me gjunjë për 20 vjet me radhë dhe askund nuk kam gjetur ilaç. Shkova në haxh dhe atje aspak nuk kam pasur problem me këmbët, nuk kam ndjerë dhembje në gjunjë. Pra, shkoni të gjithë ju që keni problem me shëndetin, sepse atje ishte nxehtë, atje nuk kishte reumë."* Paramendojeni haxhiun e mjerë! Mund ta paramendoni se ku ishte caku dhe qëllimi i shkuarjes së tij në haxh. Ai haxhin nuk e ka kuptuar si ibadet të caktuar, në një kohë të caktuar, me rituale të caktuara, në një vend të caktuar, por e ka krahasuar me banjën me ujëra termale në të cilën njerëzit shkojnë për t'u trajtuar prej sëmundjeve reumatike. Në vend se të flasë diçka për haxhin si ibadet, ai flet për shëndetin, për shërimin e sëmundjes, dikush tjetër flet për ndërtesat e infrastrukturën që i ka parë atje, dikush shkon në ekstrem dhe tregon se sa shtylla i kishte xhamia e Pejgamberit alejhis-selam! Edhe më interesant. Dikush në të kthyer nga haxhi, në vend që t'u tregojë njerëzve mbresat shpirtërore të haxhit, mbresa këto që gdhenden në shpirtin e besimtarit, ai bën udhëpërshkrim shumë të detajuar: *"Çfarë nuk kemi parë nëpër udhë?! Udhë e gjatë! Prej këtu e deri atje, dy javë! Kënaqesh duke parë. Do të shkoj edhe njëherë se ndoshta nuk kam parë bash mirë. Të shkoj e të shikoj e të kënaqem."*

**548.** Udhëtimi më i madh që mund të organizohet në këtë botë është haxhi.

**549.** Me një rast, një i painformuar mirë për çështjet e fesë, më pat thënë se fjala haxh do të thotë turist! Unë si hoxhë u detyrova që të reagoj mirë e mirë rreth mendimit të tij, duke i sqaruar atij se haxhi nuk është turizëm, por shtyllë prej shtyllave të islamit. Sikur të ishte turizëm, atëherë përse verimeve nëpër Durrës, Sarandë, nëpër Turqi e gjetiu nuk po u thuhet haxh, përse njerëzve që shkojnë nëpër pushime verore e dimërore nuk po u thonë haxhilerë?! Mirëpo, kur e mendoj se shumë myslimanë haxhit i japin përshkrime turistike, atëherë konstatoj se edhe ky i painformuar në një mënyrë ishte i informuar edhe pse gabimisht, sepse ai duke dëgjuar përshkrime të këtilla për haxhin nëpër ndeja, ka krijuar imazh turizmi. Ka disa të tjerë të cilët në haxh shkojnë për të bërë tregti, për t'i mbuluar shpenzimet e haxhit. Nëse myslimanët nisen me këto nijete, me këto qëllime, atëherë le të pendohen dhe le ta rishqyrtojnë edhe njëherë se a e meritojnë vërtet si duhet statusin e haxhiut.

**550.** Në mungesë të sinqeritetit, vepra mbetet e thatë, shterpe dhe pa shpërblime.

**551.** Shkollimi duhet të niset për hir të Allahut e pastaj vijnë punët tjera të dynjasë si punësimi, statusi intelektual, paraja etj. Kur të nisesh për t'u shkolluar, për t'u arsimuar dhe për të mësuar, mos i mendo gjërat që do të vijnë pas këtij shkollimi, mos e mashtro veten duke thënë: pasi që do të shkollohem do të hyj në punë, do të bëj para, do të bëj banesë, do të blej një veturë, do të kam mundësi që çdo vit të shkoj nëpër pushime etj., duke harruar nijetin dhe sinqeritetin gjatë viteve të shkollimit, sepse të gjitha këto janë të mira kalimtare të cilat Allahu ua jep robërve të Tij e të cilat konsiderohen stoli të kësaj bote, të mira materiale dhe shpirtërore, ndërsa të gjitha këto në një mënyrë janë sprovë për njeriun.

**552.** Allahu ka dërguar shenja, argument e dëshmi për ekzistencën e Tij në këtë botë, ndërsa njerëzit janë bërë të verbër, duke ia kthyer shpinën këshillave të Tij: *"Lëri aman këto gjëra të kota e mos na lodh. Neve si popull feja na ka lënë mbrapa!"; "Kjo është fe e arabëve e jo e jona"; "Le ta mbajnë ata me fustane, ne jemi në Evropë, nuk kemi nevojë për fe aziatike"; "Gjashtëqind vjet nën Turqi dhe të rrimë nën fenë e okupatorit tonë?!"* Këto janë zërat e sotëm që dëgjohen shumë në mesin e shqiptarëve, madje disa prej këtyre njerëzve që i thonë këto fjalë i kanë emrat e mbiemrat myslimanë, kanë prindër dhe familje myslimane. Këta janë që ia kanë kthyer shpinën këshillave të Zotit, për shkak se ata janë të verbuar qysh në këtë botë, janë të njëanshëm, nuk logjikojnë, nuk kanë lexuar, të gjitha gjërat që i dinë rreth islamit, të gjitha i kanë me të dëgjuar, këta janë të cilët islamin e myslimanët i sulmojnë për shkak të 'pretendimit të tyre të vetëm se shqiptarët duhet t'ia mësyjnë perëndimit e jo lindjes, për shkak se bota perëndimore ka përparuar kurse ajo lindore jo.' Të shkretët krejt harrojnë se islami i takon edhe lindjes edhe perëndimit, edhe veriut edhe jugut.



**553.** Ata që dinë për dallim prej atyre që s'dinë, rrugët e mbyllura i hapin! Pse i hapin? Sepse dinë t'i hapin, ndërsa ata që s'dinë t'i hapin nuk i hapin sepse s'dinë t'i hapin.

**554.** Punën që e bën, fute në sitën e Kuranit dhe të sunetit dhe më pastaj hesht, harroje që e ke bërë, prit shpërblim prej Allahut e jo prej njerëzve, kështu pra përmirësohet sinqeriteti.

**555.** Neve na udhëheq nefsi në mendimet tona, ne nuk dimë ta frenojmë atë, ne nuk dimë të dialogojmë kështu me nefsin tonë, për shkak se sot jetojmë në kohën e turbullirave, në kohën e çrregullimeve, në kohën e fesadit, në kohën e muzikës së çoroditur, në kohën e përgojimeve të mëdha. Njerëzit në të kaluarën kanë përgojuar një me një, kurse sot përgojohet një me shumë, shumë me një. Këtë e kanë mundësuar mediumet, këtë e ka mundësuar interneti, telefonat etj. Sot është koha kur njerëzit aspak nuk zgjedhin mënyrën se si të fitojnë. Për ta, fitimi

haram është prioritet. Shesin drogë, shesin alkool, shesin kaseta e kompakt disqe me përmbajtje shfrenuese e neveritëse. Për këtë shkak, sot mungon sinqeriteti, mungon ihlasi, i jepet përparësi nefsit e epsheve dhe për këtë sot na udhëheq nefsi në mendimet, idetë dhe në punët tona.

**556.** Edhe myslimani është njeriu më i sinqertë që ka shkelur në këtë tokë! E nëse nuk është i sinqertë, ai ka problem me programin jetësor të cilin ose e ka huazuar prej tjetërkujt ose ka bërë vetë ndonjë lëshim në fenë e tij. Me një fjalë, myslimanët për islamin dinë më pak! Ata dinë shumë gjëra për fenomenet tjera, por për fenë e tyre dinë shumë pak. E pse kështu?! Për shkak se myslimanët janë bashkësia e vetme e dhënë pas të huajve. Kush imiton sot tjetërkënd më së shumti? Më së shumti të tjerët i imitojnë myslimanët. Myslimanët i imitojnë të tjerët në veshje, në sjellje, në punë, në fe, në veprime. Shkurt, myslimanët sot imitojnë verbërisht të gjithë popujt që jetojnë në sipërfaqen e Tokës.

**557.** Të rinjtë tanë për model nuk e marrin Muhamedin sal-lallahu alejhi ue sel-lem, nuk i marrin sahabët, tabiinët, gjeneratën e parë, imamët e mëdhenj, pasuesit e Muhamedit sal-lallahu alejhi ue sel-lem, por ata imitojnë dhe marrin për model njerëzit që nuk janë myslimanë, njerëzit që nuk kanë lidhje me besimin dhe me fenë tonë. Ata modelohen sipas artistëve, këngëtarëve, fotomodeleve të shumta, ata imitojnë në mënyrën më të shëmtuar të gjithë këta. Madje, ata shkojnë aq në ekstrem, saqë imitojnë të tjerët në imtësira. Ata vishen dhe jetojnë jetën e Stojanit, Xhejmsit e Billit, ndërsa dëshirojnë të vdesin sikur myslimanë. Këto nuk mund të bashkohen. Të jetosh jetën si jomysliman e të vdesësh si mysliman! Në gjuhën arabe në lëndën e logjikës është një definicion shumë i bukur: *"Dy të kundërta nuk bashkohen!"* Po pra, dy të kundërta nuk bashkohen! Edhe ditë edhe natë përnjëherë, nuk mund të bëhet! Edhe i pasur edhe fukara, edhe i shëndoshë edhe i sëmurë, edhe i madh edhe i vogël, edhe i zi edhe i bardhë, edhe në xhami edhe në kishë në të njëjtën kohë, nuk është e mundur! Nëse

bazohemi në sensin e logjikës se 'dy të kundërta nuk bashkohen', atëherë si mund të pranohet fakti se myslimanët sot veprojnë në kundërshtim me logjikën: Edhe mysliman edhe pa namaz! Edhe mysliman edhe mos ta largojë të keqen që e bën! Edhe mysliman edhe pa zeqat! Edhe mysliman edhe pa ramazan! Edhe mysliman edhe birrë e raki! Edhe mysliman edhe bixhoz të luajë! Edhe mysliman edhe vjedhës! Sa kanë kuptim këto kundërthënie nëse mund të shprehemi kështu. Vetë kundërthëniet nuk mund të kanë kuptim, atëherë si mund të kanë kuptim veprimet e myslimanëve sot?!

**558.** Një njeri është burgosur, një popull, një parlament, një grup njerëz thonë se duhet të dalë nga burgu, ai që e di e ai që s'e di thotë se s'duhet të dalë nga burgu. Ai për asnjë gjë tjetër nuk e bën përveç se nuk di! Ka dallim ta dish një gjë dhe ka dallim të madh atë mos ta dish! Deri ku mund të shkojë larg me vepër ai nuk e di? Ja çka bën ai që s'e di: atij ia merr mendja se shtëpinë e vet për grua edhe për fëmijët e vet mund ta ndërtojë vet pa mjeshtër dhe fillon ai ta ndërtojë atë dhe me të vërtetë 'mundet' se i vendos tjegullat edhe kulmin edhe natën shtëpia e tij shembet mbi fëmijët e tij mbi kokë. Pra ai që s'di e mbytë vetveten! Ai që s'di mund ta hajë për koke mendimin e vet!



**559.** Feja mësohet duke ndenjur me myslimanë.

**560.** *"A edhe prej pusit mund të bëhesh ministër a?"* Jo, nëse do Zoti, prej nëpunësit mund të bëhesh ministër i financave, prej më poshtë se fundi i bunarit mund të bëhesh nëse do Zoti!

**561.** Sot në këto kohët e tona ka njerëz që nuk pranojnë të amnistojnë njerëz të burgosur pa pikë faji fare, sepse tuten që po ju humb burrëria burrërore – burrëria ligjore. Amnistia është e lidhur ngushtë me njeriun e burgosur nëse ai ka faj ose s'ka e konkret kur s'ke faj, amnistia është obligim, kur s'ke faj ajo s'është amnisti por ajo do dëmshpërblim.

**562.** Jusufi alejhis-selam, pejgamber i Allahut, u fut në sprovat më të thella të jetës së kësaj bote, u manipulua me të në mënyrat më të ndryshme, derisa edhe dora e grave mori hise në përzierjen e shkëlqimit të jetës së fytyrës së bardhë të një pejgamberi prej pejgamberëve të Allahut.

**563.** Të edukuarit flasin vetëm edukativisht.

**564.** Rrotacioni i jetës është ligj i Allahut, këtë ligj s'ka kush që e ndalë. Ky nuk është ligj në të cilin mund të përzihet dora jote dhe dora ime dhe të ndalet rrota e sjelljes, sepse Allahu ka thënë se kjo rrotë, ky bosht është në dorën e Tij.

**565.** Mësimi dhe dituria nuk përfundon me mbarimin e shkollës fillore, shkollës së mesme, fakultetit, me mbarimin e magjistraturës, nëse doktorojmë apo nëse bëhemi akademik. Përkundrazi, dituria duhet të jetë ajo që duhet të na përcjellë deri në varr.



**566.** Për të ditur, duhet të kalosh nëpër bankat e shkollës ku dinë njerëzit e ajo bankë, ajo shkollë e ka një emër. Ato nuk janë dy shkolla, ajo është një shkollë, ajo e ka emrin 'Shkolla Islame'.

**567.** Njerëzit e painformuar, ata që nuk kanë lexuar, ata të cilët nuk kanë dëgjuar ligjërata të hoxhallarëve të shumtë në trojet tona, hamenden shumë kur bëhet fjalë për besimin në Zotin. Ata shkojnë aq larg në ekstrem kur parashtrojnë pyetje të natyrave të ndryshme. Disave që ende nuk u është plotësuar sa duhet bindja, të cilët ende disi nuk e perceptojnë si duhet ajetin e Kuranit, në të cilin thuhet: **"Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami."** (Ali Imran, 19), parashtrojnë edhe këso pyetje: *"Hoxhë i nderuar, ne po e dimë se islami është besim i vërtetë (pra e pranojnë), por edhe fetë tjera (besimet tjera) janë fe (por edhe këtë duan ta pranojnë)?!"* Ata kanë të drejtë të parashtrojnë këtë pyetje me qëllim që të mësojnë, por nuk kanë të drejtë që nëpërmjet pyetjes të tregojnë bindjen e tyre se përveç islamit, ka edhe fe tjera që pranohen. Jo kurrsesi, sepse ata bëjnë një gabim trashanik!

**568.** Ndonjë jomysliman mund t'ju afrohet juve dhe t'ju pyesë: Prej kur është feja juaj? Përse thoni se islami qenka që prej njeriut të parë, Ademit alejhis-selam? A dini si t'i përgjigjeni? A keni mundësi që t'ia mbyllni atij gojën e t'ia çelni mendjen për ta pranuar të vërtetën? Po, keni mundësi. Vetëm pyeteni atë njeri se përse nuk e pranon Muhamedin sal-lallahu alejhi ue sel-lem si të dërguar të Allahut! Këtu qëndron i gjithë problemi. Përmendjani atij lirisht se: Ne si myslimanë i pranojmë të gjithë pejgamberët që i ka dërguar Allahu, prej te Ademi alejhis-selam e deri te Muhamedi alejhis-selam, sepse të njëjtit (pra një numër i tyre) janë përmendur në Kuran. Madje, nëse bashkëbiseduesi juaj është i krishterë, lirisht mund t'i thoni atij: Ne edhe Isain (Jezusin) alejhis-selam e pranojmë si pejgamber dhe nëse nuk e pranojmë atë si pejgamber të Zotit, vihet në pikëpyetje besimi ynë! Pra, ne e pranojmë edhe 'Jezusin e tyre' (kushtimisht e them këtë) si pejgamber, ndërsa ata i pranojnë të gjithë të dërguarit, por vetëm Muhamedin sal-lallahu alejhi ue sel-lem jo. Përse?! Pejgamberët janë hallkat e zinxhirit të madh të pejgamberisë. Nëse zinxhirit ia këpusim njërën hallkë, athua a do të jetë i ngjitur zinxhiri? Jo, kurrsesi. E pra, këta të tjerët (të krishterët dhe hebrenjtë) ia kanë hequr një hallkë besimit, duke mos e besuar Muhamedin sal-lallahu alejhi ue sel-lem (të krishterët dhe hebrenjtë) dhe duke mos e besuar edhe Isain alejhis-selam (hebrenjtë). Për këtë, ne themi se islami është që prej fillimit të njeriut të parë, pra prej te Ademi alejhis-selam e deri te Muhamedi sal-lallahu alejhi ue sel-lem.

**569.** Prej xhamisë nuk dilet pa kuptuar, për shkak se për atë shkohet në xhami – shkohet për ta kuptuar një gjë.

**570.** Xhemat i nderuar, vitet që kanë kaluar, nja pesë dekada me radhë (një dekadë i ka dhjetë vjet), pesë dekada tjera para këtyre, d.m.th. dhjetë e këto dhjetë bëjnë një shekull, kemi qenë të dënuar prej Allahut dhe dënimin e kemi mbajtur. Ligji që është ekzekutuar mbi ne, ne e kemi mbajtur! Prej vitit 1912 e deri në vitin 1998 ne kemi qenë në burg dhe e kemi mbajtur ligjin, ne edhe sot jemi duke u dënuar dhe duke e mbajtur. Ne

jemi shqiptarë myslimanë në Ballkan nja gjashtë a shtatë milio-në aq sa jemi, anekënd botës jemi nja 20 milionë, të rraskapitur deri në pikën e fundit, të ikur, të çoroditur. Ne i nderuari xhemat, ne e kemi mbajtur dënimin dhe nuk na u ka bërë neve asnjë lloj amnistie që prej vitit 1912 e gjer më tani e që të na pakësohet dënimi – të na lëshojnë më herët, për shkak se ata që nuk kanë ditur për të na amnistuar, ata edhe sot nuk po dinë. Mbeturinat e vjetra, ata që nuk dinin ta bëjnë në të kaluarën, edhe grimcat e atij sistemi sot nuk po dinë t'i amnistojnë. Ata nuk kanë faj se nuk dinë se ata kurrë nuk janë shkolluar në shkollën e atyre që dinë.

**571.** Nuk guxon asnjë mysliman prej nesh të mendojë se 'pasi unë jam mysliman, pse të vuaj?'

**572.** Njeriu jonë e paramendon hajdutin e Kumanovës se njëmend është rebel dhe fukara kur vjedh. Mendon se kur vjedh në trenin Zagreb – Beograd duhet të jetë fukara (i llastuar)! Jo, atje është gangster për të vjedhur! Mund të jetë gangster me famë dhe me librezë! Pra, gangster i çuditshëm!

**573.** Ai popull i cili ka çifteli dhe jeton i lidhur fort me të, ai është populli më i varfër në botë, sepse çiftelia nuk është art, ajo është varfëri!

**574.** Të mëdhenjtë jetojnë për shoqërinë, të vegjlit jetojnë për vetveten.

**575.** Ne gjithmonë më shumë kemi punë sesa kemi kohë.

**576.** Sistemin demokratik do ta rrënojnë demokratët.

**577.** *"Pse mos ta hamë mishin e derrit, edhe atë e ka krijuar Allahu?"* Kështu më tha njëherë në vitet e 90-ta një njeri në një tribunë. Unë i thashë se ti nëse je kaq i mençur, nëse je kaq i ditur (po të shoh se qenke një talent i veçantë dhe të kam lakmi se talentët i dua shumë), a bën të të pyes tash? Më tha pyet

lirisht! I thashë: *"Kur të vijnë mysafirët te ti çka ju përgatit – çka ju servon për të ngrënë?"* Tha: *"Qengj deleje!"* I thashë: *"A bën të të thërras unë në darkë një natë dhe ta pres një mace sepse edhe atë e ka krijuar Allahu? A bën ta pres një qen kur të vish tek unë sepse edhe atë e ka krijuar Allahu? Të gjitha këto i ka krijuar Allahu, asnjë nuk është ndërtuar te kovaçi!"* Më tha: *"Lëre se më mbyte!"* I thashë: *"Jo, të kam ringjallë se deri tash ke qenë pa shpirt, të kam ndihmuar që të jesh i gjallë – të dish të mendosh se nuk janë sendet ashtu si i ke menduar!"*

**578.** Gjithmonë fitues është ai i cili shet mallra (prodhime) të ndryshme, humbës është vetëm ai që shet tokë.

**579.** Ai është Allahu jonë që e besojmë ne! Para se t'i krijojë sendet, Allahu i di se si kanë qenë kur kanë qenë të pa krijuara. Pasi t'i krijojë Ai i di ku janë dhe si janë të krijuara. Kur Ai vendos t'i zhdukë, pasi t'i zhdukë i di të zhdukurat se si kanë për të qenë.



**580.** Gazmendet tona i kemi konvertuar. Kemi pranuar adetet dhe traditat e huaja, ndërsa i kemi lënë adetet e traditat tona. Shtëpitë tona në të cilat ka jehuar gazmendi i lindjes së fëmijës, i synetisë, i martesës së fëmijëve tanë, tashmë janë bërë varre, sepse të njëjtat po i mbajmë nëpër restorante luksoze, me harxhime të mëdha, duke u përzier gjinitë, me alkool, duke sjellë muzikantë e duke vallëzuar deri në sabah. Çfarë i thuhet kësaj? Nëse ky nuk është konvertim i traditave, atëherë çfarë mund të jetë?! Të gjitha këto bëhen në emër të modernizmit dhe në emër të demokracisë.



**581.** Të sinqertit janë ata që nuk ekspozohen, nuk rrahin gjoks para të tjerëve se janë aty, ata nuk janë prej atyre njerëzve të cilët e ngrehin zërin me qëllim që t'ua bëjnë me dije të tjerëve se janë në atë mjedis. Ata janë të heshtur, janë të qetë, janë njerëz me moral, janë të ndershëm, ata nuk janë të fiksuar pas imponimit me çdo kusht.

**582.** Myslimanët janë shumë, mbi 1 miliardë e 800 milionë myslimanë anekënd botës, por zëri i tyre është i heshtur. Ata janë të shpërndarë si kurrë më parë, por nuk vlen shpërndarja e tyre, sepse ummeti nuk duhet të jetë rrobe e leckosur, pjesët e së cilës janë të shpërndara anekënd rreth saj, por përkundrazi ky ummet duhet të jetë sikurse një rrobe e re, e mirë, e qepur që t'i përshtatet të gjithëve dhe të jetë vetëm një rrobe.

**583.** Armikun ke të drejtë ta gënjesh, ta përvëlosh duke e gënjyer, sepse ata neve po na gënjejnë; disa po na gënjejnë me shkop në dorë e disa po na gënjejnë me laps në dorë. Po, të dy palët po na gënjejnë.

**584.** E lexon librin "The Prince" – "Princi – Sundimtari" – "El-Emir" edhe bëhet politikan menjëherë. A ke dëshirë ta dish se kush është Makiaveli dhe libri i tij "Princi"? Po, unë po të shpjegoj shkurt! Hitleri për çdo natë para se të flejë e ka lexuar gjysmë orë librin e tij, kur ka fjetur – ka fjetur me librin e Makiavelit nën kokë. Aq është libër 'i mirë'! Musolini kur ka vdekur, e ka vënë në gjoks! Politikanët këtë libër e konsiderojnë sikurse myslimanët Kuranin! Aq është 'i mirë'! 'I mirë' apo? *"Na e trego ndonjë të mirë prej atij libri?"* Në atë libër, Makiaveli ka thënë se nëse dëshiron që dikujt t'ia marrësh arën, duhet aty afër ta ndërtosh në çadër. Ti i bën zullum atij aq shumë saqë ai ikë prej arës së vet e pastaj ajo bëhet e jotja! Hajde pra, na trego tash, a ka në islam diku punë të tilla, a merret islami me gjëra të tilla? Jo! Prej kësaj fjalie është marrë Palestina! Hebrenjtë kanë ardhur në Palestinë në vitin 1948 dhe i kanë ndërtuar çadrat e veta rreth arave të palestinezëve dhe u kanë bërë aq shumë zullum saqë janë detyruar t'i shesin e tash ata (hebrenjtë) po thonë se 'ne jemi në vendin tonë' se 'ne e kemi blerë'! Me librin e këtij (Makiavelit) ende toka po merret, ende toka tjera po shkelen!

**585.** Islami ka thënë se ti je shumë i ulët nëse ty të intereson një grimcë dheu nga ara e tjetrit.

**586.** Çantaxhinjtë dhe kravataxhinjtë e shtrenjtë janë nxënësit më të dashur dhe më të bindur të librit "The Prince" të Makiavelit!

**587.** Dikush të vërtetën po e kërkon në ideologji të ndryshme; në marksizëm, në komunizëm, në krishterizëm, në mendime të ndryshme filozofike. Po harrojnë myslimanët se e vërteta e vetme është në Librin e Allahut, pra në Kuran, në këtë libër me 6 mijë e disa ajete. E vetmja e vërtetë e pakontestueshme janë fjalët e Allahut, komentimet e vetme të vërteta të këtyre ajeteve janë fjalët (hadithet) e Pejgamberit Muhamed sal-lallahu alejhi ue sel-lem.

**588.** Nëse ti shet në dyqanin tënd, nëse ti bën tregti, nëse punon në kopshtin tënd, nëse ke fabrikë private, nëse e ruan hotelin tënd, nëse ti prenë flokë, qepë rroba e sa e sa punë të tjera, të gjitha pra vijnë pas namazit. Ti e ke farz që ta mbyllësh dyqanin dhe të shkosh në namazin e xhumasë, sepse çfarëdo që të punosh në kohën e këtij namazi, ti e ke haram. Vërtetë fitimin e ke çuar në shtëpi, nuk ke luajtur me çmime dhe kamatë nuk i ke vënë, sigurisht që nuk i ke gënjyer as bleresit, mirëpo pse nuk e ke mbyllur dyqanin për të shkuar në faljen e xhumasë, ti e ke haram pasurinë që e ke fituar. Përndryshe, sikur ta kishe falur xhumanë, pra sikur t'i kishe kryer obligimet e Allahut xh.sh., pastaj të shkoje dhe ta hapje dyqanin me 'bismilah', pra kjo shitje në dyqan më pastaj si do ta kishte emrin? Ajo nuk do ta kishte emrin 'punë' siç i themi zakonisht. 'Punë' quhet në sistemet laike, ndërsa te ne myslimanët nuk quhet punë. Ne myslimanët të gjitha veprimeve të mira e të dobishme u themi 'ibadet' (adhurim i Zotit në një koncept shumë më të gjerë), ndërsa fjala 'ibadet' paguhet. Ibadeti është fitimi më i mirë. Allahu xh.sh. e paguan. Me çfarë e paguan?! Më tepër sesa me çmimet me të cilat shesim, sepse çmimet që i vendosim nëpër sendet e artikujt që i shesim nëpër dyqane, janë çmime shumë të vogla krahasuar me shpërblimet e Allahut xh.sh.

**589.** O i ri! Ty të presin shumë obligime të cilat as që i merr parasysh. Duhet të përgatitesh për të bartur përgjegjësi të mëdha. Ti o i moshuar! Edhe ty të presin obligime të mëdha, ndoshta jo sikur të të rinjve, mirëpo më së paku që mund të bësh është që të rinjve t'ua tregosh rrugën e drejtë, rrugën drejt së cilës duhet ata të shkojnë.

**590.** Ndihma e Allahut nuk është sikurse ndihma e një shoku, miku, jarani, ndihma e ndonjë institucioni, ndihma e shtetit, por është ndihma e të Plotfuqishmit, Gjithëmundshmit.

**591.** Gjersa isha në Tiranë për disa analiza mjekësore në vitin 1993, dëgjova shumë gjëra të shëmtuara në këtë institucion shëndetësor. Mjeku që më kontrolloi personalisht ishte po ai mjeku i cili e kishte kontrolluar Enver Hoxhën. Ajo që ma vrau veshin dhe që ma lëndoi zemrën ishin fjalët që i dëgjova prej tij. Gjatë një bisede me mjekët dhe kolegët e tij, mjeku tha se ata për Rexhep Qosjën duhet të flasin me respekt të madh, sepse sipas tij, Qosja na qenka pejgamberi ynë!!! Pata dëgjuar se edhe Ibrahim Rugova na ishte pejgamberi i shqiptarëve. Jo hazreti Ibrahimi, ai i Kuranit që shpjegohet në xhami, por Ibrahim Rugova. Disa shkuan aq larg, saqë shumë figurave kombëtare shqiptare si Skënderbeut i përshkruan cilësi të pejgamberisë! Pra, shikoni se sa larg shkuan gjërat. Përse? Për shkak të padi-turisë, injorancës në fe, në religjion. Jo, kot e kanë. Ata me këtë vetëm e fundosin veten e tyre në skëterrë, në mëkate dhe në zjarr. Allahu xh.sh. qysh moti kohë ka vulosur karvanin e pej-gamberëve me Muhamedin alejhis-selam si i dërguari i fundit.

**592.** Disa lexojnë vetëm atë që shkruan në rreshta, ndërsa disa kanë aftësinë që të lexojnë atë që është ndërmjet rreshtave.

**593.** Disa aq shumë janë të dehur nga nacionalizmi i tyre, saqë për Ademin alejhis-selam thonë se ka qenë shqiptar, disa të tjerë se ka qenë arab e kështu me radhë.

**594.** Përparimi jonë varet nga ne, kurse rezultatin e jep Zoti. Ne duhet të jemi ata të cilët do ta zhvendosim murin e islamit (nëse islami ka mur) larg në veri, me qëllim që edhe kombet tjera në Evropë ta shijojnë ëmbëlsinë e islamit e të drejtësisë në Tokë.

**595.** Ndoshta si popull jemi pak, por mos harroni se shumë herë Allahu ia ka dhënë fitoren pakicës kundrejt shumicës. Për këtë, vetëm le të bëhemi të sinqertë në atë që jemi (në fenë islame) dhe le të punojmë, rezultati nuk do të mungojë nëse do Zoti!

**596.** Si të bëhet në këtë botë zullum, inshallah - në dashtë Allahu, i takojmë atyre që na bëhet zullum - padrejtësi e nuk jemi prej atyre që bëjmë zullum.

**597.** Nuk ka nder më të madh prej anës së Allahut se ai kur e thërret njeriun: *"O robi im!"*



**598.** Njerëzit që e akuzojnë islamin, inatçinjtë e islamit tonë (p.sh. thonë se Zoti është treguar i padrejtë sepse ka urdhëruar që vjedhësit dhe vjedhëses t'u pritet dora) dhe na i flasin disa fjalë (me akuza). Na i thonë prej së largu, na i thonë në tavolinë edhe çohen e shkojnë! Nuk rrinë deri në fund që të bisedojnë, këta nuk kanë kurriz, nuk kanë sistem nervor, nuk kanë memorie që të qëndrojnë deri në fund.

**599.** Kush është më i miri prej neve? Ai që i ka injeksionet më të forta e ia shkel kokën, ia vë këmbën në qafë e nuk e lejon xhelozinë të të bëjë të sëmurë.

**600.** Kur të sulmon armiku, hidhërimin duhesh ta trazosh shumë, shumë së tepërmi që të bëhesh i ashpër, që ta frikësosh armikun me shikim, kur të shikon ty, ai të plasë, veç me të shikuar t'i plasë zorra qorre.

601. Atij që i imponohet të ligjërojë aty për aty në një mjedis, pa ua njohur mentalitetin të pranishmëve, i ngjan udhëtarit që dëshiron t'i hipë trenit në lëvizje.

602. Mua po më duhet t'ju flas xhemat i nderuar me shembuj të thjeshtë, që të kuptoni më mirë, ndërsa sikur të ligjëroja nëpër universitete, do të ishte ndryshe dhe do të përdorja shembuj tjerë.

603. Sëmundja e diturisë është harresa, kurse ilaçi i saj është përsëritja.

604. Të rinjve tanë, gjënë e parë që mund t'ua gjesh në xhepat e tyre është pasaporta.

605. O ju rini e dashur, ju dua fort dhe pikërisht kjo dashuri është për ju që po më bën ta ngre zërin kaq lart.

606. Në çdo moment jam i gatshëm të vdes për këtë popull.

607. Fjalët e vërteta shkaktojnë stuhi, tërmete e vullkane, kurse fjalët e rreme përkëdhelin, llastojnë dhe miklojnë. Ne do të vazhdojmë ta flasim të vërtetën sado e hidhur t'i duket dikujt, sepse kur e vërteta del në shesh, atëherë shpirtrat e prirë kah e mira qetësohen, kurse shpirtrat e prirë kah e keqja tmerrohen e tërbohen.

608. Ju do ta kuptoni, por jo inshallah kur të bëhet vonë për gjithçka, ngase atëherë asgjë s'do t'ju bëjë dobi, sepse kur t'ju kthjellohen sytë e mendjes e me to të shihni qartë, druaj se do t'ju dobësohen sytë e ballit.

609. Kur vdes një dijetar hapet një zbrazëtirë e madhe në popull që nuk plotësohet ndryshe veçse me një dijetar të ngjashëm.

**610.** Ç'është kjo gjithësi *'pa kufi'* e kjo botë e ndërlikuar në të; kjo botë e cila në krahasim me gjithësinë është sa një pikë në oqean; ç'është kjo jetë kaq interesante dhe ç'jam unë në të?! Të gjithë po dalim nga terri i mitrës dhe nisemi kah terri i varrit; po përse?!

**611.** Ne në këtë botë dëgjojmë gjithkënd dhe gjithçka, por jo edhe vetveten. Ne para së gjithash kemi nevojë ta dëgjojmë vetveten. Veten s'mund ta dëgjojmë përderisa jemi të bombarduar me perceptime: biseda të kota, thashetheme, shpifje, informacione të panevojshme, muzikë etj. Vetveten mund ta dëgjojmë vetëm atëherë kur të tërhiqemi pak në vetmi dhe t'i themi vetes: "deri kur kështu?!"

**612.** E jeta është stacion transit: të gjithë jemi vetëm në udhëtim kalimthi, duke u ndodhur gjithnjë në mes tri gjërave: të mirës e cila kalon shpejt, sprovës – të keqes e cila vjen dhe mund të na befasojë në çdo çast dhe vdekjes e cila i merr të gjitha. Kjo botë gjithsesi do të shkatërrohet e nuk do të mbetet për hir të askujt. Në njëfarë mënyre kjo jetë mund të quhet edhe para jetë, një parapërgatitje për të hyrë në jetën e vërtetë që pason.

**613.** Mjerë ai që ka mundësi ta dëgjojë fjalën e Allahut, kurse e lakon rrugën, duke e kthyer shpinën në mospërfillje... si do të mund ta shuajë etjen, duke pirë ujë të njelmët?!..., si do të mund ta gjejë rrugën në shkretëtirën e errët?!

**614.** Për çdo hap që hidhni lypset dituri. Nuk ka kohë për të çuar kot..., se mbeteni të paaftë e të padijshëm.

**615.** Kursija e xhamisë nuk flet ide të njerëzve të posaçëm, të veçantë apo të rëndomtë. Këtu shpjegohen gjëra që vijnë me neve, këto në letër s'janë tonat, janë të Allahut edhe të pejgamberit alejhis-selam.

**616.** Si të mendojë dikush që islami ka ardhur prej Mekës e prej Medinës e ka gabim, islami ka ardhur prej qiellit të shtatë.

**617.** Islami ka depërtuar shumë thellë në anën shpirtërore të njeriut dhe e ka studiuar atë, shumë thellë në anën psikologjike. Ka njerëz që e kanë përfunduar fakultetin e psikologjisë, ndërsa ende babës së tij nuk ia ka mësuar tabiatin – zakonin! Islami ka depërtuar në tabiatet e njerëzve brenda me shigjetat e materialit të pasur edhe të pastër mrekullues.

**618.** Mos u bën sahat në dorën e huaj e me të kurdis të tjerët kur të duan dhe si të duan.

**619.** Në xhami nuk ka "s'mund të vij". Asnjëherë s'ka kështu! Ka vetëm me një rast; "s'po vij"!

**620.** Një hoxhë e zbukurojnë disa dituri modeste shkencore, por edhe një student e zbukurojnë disa ajete nga Kurani me komentin e tyre, disa hadithe të pejgamberit alejhis-selam me komentin e tyre.

**621.** Në tre vende ke të drejtë të gënjesh; gruan ke të drejtë ta gënjesh, në luftë ke të drejtë të gënjesh dhe në paqe ke të drejtë të gënjesh, por jo në kuptimin e 'rrenës' me 'RR' të madhe të shtypit, por me 'rr' të vogël të shtypit, sepse nuk është e lejuar te rrena 'RR-ja' e madhe e shtypit. Shembull: ia blen gruas një palë papuçe 10 marka, feja jonë – islami e ka lejuar që t'i themi se ia kemi blerë 20 marka, me qëllim që ajo ta ndjejë veten pak më të gjallë. E gjithë kjo bëhet me një efekt psikologjik: gratë nuk pajtohen sikurse djemtë dhe burrat: 'veshi këto pantallona prej çimentos'! Burri apo çuni i veshë dhe del në rrugë, djali nuk e ka fort dert se ai brenda e ka armaturën e burrërisë dhe nuk e ka dert shumë për pantallona, kurse femra kur të shkojë në dasmë, nuk ka qejf që të dalë e tollovitur prej magjes, jo që më mirë por më e veçantë prej të tjerave.

**622.** Sikur njerëzit të kishin dashur të jenë të ditur aq sa duan të jenë të pasur dhe të bukur, nuk do të kishte pasur mbi sipërfaqen e tokës kaq shumë injorantë.

**623.** Me qenë unë i bindur mirë, që ju vërtet jeni në rrjedhje me ligjëratat që i bëj unë, jeni duke i përcjellë ditë pas dite, shkallë pas shkalle çka po shpjegohet, me të vërtetë kisha me qenë njeriu më i lumtur prej shtatë miliardë njerëzve në botë.

**624.** Emri i vërtetë i faraonëve nuk ka qenë "faraon", por njihen si faraonë, sepse derisa të jetë bota do të ketë faraonë.

**625.** Baba, djali dhe nipi janë moshatarë.

**626.** Nëse dituria e ka dikë armik, atëherë ai është injoranti.



**627.** Kohëve të fundit po i përbuzin shumë dijetarët. Po dëgjojmë se si disa po thonë me përbuzje: "kush ka qenë Ebu Hanife? S'ka ditur gjë ai veç 14 hadithe". U them atyre: Ebu Hanife ka qenë tabiin, është takuar me 17 sahabë të pejgamberit alejhis-selam dhe keni kujdes se po deklaroj me përgjegjësi të madhe, madje edhe çobani në kohën e Ebu Hanifes ka ditur më shumë se unë dhe të gjithë profesorët e mi universitarë.



**628.** Të nderuar vëllezër! Gjithnjë e më tepër po i përngjajmë të sëmurit i cili edhe pse është i rrethuar me mjekë e ilaçe, gjendja e tij vetëm përkeqësohet. Edhe ne dëgjojmë ligjërata, kemi libra dhe edhe më tej mbesim të padijshëm.

**629.** Çdo ditë, javë, muaj e vit na sjell nga ndonjë rrugaç më tepër, por mjerisht jo edhe ndonjë shkencëtar. Rrugët janë mbushur me të rinj të padijshëm. Rinia e ka humbur orientimin, atë e sheh pa zanat, pa dituri, pa arsim... e ku shpie kjo rrugë?! Ata i ka përfshirë virusi i mendjelehtësisë. E kuptojnë fatin si short që i ka rënë dikujt për të qenë dikush ose për të pasur diçka. Harrojnë se fati nuk është kërpudhë që del nga shiu, por

gurrë që buron si rezultat i vetë përpjekjeve tona. Rinisë së tillë nuk i bëjnë dobi as ligjëratat në xhami, sepse sapo ta kalojnë pragun e xhamisë, i pret dikush tjetër si kujdestar që i thotë se s'ka gjë prej hoxhës, se ai çon veç në humbje e mbrapa.

**630.** Vëllezër, dituria është dritë e Allahut që nuk u jepet zullumqarëve. I biri i Ademit a.s. Kabili pasi e vrau vëllanë e tij Habilin nuk dinte as si ta varroste atë. Allahu e zbriti një sorrë që ta groposte.

**631.** Atë që s'e do Allahu, ai është dënuar. Nëse e ke mëri-tuar me të dashtë Allahu, je paguar, nëse e ke merituar mos me të dashtë Allahu, dënimi është aty. Kur të dëgjosh se Allahu në Kuran po thotë se 'Unë nuk i dua mendjemëdhenjtë', ndalu dhe thuaj 'mos jam unë ai mendjemadhi'!

**632.** Me të dhënat faktike dëshmohet se hebrenjtë janë populli më përtac, sikurse bari i verdhë që s'ka rrënjë të veta, por jeton në saje të rrënjëve të bimëve tjera ose si rriqra që jeton nga gjaku i kafshëve tjera.

**633.** I nderuari xhemat! Falsifikime të hapura dhe të papranueshme për mendjen e shëndoshë janë edhe te të gjitha religjionet e tjera.

**634.** Ata që janë të sinqertë nuk janë radhitur që t'i shohim sa janë të sinqertë, nuk janë radhitur në popull krejt në për-gjithësi. Njerëzit mendojnë se të sinqertë duhet të jenë ata që shkojnë ta falin namazin pesë herë në ditë dhe kështu u krye puna. 'Kush falet është i mirë!' S'është kështu! Në islam s'është ashtu! Kush falet nuk vërtetohet menjëherë se është i mirë, sikur që nuk mund të vërtetohet se ai që s'falet është i mirë. Në Medinë është falë një njeri tetë vite e gjysmë, sepse namazi është bërë farz në vitin e dytë, asnjë namaz Allahu s'ia ka pra-nuar (ka qenë prej mynafikëve të mëdhenj), bash asnjë namaz. Ky njeri kurrë nuk del prej Xhehenemit, ndërsa është falë pas pejgamberit salallahu alejhi ue selem.

**635.** Islami erdhi t'ia japë hakun njeriut e jo ta ngritë atë në zot, as ta poshtërojë atë më keq se kafshët.

**636.** Kush kërkon fitore jashtë islamit, do të ketë vetëm humbje.

**637.** Vëllezër të nderuar! Islami flet me fakte-argumente. Ai është i qartë dhe i kapshëm, por fatkeqësisht kundrejt fakteve gjithnjë kujdestare qëndron propaganda. Sot bota rron me propaganda. E pavërteta shitet si e vërtetë. Për të investohen miliarda dollarë, për të shkruhen libra, incizohen filma dhe bëhet çmos; vetëm e vetëm që ajo të duket joshëse-tërheqëse.

**638.** Kurani Kerimi me mjeshtri të veta të mrekullueshme e nxjerr njeriun nga tymi, nga oxhaku i mosbesimit apo besimit të shtrembër e nxjerr në dritën e së vërtetës.

**639.** Me shembuj gjërat bëhen të qarta. Unë marrë shumë shembuj, unë jam modeli i shembujve.

**640.** Është e vërtetë se për mynafikët ka shumë ajete në Kurani Kerim, madje njëra nga 114 suret e ka emrin "Sureja e Mynafikëve". Temat e këtij kallëpi të njerëzve janë të shpërndara në krejt Kurani Kerimin. Qysh në fillim të sures 'Bekare' Allahu fillon të flasë për këta. Është e vërtetë se këta janë më të rrezikshmit, sepse qarkullojnë në mesin e besimtarëve; këta mund të jenë në sofër, mund të jenë në zyre, mund të jenë në kerr, këta qarkullojnë në brendi. Mynafikët – dyfytyrëshit kanë definicion, mund të njihen ata: 'ata që flasin e nuk e bëjnë janë ata – mynafikë', 'ata që flasin me gojë atë që nuk e kanë në zemër', këta janë ata – mund t'i zbulosh!

**641.** Kështu është kur të tjerët ta shkruajnë (e ta shtrembërojnë) historinë e ti je i detyruar ta mësosh atë, kur shqipfolësit në mënyrë transparente i bënin shërbim të tjerëve në dëm tonin.

**642.** E të tjerët 'burra' çfarë thanë më pas. Menduan se po filozofojnë shumë kur shtruan pyetjen famoze: "A kombi a feja ka prioritet?" Kësaj i thonë: 'Rrah ujë në havan'. Kjo është çështje e kaderit për të cilin s'ke vendosur as ti e as unë. Rrjedhimisht as ti e as unë s'kemi kontribuar të jemi shqiptar, por Zoti na ka falur të tillë. Unë po u drejtohem me një kundër pyetje: *"Ademi çfarë nacionaliteti ishte – 'shqiptar'?!"*

**643.** Vazhduan me pyetje: *"Cili është më i afërt për shqiptarin mysliman: "Turku (arabi) apo shqiptari i krishterë e ortodoks?!"* Ata me këso pyetjesh nuk bënë asgjë përpos se i ndërlikuan gjërat e thjeshta. Për shqiptarin mysliman shqiptari i krishterë nga aspekti kombëtar është më i afërt, kurse turku e arabi nga aspekti fetar. Çka ka këtu për t'u komplikuar?!

**644.** E them me plot bindje se ka edhe shqiptarë me fe çifute. Pse? Sepse ishin pikërisht ata njerëz naivë që këtij vargu pyetjesh idioteske, ia shtuan edhe një konkludim skajshmërisht qesharak se edhe shqiptarët duhet ta kenë pejgamberin e tyre. Mjaftoi që shkrepi kjo thënie për të filluar më pas të shtohen zë-shqipra, duke shpallur kush njërin e kush tjetrin pejgamber të shqiptarëve. U tha për Skënderbeun, pastaj për Ibrahim Rugovën – hazreti Ibrahimi e kështu me radhë.

**645.** Melaqet të marrin për dore e të çojnë te puna e mirë, të fusin në stadiumin e të mirave të mëdha, ndërsa shejtani të merr për dore e të çon në stadiumin e huaj, edhe të bën bile argat me vite për të punuar!

**646.** Njerëzimi ka humbur shumë kohë duke u marrë me të ashtuquajturat 'mësime' të këtyre 'dijetarëve'. U mbytën duke ngrënë byk për dy kokrra grurë.

**647.** A ka të paktën një shembull që ndonjë dijetar mysliman të ketë pësuar tronditje të tilla psikike sikurse që kishin disa pseudo-dijetarë. Asnjë sahab, tabiin, tabitabiin ose dijetar mysliman asnjëherë nuk ka pasur probleme nervore. Mos

mendoni se historia islame ndoshta ka harruar ta shënojë ndonjë problem?! Assesi. Historia islame është aq precize saqë e ka shënuar me aq precizitet sa është ruajtur edhe e dhëna se në cilin ajet i ka pikuar gjaku halifit Osman kur i është bërë atentat.

**648.** Nuk duan t'i përkthejnë dijetarët e mirëfilltë, por ata që mjegullojnë dhe errësojnë. Nuk i përkthyen librat e Gazaliut ("Tehafutu tehafut" – përgënjeshtrimi i të devalvuarve ose "Tehafutul felasifeh" – devalvimi i filozofisë (greke)).

**649.** Ata shkruajnë poezi që as vetë ndoshta nuk i kuptojnë dhe mburren "unë jam krijues". Po çfarë krijuesi ore je ti?! Ti bile nuk e di se kujt i thuhet Krijues e ia atribuon vetvetes këtë. O ti je fantazues e jo krijues, pason të humburit, flet gjëra që nuk i merr vesh as vetë e as që mund t'i bësh. E nëse do të jesh dikush, atëherë bëhu i thellë në mendime të qarta e jo me fjalë të ndërlikuara. Dhe para së gjithash para se të mësohesh të shkruash, mësohu të mendosh!



**650.** Çfarë kanë lexuar këta mburravecë? Prej 'dijes' së kujt kanë marrë mësim? Nga Ivo Andriqi ose Pjetër Bogdani e të ngjashëm me sojin e tyre. Nuk kanë pasur rastin ta lexojnë historinë islame, diturinë islame. Në mungesë të saj e kanë shpërlarë trurin me 'Çetën e profetëve' të Pjetër Bogdanit i cili Kuranin e quan '...rrenë të trilluar, Muhamedin rrenacak, pagan, hipokrit ëndërrimtar, i dhënë pas kurvërisë dhe islamin e quan frymëzim të dreqit'.



**651.** Dijetarët e vërtetë janë të palodhshëm, ata s'dinë të ndalen. Janë ata që gjithnjë e thonë të vërtetën, punojnë për të dhe qoftë nevoja edhe sakrifikohen për të. Ata me përulësi ia kushtojnë jetën e tyre kërkimit të së vërtetës, përhapjes së dijes dhe të mirës së popullit.

**652.** Seid Kutbi e shkroi në burg librin "Nën hijen e Kuranit" dhe "Shenjat në rrugë". U var pra ai që i vuri shenjat në rrugë. E varën ata që duan të shkojnë rrugës pa shenja, ata

që nuk i duan shenjat në rrugë. Këta ishin burrat, emri i të cilëve ka bërë kthesa në histori. Bën kthesa historike, sepse së pari filluan me veten e tyre, u zgjuan herët dhe punuan për më të mirën.

**653.** Të mëdhenj janë ata që i ngritë Allahu. I madh është ai që ka vendosur Allahu të jetë i madh e i vogël është ai që Allahu ka vendosur të jetë i vogël.

**654.** Prandaj zgjohuni he burra e bëhuni vigjilentë, leni këto farë gjëra! Pse more çuna, pse more burra po i kontribuoni përçarjes?! A pak po u duket se jemi të përçarë a…?!

**655.** Të merresh në këto kohëra me gjëra të tilla, me stërtheksimin e dallimeve, të merresh me cikërrima të panevojshme që nxisin ndarje e përçarje e të merresh me fetva pa pasur gradën e muxhtehidit, është marri e llojit të vet. Personi i tillë i ngjason atij që është duke iu djegur shtëpia, i cili në vend se t'i thërras zjarrfikësit klith: 'Kuku do të më digjet suveniri i mirë që e kam brenda'. Islami ndodhet në të katër anët në flakë, kurse ata shtrojnë çështje triviale.

**656.** Pse nuk i shtroni vetes pyetjen: 'Çfarë duhet të bëjmë për të ecur përpara si ummet', por e pyesni njëri-tjetrin çfarë medhhebi je, çfarë menhexhi je e pyetje të ngjashme provokative që nxisin përçarje.

**657.** A nuk keni menduar fare lidhur me atë se Evropa e cila përbëhet prej shumë kombeve me gjuhë, fe, zakone, kulturë e tradita të ndryshme, po bashkohet, po i heq kufijtë, vizat, pasaportat… Po bëhet një kontinent i bashkuar me sistem unik monetar (euro), ushtarak (Nato), një kushtetutë të vetme, një parlament etj… Ndërkaq arabët me një fe, me një gjuhë, me një kulturë e traditë të përbashkët, të ndarë në dhjetëra shtete, me kufij hermetikisht të mbyllur dhe të mbërthyer me një nacionalizëm qesharak, urrejnë njëri-tjetrin tej mase. A nuk po u duket kjo gjë e tmerrshme?! A po doni diçka edhe më keq se kjo

a?! Mos harroni! Në të vërtet ishim ummeti (populli) më i lavdishëm mbi sipërfaqe të tokës, por të tillë Allahu i Madhërishëm na bëri në saje të rrugës së drejtë – islamit. Sa herë që kërkojmë diçka tjetër jashtë kësaj rruge, Zoti na bënë të poshtëruar.

**658.** Në disa vende socialiste me direktiva shtetërore bile edhe hoxhallarët kanë qenë të obliguar që gjatë ligjëratës së tyre të flasin pak për rendin socialist, pra ta lavdëronin atë, bile-bile edhe të luten për sukseset e tij.

**659.** Shekullaristët e ndanë fenë nga shkenca jo për tjetër, por veçse të rekrutojnë vetëm shkencëtarë e jo fetarë.

**660.** I lumtë atij që e ka shtëpinë të hapur për vëllezërit. I lumtë atij që bën përgatitjen e vet edhe bën për tjetrin si të veten se na nuk dallohemi qysh na dallojnë tjerët.

**661.** *"Ku po do me na çue neve hoxhë, në Saudi a?"* Kështu po na thonë neve hoxhallarëve; *'Ti a në Arabi po na çon a?'* Kush është duke të çuar në Arabi, a po e sheh që s'ka vizë, krejt me viza! Në Gjermani me vizë, në Austri me vizë, në Arabi me vizë, në Tiranë me vizë, të hysh prej Tiranës këtu te ne me vizë… Maqedonia vëllezërve tanë të Shqipërisë ju jep leje për të qëndruar vetëm pesë ditë, interesant kosovarëve gjashtë ditë – këtyre një ditë më shumë 'se këta janë pak më tanët'! Mall e ke për të parë kështu nëpër dynja si te ne, kësi çudira. Kësi çudira sheh vetëm tek ata që s'kanë as zemër, as palcë, as mushkëri, as pankreas, as lukth!

**662.** Shkencërisht është e paimagjinueshme të shtrembërohet prejardhja e njeriut. Për këtë janë bërë edhe eksperimente të shumta. Rezultatet dëshmojnë shkencërisht se majmunët antropoidë me kurrfarë mundi nuk mund të aftësohen që të reagojnë dhe të sillen sikurse njerëzit. Po s'ka si të jetë ndryshe vëllezër, se Zoti për Ademin tha se ia mësoi të folurit e jo majmunit dhe tha se njerëzit (jobesimtarët që e tepruan në të këqija) i shndërroi në majmunë (2:65) e jo majmunin në njeri. A

keni dëgjuar të nderuar vëllezër se ndonjë majmun e ka kapur ndonjëherë lapsin e vizoren dhe i është rrekur zgjidhjes së problemeve gjeometrike apo që diku ndonjë majmuneshë të ketë gatuar pite apo tortë?!

**663.** Është kënaqësi mbi kënaqësitë të shkohet në xhami e të ulesh para një hoxhe në një kësi dersi pas iqindisë gjatë Ramazanit e ta dëgjosh se hoxha në dersin e parë në Ramazan se me cilën fjalë do të fillojë. Është kënaqësi të jesh xhemat i Kurani Kerimit, është kënaqësi të jesh xhemat i Muhamed Mustafasë a.s. Le të vijnë pra Gëte në xhami, le të vijë Hegeli në xhami, le të vijnë Aristoteli me gjithë Sokratin dhe Platonin në xhami, le të vijnë në xhami filozofët evropianë me gjithë orientalistët bashkëkohorë me ata që kaluan, le të vijnë në xhami politikanët, le të vijnë në xhami matematikanët dhe njerëzit e shkencës. Ata që e nënçmojnë islamin dhe myslimanët kanë të drejt ndoshta për myslimanët, por islamin s'kanë të drejtë, le të vijnë të dëgjojnë ata se hoxha sot dersin e parë e fillon me fjalën e shenjtë të Allahut, me fjalën 'kitab', me fjalën 'libër', le të dëgjojnë ata që mendojnë se islami është i prapambetur dhe xhemati i tij dhe le të shkojnë në faltoret e popujve tjerë edhe le të dëgjojnë nga ai mësuesi i atyre se me cilën fjalë e fillon fjalën. Ne e fillojmë me fjalën -libër!

**664.** Zotërinj dhe zonja të nderuara, Muhamed Mustafaja salallahu alejhi ue selem ka pasur një familje shumë të nderuar dhe të respektuar, një numër pak më të gjallë se ne me gratë e tij. Familja më e harmonizuar, familja më me harmoni që ka parë bota brenda ka qenë familja e Muhamed Mustafasë salallahu alejhi ue selem.

**665.** Ne nuk kemi lejuar kurrë që letrën me të cilën dalim ne të ligjërojmë të na e kontrollojë dikush. Këtë nuk ia kemi lejuar as policëve të Titos. Asnjëherë! Prej vitit 1975 e deri më sot në këtë orë, as njerëzve në Bashkësi Islame, as njerëzve jashtë bashkësisë, as fshatarit, as partive politike, megjithëse kanë kërkuar, po ua bëj me dije; më datën 26 mars 1992, njerëzit

e partive tona politike, një grup shumë i vogël, kanë kërkuar prej meje personalisht që letrën me të cilën unë mbaj ders në xhami të Sllupçanit ta lexojnë ata më përpara dhe ta shohin se çka e kam nijet të them, që ta dinë çka bën të them e çka s'bën... Po ju them dhe ju kam thënë atyre se kafen e juaj nuk e pi, se kjo kafe nuk është e imja, për shkak se letrën me të cilën ligjëroj unë në Sllupçan nuk guxon askush të afrohet që ta shohë. A e dini pse? Sepse unë ligjëratat që i mbaj në xhami të Sllupçanit, përafërsisht ligjëratën e kam një orë. Nuk ka ndodhur prej vitit 1976 që ndonjëherë të kam dalë në këtë xhami për të ligjëruar pa lexuar 50 orë për atë një orë ligjëratë.

**666.** Sikur eventualisht dikush nga ne myslimanët të thoshte: "Hajde...de ta provojmë edhe këtë sistemin islam të qeverisjes për një periudhë kohore!", të gjitha gazetat prej 'Nju Jork Tajmsit' amerikan e deri te 'Pravda' ruse, përmes gazetave tona do të bënin bujë se filani po do ta vë në funksion sistemin e shkretëtirave. Do t'i mbushnin faqet e tyre me lloj-lloj komentesh, aq sa nuk do të mbetej vend as për publikimin e reklamave.



**667.** Askush nuk guxon të thotë se namazi i teravive është farz, sepse ai është sunet. Nëse një njeri e gjeni duke thënë se namazi i teravive është farz, thoni 'ti qenke matrapaz'. Thuani pa problem! Thuani atij se duhesh të shkosh të shkollohesh se ne nuk duam lisat të na tregojnë ders, duhesh të gdhendesh.

**668.** E ju xhemat i nderuar, assesi mos mendoni se njerëzit që udhëheqin janë të mençur. Kur ta shihni se ka zënë post, apriori të mendoni se është i dijshëm. Turli shuli e ka udhëhequr këtë dynja.

**669.** Dhe cilët na qenkan udhëheqësit më të mirë, ata apo këta zotërinjtë e hekurosur, elegantë e me kravatë, që rrejnë, e vjedhin, bëjnë amoralitete dhe e mashtrojnë popullin e tyre?!

**670.** A po i shihni në parlament fletët e bardha pa njerëz? Para katër vitesh kanë ardhur njerëzit edhe prej vendeve skandinave që të votojnë për kuvendarë e deputetë e sot ata mungojnë për të votuar ligjet që janë në dobi të komunës ose të elektoratit të vet. Vijnë njerëzit që t'i votojnë edhe prej së largu, kurse me muaj të tërë rri ligji për aprovim e nuk vijnë ta votojnë.

**671.** Mos harroni! Kur ta hidhni votën, nuk po hidhni në kuti letër të thjeshtë, por vendim të rëndësishëm, prandaj kujdes! Hidhni nëpër shumë sita ata që janë kandidatë për t'u votuar! Dhe thuani 'JO' përçarjeve politike!

**672.** Kur të biesh të flesh, para se të të zë gjumi, e ke për borxh të thuash diçka; prej sonte të fillosh ta thuash këtë, krejt njerëzit janë më të mirë se unë. Nuk të intereson a janë a s'janë, të gjithë janë ma të mirë se unë, të gjithëve unë ju kam hak, ata mua jo, të gjithëve. Të gjithë kur të thonë kështu, gjithë natën në gjumë për në mëngjes i merr malli për t'u takuar nesër me njëri-tjetrin. Sabahu ju duket larg që të takohen me njëri-tjetrin. Kur të takohen me njëri-tjetrin me këtë dashuri, nesër bëjnë punë të përbashkëta të forta.



**673.** Xhemat i nderuar! Ky din, kjo fe në të cilin jemi ne është një barnatore, në të cilën çdo i sëmurë që ka hyrë në të, ka gjetur shërim. Kjo nuk ka ndodhur në histori deri më tani dhe nuk do të ndodhë në të ardhmen. Kështu është islami.



**674.** O ju vëllezër! Mos i bëni politikanët mit, idhuj e shenjtorë, sepse do t'u kërkojnë që t'u përuleni! O ju politikanë! Ta dini se ato duar që sot u duartrokasin, nesër mund t'u godasin e t'ju grushtojnë!

**675.** Fatkeqësisht sot myslimanët përfaqësohen në arenën politike me injorancë. Prandaj e kemi sjellë punën që të tjerët të na thonë 'do t'ia japim e s'do t'ia japim këto e ato të drejta'. Ata

për të tjerët bëjnë rregulla, kurse për vete përjashtime. Po kush ua dha atyre që ata të na ndajnë neve?!

**676.** Thirrja që u bëhet myslimanëve për të mos u marrë me politikë, është qëllimkeqe, naive, ikje ndaj përgjegjësisë dhe e gjithë kjo në mënyrë të tërthortë e ndihmon dhe e përligj atë të cilën e bëjnë të papërgjegjshmit.

**677.** Ne po i ngjajmë atij agjëruesi që pret të bëjë iftar me të dëgjuarit e goditjeve të daulles. Ai pret e pret, por s'dëgjon asgjë. Më në fund del se ka munguar daullexhiu. Ç'duhet bërë në atë rast? Duhet të dalë dikush e të thotë: 'Bëni iftar he burra se tashmë është koha'. Dhe ky njeri ka të drejtë të thotë kështu, sepse është i pari që e ka parë perëndimin e diellit.

**678.** Kur flasim për diturinë, trajtojmë njërën ndër temat më të ëmbla prej të gjitha temave në islam. Besimtari nuk duhet të ngopet kurrë me këtë temë. Islami është dituri dhe thirrje për dituri.



**679.** Pas fjalës lexo nuk ka kufizime, lexo këtë ose atë. Pra lexo është urdhër universal që i drejtohet njeriut në përgjithësi e për kërkimin e të gjitha dijeve në tërësi.

**680.** E ju mos i bëni dhomat tuaja shkretëtira, zbukuroni e stolisni ato me libra! Ajo shtëpi që nuk ka libra është e pashpirt. Ta stolisësh dhomën me libra është më mirë sesa ta zbukurosh me lule, sepse librat janë lule që nuk vyshken nga stina. Aroma e luleve ta kënaq shqisën e të nuhaturit e forma dhe ngjyra e tyre ta kënaq syrin, kurse vlera e librave ta ushqen dhe ta kënaq edhe mendjen edhe shpirtin. Lulet vyshken me ndryshimin e kohës, ndërsa librat e rëndësishëm fitojnë vlerë me kalimin e kohës. Libri është kopsht që mbillet për të tjerët. Ai na bën ta kuptojmë se sa e vogël është bota e dijeve tona. Udhëtimi brenda tij është si një udhëtim i gjatë i shoqëruar me një bashkëbisedim në heshtje. Edhe pas vdekjes dijetari flet përmes veprave, librit. Në libër flet shpirti i pavdekshëm i të vdekurit.

**681.** Prandaj shkollohuni o të rinj! E keni obligim të mësoni, të studioni, të keni diploma, por jo të blera.

**682.** Garoni në arsim me popujt e tjerë, konkurroni me kuadro cilësore...! Mirëpo kjo arrihet me mësim të thellë brenda fakultetit e jo shkallëve të tij.

**683.** Nuk duhet minarja, kur mungon ezani.

**684.** I është thënë profetit Sulejman a.s.: 'A më shumë dëshiron të dish apo të kesh'? Ai e zgjodhi diturinë, prandaj Zoti ia dha diturinë edhe pasurinë.

**685.** Unë kur ligjëroj para popullit, e konsideroj veten si të verbër (nuk më intereson kë e kam përpara; babën, djalin, shokun, dajën, mikun...).

**686.** Kush ia tregoi shehidit shpërblimin që do ta marrë si shpagim për këtë tregti më të këndshme? Kush mund ta dallojë xhihadin individual, kolektiv, me dituri etj? Kush ua mësoi shehidëve se është mirë të vdiset në rrugën e Allahut dhe se çfarë shpërblimi i pret për këtë? (Pos dijetarëve, askush tjetër!)

**687.** Në këtë botë nëse ka dikush që njëmend meriton lëvdata, atëherë ato i meritojnë dijetarët, sepse njerëzit që duan ta gjejnë rrugën e drejtë e gjejnë përmes tyre.

**688.** Kjo fe është fe e njerëzve të shkolluar, sepse ata më së miri e kuptojnë atë.

**689.** Kush është ai që e bart sot lapsin me vete. Askush! Sa gjëra të dobishme u kalojnë e nuk i shënoni. Ia lini stuhisë së harresës. Vini në xhami pa laps, sepse 'nuk' keni faj, e gjeni diturinë falas dhe lirë, prandaj nuk ia dini vlerën. Sa herë u them: o shkruani bre këto fjalë, merrni me vete, ruani dhe mësoni, edhe pse e di se nuk e ka ndërmend askush të shkruaj.

**690.** Vlen të tregohet një rast që ka ndodhur në Siri në një klinikë, ku janë ngatërruar dy gra lehona, se i cilës ishte foshnja mashkull, pasi që njërës i kishte lindur djalë e tjetrës vajzë. Ebul Jusër Abidin, myftiu i Sirisë e zgjidhi këtë problematikë përmes ajetit kuranor dhe urdhëroi që dy filxhanë kafe të mbushura plot me qumësht të lehonave të maten në peshoren e arit. Pastaj myftiu urdhëroi që djali t'i jepej asaj lehone, qumështi i së cilës në peshojë erdhi më i rëndë. Kur e pyetën se çfarë lidhje kishte kjo, ai u përgjigj se: Zoti në Kuran thotë: **"...Allahu ju urdhëroi për** (çështjen e trashëgimit) **fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra..."** (4:11) Ai Zot i Cili e ka caktuar në masë në trashëgimi, po Ai Zot e ka ndarë edhe furnizimin në mënyrë të njëjtë dhe natyrisht se i jep mashkullit edhe qumështin më të rëndë.

**691.** Allahu, Diellin dhe Hënën ia nënshtroi njeriut, kurse shkencëtarët nga Dielli po prodhojnë dhe po shfrytëzojnë energji solare.



**692.** Kanë arritur ta mbjellin edhe nervin. Në SHBA po bëhet transplantimi dhe mbjellja e fijeve nervore prej një personi te personi tjetër. E ne nuk synojmë t'i imitojmë në këto punë të mira, por vetëm në dukuri negative. Ata u bën ekspertë të mbjelljes së nervave e ne ndaj njëri-tjetrit jemi bërë ekspertë të shkatërrimit të nervave.



**693.** Shumë të rinj po i braktisin studimet e tyre në gjysmë me 'arsyetimin' kinse për ta studiuar fenë ose për t'u inkuadruar në davet (thirrje islame). Po duan të fluturojnë përpara se të fillojnë të ecin. Aq shumë ëndërrojnë, shpresojnë e duan ta ndryshojnë botën, saqë ky dert i madh i bën që të harrojnë të ndryshojnë veten e tyre. Ata s'kanë ndikim ta ndërrojnë as gjendjen brenda shtëpive e farefisit të tyre. E si është e mundshme që personi i cili nuk është në gjendje ta përmbush një amanet të vogël, të shpresojë që të bartë barrën e një amaneti aq të madh?! Thonë po angazhohemi për të bërë shtet islam. U them: shteti

islam do burra. Nuk bëhet shteti islam me kastravecë. Ata mbjellin bostan e u dalin kastravecë!

**694.** Në fe nuk konsiderohen thirrës vetëm ata që janë hoxhallarë, por njerëzit e të gjitha profileve që janë orientuar drejt islamikisht dhe në profesionet e tyre punojnë sipas frymës islame.

**695.** Islami qëndron në dy fjalë: Po dhe jo, ose bëje dhe mos e bën.

**696.** (Pyetje): *"Djali im shumë gjumin e rëndë e ka, zgjohet në ora 2 mbas dite! A mund t'ia rregullosh gjumin, t'ia bësh gjumin më të lehtë?"* Oj nënë, gjumin e kemi njëlloj si unë edhe djali yt, unë bie të fle në ora 10 në mbrëmje dhe zgjohem në ora 6 në mëngjes, kurse djali yt bie të flejë në ora 6 në mëngjes dhe zgjohet në ora 2 mbas dite; kur unë zgjohem, ai bie të flejë, 8 orë gjumë unë 8 orë gjumë ai, veçse ai e ka ndërruar sunetin e Allahut, ai i ka ndërruar rregullat e Allahut, e ka bërë natën ditë e ditën natë!

**697.** Ata (myslimanët e parë e të mirë) nuk kanë pasur akademi të kryer, por mësuan në xhami. Sot disa shkojnë të bëhen hoxhë, sepse u duket se ka leverdi (fitim).

**698.** Sot disa hoxhallarëve u është bërë demode thirrja dhe puna në rrethin e tyre. Ata me çdo kusht duan të dalin jashtë dhe kërkojnë lidhje, sepse atje paguhen më mirë. Kur e kujton këtë dhe e krahason me sakrificat që janë bërë për ta çuar këtë din deri këtu, të qahet. Vallë, a nuk e kujtojnë historinë islame se si është mbrojtur kjo fe, si është përhapur dhe si është ngritur? Muhamedi a.s. me shokët e tij kaloi me mijëra kilometra në këmbë, ndërsa sot thirrësit e fesë përtojnë të udhëtojnë edhe me vetura. Nuk them se nuk duhet të dilet edhe jashtë, të mos keqkuptohemi, por të mos shikohet kjo vetëm për përfitime materiale, të mos humbet qëllimi për mjetet, sepse nga disa të jesh hoxhë nënkupton para së gjithash të pasurit ose të mos pasurit fitim.

**699.** Për ata që dinë nuk ka gabime të vogla, sepse kur ata gabojnë, ata e bëjnë me vetëdije se do të kenë përgjegjësi për to. Njerëzit po thonë me të drejtë: "shikoni hoxhallarët".

**700.** Hoxha duhet ta falë namazin e sabahut në xhami me xhematë. Çfarë shembulli mund të jetë ai hoxhë që fle e rri në shtëpi, gjersa xhemati e pret për t'ua falur sabahun në xhami?! Po ashtu hoxha s'duhet të tregojë apetite karrieriste. Te ne ndodh një hoxhë 30 vjet myfti. Ky s'është myftillëk, por qifllëk. Edhe në Amerikë për 30 vjet janë ndërruar 6-7 kryetarë e këtu te ne 30 vjet një hoxhë myfti...le mor burrë jepu hapësirë të rinjve. Mjaft e pate ti...lëri proceset të freskohen, mos i blloko!

**701.** Njeriu përpiqet për atë që do dhe e do atë për të cilën përpiqet. Ai nuk lodhet kur punon në atë që ndjen kënaqësi duke punuar.

**702.** A doni të dini ç'ngjan kur mungojnë dijetarët e njëmendtë?! Ndodh që 'kur mungon luani, atëherë edhe majmuni mund të bëhet mbret'. Vetëquhet dijetar lloj-lloj sharlatani. Ai shkruan alamet vepra, duke kopjuar prej librave e internetit. Ai i promovon idetë e tij epigoniste kinse si origjinale. Kështu humb edhe kriteri i vlerësimit. Edhe plagjiatura çmohet si vepër madhore. Shtohen universitetet private, ku pagesa vlen më shumë se dija. Nga njëra anë rruga prodhon rrugaçë, ndërsa nga ana tjetër universitetet prodhojnë të diplomuar mediokër, që diplomën e mbajnë si stoli të personalitetit të tyre. Provimet e shkrimit jepen me dëgjueset e celularit: 'dëgjo e shkruaj'.

**703.** Ekziston vetëm një oreks i etshëm për t'u mburrur: "unë jam me fakultet, me titull shkencor dhe kaq...pikë...unë e kam bërë namin...". Çfarë s'është duke ndodhur tash në universitetet tona?! Ajo çfarë as imagjinata e regjisorëve të Hollywood-it nuk mund ta prodhojë. Ka raste kur ligjërues fakulteti bëhen edhe ata që vetë s'kanë kryer fakultet...ata që arrijnë t'i blejnë të gjitha diplomat...Kjo i bën ata që të ndjehen të kënaqur me 'të arriturat' e tyre. Megjithatë, diplomimi pa dituri është pa

kurrfarë vlere. Dukuritë e fundit si blerja e diplomave, falsifikimi i gjithçmos: notës, dokumentit, titullit shkencor etj., kur fakultetet korruptohen, kur ligjërues bëhet çdo injorant që s'plotëson as kushtin minimal të profesorit etj., janë edhe më të këqija sesa mungesa e plotë e diturisë.

**704.** Vëllezër të nderuar! Në çdo vend dituria paraqet bazën më të sigurt të një populli. Arsimimi është fizionomia e një kombi.

**705.** Më parë vinin eprorët jugosllavë e na mësonin se si të mbrohemi prej lufte. Ku janë athua ata? Ua them unë. Ata janë mbledhur tok së bashku dhe qajnë hallin: "Po budallenj të mëdhenj kishim pas qenë atëherë, po a mësohet bre shqiptari se si të mbrohet prej lufte. A mësohet ai që ne duam t'ia hedhim eksplozivin se si të mbrohet prej tij?!"

**706.** Popullin e arsimuar është e pamundur ta robërosh dhe ta shpiesh drejt rrugëve të këqija.

**707.** Sa më shumë përparojmë në dije, aq më qartë mund ta dallojmë gjerësinë e paditurisë sonë. Sa më tepër mësojmë, aq më thellë bëhet dija jonë për atë që nuk e dimë. Dituria që mund të ketë pasur më i dituri i njerëzimit, prapëseprapë mund të ketë qenë vetëm një pikë në oqeanin e paditurisë së tij.

**708.** Allahu ia mësoi emrat Ademit, sepse edhe mësuesi në klasë fillimisht fëmijëve duke ua mësuar shkronjat ua mëson edhe emrat: N = nëna, M = mësuesi…etj.

**709.** Shpesh na ndodhë të shohim njerëz që janë të mbushur përplot me mendjemadhësi, mburrje e fodullëk, ndonëse janë të zbrazët në dituri. Ata dallojnë në të folur, në ecje dhe në përgjithësi në sjelljet e tyre.

**710.** Për shkak të harresës njeriu është quajtur nga Zoti si harrestar (insan), sepse pasi e konfirmoi gatishmërinë për t'iu nënshtruar urdhrave hyjnore, ai sërish harroi ta përmbush premtimin që e kishte dhënë.

**711.** Kontributi më i madh i cili paguhet me Xhenet është ai të cilin myslimani e fiton nëpërmjet xhihadit (luftës në rrugën e Zotit).

**712.** Allahu është i hidhëruar me popullin që armikut të vet ia kthen shpinën.

**713.** Edhe i shkolluari është injorant përderisa nuk e ka mësuar dallimin e haramit nga hallalli.

**714.** Dëshira e shumë mjekëve bashkëkohorë dhe e kolegëve të tyre farmacistë është që të ketë sa më shumë të sëmurë. Pra, njerëzit që rrjedhimisht duhet të ishin më humanistë janë shndërruar në dashakeqës. Dhe merreni me mend se sa dinë shumica prej tyre. Dinë aq sa t'i pyesin pacientët se çfarë ilaçi duan t'u shkruajnë.

**715.** Mund të jenë mjekët që japin betimin e Hipokratit e jo betimin përpara Allahut. Betimi i tyre i Hipokratit është bërë hipokrit.

**716.** Dijetarët pa besim, frytet e punës së tyre i korrin në këtë botë me marrjen e meritave dhe çmimeve të ndryshme, kurse në botën tjetër nuk kanë kurrfarë hise.

**717.** Ne kemi thënë dhe themi se femra duhet të shkollohet në çdo lëmi, por sipas rregullave islame. Ne në asnjë mënyrë nuk kemi gjë kundër arsimimit të tyre, por jemi kundër çrregullimeve në emër të diturisë.

**718.** O Allah, mos na lër të shpjegojmë më gjerë dhe më gjallë se sa kuptohet dhe mos na lër që ta lëmë më pak se sa i duhet xhematit tonë!

**719.** E ai tipi cooler me vath në vesh mezi s'pret të takohet me të (e pret diku në rrugë) e pastaj i drejtohet asaj: "Ej...hip n'kerr!", e ajo (e shkreta 'pa' nënë e 'pa' babë) i përgjigjet: "Mo more se ma hupe vitin". Ajo mendjelehta brengoset për vitin e jo për nderin. Oj bijë, oj motër, po vite ka sa të duash moj, por nderi është çka është. Humbja e kohës njëmend është e rëndë, por më e rëndë është humbja e nderit!

**720.** Vëllezër! Kjo po ndodh para syve tanë, po na nëpërkëmbet nderi para hundëve tona. Derisa humbet nderi rrugëve, pak ose aspak dobi s'do të ketë prej shkollave tona. Veç ta dini se atij bariu që e lë kopenë e tij të lirë dhe e zë gjumi, ujqit do t'ia hanë delet. Çfarë i thonë kësaj o vëllezër?! Që të mos i vjen babës inati se vajza e tij i kthehet vonë. Ç'mund të bëjë vajza natën lokaleve?! Rastet kanë arritur ekstremin saqë prindi gëzohet dhe qeras se vajza i shpallet mis, se i bëhet fotomodele etj.



**721.** Në qoftë se e heqim nderin dhe vetëm shkollohemi, atëherë do të bëhemi kafshë e shkolluar. A nuk ka shkollë kafsha e dresuar a?! Në kufi për t'u dedikuar personat që kalojnë a kanë drogë me vete a jo, duhet të kalojnë përmes hundëve të qenit a derrit.



**722.** Përvetësimi i të këqijave nga perëndimi po na shkatërron moralisht.

**723.** Pse ne 'duhet' t'ua tejkalojmë edhe të tjerëve me veprime të marra?! Çfarë synohet të arrihet me këto tendenca?! Duan të na imponojnë të këqijat, të na zhysin në ujërat e zeza të veseve. Pse nuk i duam uniformat?! Pse ka edhe prindër që angazhohen për të keqen e fëmijëve të tyre?! Pse...Pse...të panumërta?! Pyetjet tona po bien në veshë të shurdhër... Ne po thërrasim në fakte, në argument, kurse disa po na shikojnë

vëngër, po rrudhin supet, po i varin buzët, po shtrembërojnë gjestet dhe po e kthejnë shpinën.

**724.** Emancipimi në kontekstin çfarë e përdorin ata zotërinj nënkupton shfrenim, pra heqjen e frenave...d.m.th: që femra të mos e pyes askënd kur del e ku shkon, me kë del e kur kthehet. E kush angazhohet për heqjen e frenave për femrat, le ta dijë se unë jam kundër këtij sistemi dhe unë jam kundër kësaj demokracie. Jam kundër asaj demokracie që e shikon lirinë pa kurrfarë normash, si një liri absolute, duke e ngatërruar lirinë njerëzore me atë shtazore. Por liria duhet të kuptohet si mundësi veprimi brenda asaj çfarë lejojnë parimet fetare, ligjet, normat, zakonet etj.

**725.** Me vitin 2010 njerëzit do ta pështyjnë sistemin demokratik dhe atëherë do të mbeten vetëm dy sisteme: sistemi i Allahut dhe sistemi i djallit.



**726.** Nijeti – qëllimi nuk e ka vendin në gojë, nijeti e ka vendin në zemër.

**727.** Muaji i Ramazanit është muaji i freskimit. Allahu në këtë muaj ummetin e Muhamedit a.s. e ka freskuar me freskimin më të madh me të cilin nuk e ka freskuar asnjë ummet para Muhamed Mustafasë a.s.

**728.** Në muajin Ramazan, Allahu thotë se e ka zbritur librin më të madh, në këtë muaj e ka zbritur Kurani Kerimin në tokë, në këtë muaj i ka dhënë fund kushtetutave qiellore të cilat ia ka zbritur njeriut, i ka dhënë fund. Pas këtij libri s'ka më libër tjetër! Pas kësaj kushtetute s'ka më kushtetutë tjetër!

**729.** Krejt sistemet pas sistemit të Kurani Kerimit janë lecka! Pse janë lecka? Pse hoxha po e përdor këtë term kaq të dobët? Krejt sistemet janë lecka në krahasim me sistemin kuranor, pse kështu?! A doni argument vëllezër, a doni argument se njëmend sistemet jashtë Kuranit janë lecka, a doni argument?

Shumë thjesht; fjala 'leckë' do të thotë një teshë, një stof, një pëlhurë, një komash që është bartur një kohë dhe me të cilën dhënderi është veshur me të, më vonë ka dalë nga përdorimi, ka dalë te teshat e vjetra, pastaj ka dalë si jorgan, kur është hequr edhe prej jorganit është bërë që të fshihet shporeti…! Për riza të Zotit, komunizmi në vitin 1917, çfarë sistemi ka qenë? A nuk ka qenë sistem dhëndërie a? Në 1945, 1949, 1950 çfarë ka qenë tjetër send përveç se fustan i bardhë i nuseve. Në vitin 1990 a nuk u bë që të fshihen shporetet, a u bë leckë a jo? Ky sistemi në të cilin kemi hyrë ne tashmë (islami), është bërë këmishë e bardhë moderne, në katin e zi me krevat të mirë, çorapet e bardha, këpucët e zeza për merak, qejf të shikohet.

**730.** Sa e mjerë duket 'ushtria e palaçove të artit'! Sa mund japin për ta hijeshuar të keqen, për ta bërë të mirë! Ndërhyn edhe në fjalor. Civilizim e konsideruan organizimin e misit, minifundin, zhveshjen, këngët etj. Trullosin njerëzit e paformuar gjoja po e bëkan namin, se po e zhvillojnë vetëdijen dhe kulturën e popullit. Ua bëj me dije se populli s'ka nevojë për pis-kulturë. Kështu ndodh që edhe ministria e 'kulturës' ta financojë e sponsorojë organizimin e misave. Pse?! Me qëllim që ta thyejnë akullin. Të shkretët, medet për mentalitetin e tyre. U shkoi jeta, u thinjën e u plakën duke thyer akuj. E harruan akullin e trashë që u rri mbi krye. Qy…qy miss…, po jo miss more po pis… E çfarë të duhet trupi i bukur moj kur e ke mendjen e shëmtuar?! Kur bukuria trupore nuk rrethohet me atë mendore, atëherë ajo është diçka shtazarake… E mbase miss që edhe Zoti thotë Unë po të mbys (thatësi, skamje, luftë), pastaj shko ha miss…! Vuani tani! Vdisni!...



**731.** Mos u çuditni për skamjen, se s'ka bereqet aty ku të mirat e Zotit, më të Mirit Furnizues, shkapërderdhen në mëkate ndaj Tij. Xhemat i nderuar! Skopofilistët e misave janë si struci; e kanë syrin më të madh se trurin. S'më mbetet çfarë t'u them atyre pos inshallah pendohen e nëse jo, atëherë Allahu i marroftë!

732. Ku u mbeti turpi?! Ai u është tretur, sepse nuk kanë besim.

733. Çka u bë more burra kështu me juve?! A nuk po i shihni bijat tuaja para hundëve me minifunde e pantallona, duke ecur rrugëve si Madona?! E imitojnë atë sepse e kanë parë në TV. Kush i ka fajet për këto?! Po ju o prindër...se kush tjetër... Mbase po thirreni në komb, atëherë ku u mbeti të paktën tradita e kultivuar ndër breza të tërë?! A mos po u duket demode?

734. Jeni bërë sikur ata mekanikët që punojnë me auto-mjete e të përlyer me vajra lubrifikues, ku asnjëri s'ka të drejtë t'i thotë tjetrit se si qenke bërë, sepse të gjithë janë të përlyer. U jeni përshtatur të këqijave që na i servojnë të tjerët: edhe para iftarit shikohen në TV gjëra që nuk janë për t'u shikuar. E keni vendosur t'u nënshtroheni poshtërsive në vend se t'i nënshtroni ato.



735. Tash disave po u vjen turp të identifikohen si musli-manë. Po mburren me gjëra prej të cilave do të duhej të turpëroheshin dhe turpërohen nga ato gjëra, prej të cilave do të duhej të mburreshin. Magjepsen me çdo gjë që vjen nga perën-dimi sado që ajo të jetë e prishur dhe e pavlerë, gjersa njëko-hësisht e përbuzin çdo gjë islame sado që ajo të jetë e mirë dhe e dobishme. Po zbaviten me kultura të huaja, duke menduar se vetëm në këtë mënyrë e arrijnë progresin e ëndërruar. Mendoj-në se me majmunllëqe hyhet në Evropë. Jo, kurrsesi! Me kësi farë mentalitetesh ne nuk jemi nisur për në Evropë, por për në Evgropë.

736. Edhe pse ilaçi mund të jetë i hidhur, nëna ia hap gojën me zor fëmijës dhe ia fut atë në gojë, por me qëllim që ta shërojë.

**737.** Rini e ndershme, mos humbni kohën kot me gjëra të pavlera: se ç'po bën filan artisti ose këngëtari, kur u kurorëzua e a do të shkurorëzohet, flirtet e tyre, çfarë gardërobe veshin e ku e blejnë, në çfarë festivali a koncerti shkojnë etj! Ky s'është lexim, kësaj nuk i thonë dije.

**738.** Nuk ia vlen të lexohet e të besohet në gjithçka që shkruhet. Ai që beson në gjithë ato që shkruhen, ai është i marrë!

**739.** Larg radio, TV, rezil revistave etj. Ke kujdes e mos humb kohë në revista të korruptuara, dokrra e pornografi shfrenuese! Paramendoni çfarë ndodh te ne! Botues i revistës së parë erotike del një goxha intelektual e shkrimtar i njohur shqiptar, plak afro tetëdhjetëvjeçar. Ai në vend se t'i mësojë të rinjtë për gjëra të mira, i mëson për gjëra të mbrapshta.

**740.** Sot nuk adhurohen putat si në kohën e Ibrahimit, por: artistët, sportistët, këngëtarët…

**741.** Nuk është dituri leximi i të ashtuquajturve VIP-a.

**742.** Shumë hulumtime të bëra kanë dëshmuar se televizioni është tepër i keq për edukimin e fëmijëve. E si të mos jetë i keq kur edhe filmat vizatimor i kanë erotizuar. Serialet latine-amerikane kanë shtuar TV maninë. Ndërkaq shumëçka që servohet në programe, është planifikuar për të ndikuar si metodë më efikase e shpëlarjes së truve. E ne si popull me logjikën e mjerueshme të mexheve, që s'duam të na hyjë në dhomë bërlloku i shumë programeve dhe emisioneve të fëlliqura televizive që të prishin moralisht. Çfarë paradoksi?! Nuk e duam në oborr ujin më të pastër pas ujit të Zemzemit vetëm pse vjen nga streha e vëllait, kurse e duam ndyrësinë e asaj që servojnë ata që na duan të keqen.

**743.** Gjithnjë e më tepër po shtohen saçet mbi çatitë e shtëpive. Ndalni he burra, mos u merakosni e mos u harxhoni, duke blerë antena satelitore, se pas një kohe relativisht të shkurtër do t'i keni ato programe hiq pa saç, por me një rrjet të quajtur kabllor.

**744.** Gjithë vitin mblidhni të holla për 'pushime verore', që në fakt janë gjysmë nudizëm i përzier mes meshkujve e femrave. Kjo bëhet nën arsyetimin 'për t'u shëruar' ose 'për shëndet më të mirë'. Rrenë e kulluar! Allahu nuk ka caktuar shërim dhe shëndet aty ku ka haram!

**745.** Kur vjen koha e haxhit, shumë zotërinj ngrihen e thonë: 'Po a nuk bën bre ato para t'u jepen fukarenjve …a nuk është më sevap?!' Thuajse zgjidhja e çështjes sociale ka mbetur te haxhi. Pse nuk doli ndonjë burrë prej tyre ta thotë të kundërtën e që është më afërmendsh: 'Po a nuk bën ato paratë e pushimeve verore t'u jepen fukarenjve?!' Le ta dijë ai prind që shkon në deti, se me këtë veprim ia pëlcet fëmijës dellin e turpit mu në lule të ballit. Sot ai në deti, nesër fëmija i tij diku edhe më keq… O njeri… o prind… ndalu pak për të vënë duart në kokë ose gishtin në tëmth.



**746.** Fjala Ramazan (Ramadan) është marrë prej gjuhës arabe nga fjala "ramda", që do të thotë "thundra e devesë". Nëse shkojmë edhe më thellë në studimin e kësaj fjale, "ramd" i thonë ngritjes së këmbës së devesë prej zallit të shkretëtirës i cili është i nxehtë nën rrezet e diellit të atij vendi.



**747.** Fshesë më e bukur dhe më e madhe, më absolute për fshirjen e gjynaheve është muaji i Ramazanit.

**748.** *"Kam një djalë pas 13 viteve dhe jam gëzuar shumë, a bën që t'ia lë emrin Bukurosh?"* O edhe lepurush lërja vetëm bëre njeri!

**749.** Ka disa që thonë 'në Ramazan nuk e kam dert për bukë e ujë, vetëm duhan të kem për të pirë'! Nëse ju fus në një dhomë e ju lë 6 ditë pa bukë, do ta shihni se çfarë do të kërkoni pastaj.

**750.** Ata që s'na duan të mirën janë munduar të na shkatërrojnë me luftë, por kur e panë se me ne përmes armëve nuk ia dalin dot, i menduan format tjera. P.sh: i thonë atij që e zënë me drogë se ne po të lëshojmë nëse nuk u jep atyre që nuk flasin shqip.

**751.** Shqiptarët u ndanë në dy grupe: disa bëjnë kafe e të tjerët pinë...kudo në çdo hap sheh barkafe, disko klube, restorante, baste sportive, çajtore, ëmbëltore etj. Lokalet zhurmojnë me muzikë. Edhe pse shkencërisht është vërtetuar se muzika e lartë të shurdhon, kjo nuk ju prish punë qejflinjve. Natë për natë rrugët janë të mbushur me badihavexhinj të rinj që hartojnë plane se si të pasurohen sa çel e mbyll sytë, që mendojnë se si të shesin drogë, si të vjedhin, të bëjnë kurvëri etj.



**752.** Rrugaçëria ka hyrë edhe nëpër dyert e shkollave, fakulteteve... nxënësit (studentët), shkojnë të dehur e herë-herë me thika... Shkoni nëpër fakultetet e Shqipërisë dhe shihni se çfarë shkruan brenda në mure: 'Mos i vendosni këmbët në mur!' ose në Kosovë: 'Ju lusim ruajeni qetësinë'! Përse kjo të ndodh atje; është pazar apo universitet?!

**753.** Kur ne i trajtojmë këto probleme, dëgjojmë se flitet që këto nuk janë punë për hoxhën. Pyes, nëse hoxha nuk e përcjell fjalën e Allahut dhe të Muhamedit a.s., atëherë kujt t'i drejtohemi: të ashtuquajturve intelektualë që e justifikojnë të keqen?! Ja se çfarë na thonë ata: 'Të pish pak e me masë raki nuk është edhe aq gjë e keqe...veç e rëndësishme është që të mos teprohet'. Bile thonë: "...Shiko unë njëmend e pi alkoolin, ama keq kujt nuk i mendoj". Shih...shih çfarë filozofie! Ai i mendon keq vetvetes e familjes e lëre më të tjerëve, por nuk e heton ose shtiret se nuk e kupton. Me vetëdije e shkelin mendjen me këmbë!

**754.** Të sëmurët psikik japin para për t'u shëruar, njerëzit me mendje të shëndoshë japin para për t'u sëmurë psikikisht. A është kjo në rregull?! Zoti ua ka falur mendjen në vendin më të lartë, ndërsa ata e zbresin në vendin më të ulët.

**755.** Fjala alkool arabisht është *hamër*, d.m.th mbulesë. Kë e mbulon? Mendjen! A mund ta ndalësh atë? As me ligj e as me dekret siç tentuan me ligjin e prohibicionit në SHBA e as me besimin labil. Mirëpo kur e ndali atë Allahu (5:90), myslimanët i bën rrugët lumë fushor duke e derdhur atë.

**756.** Po t'i thuash një duhanxhiu: digje paranë...ai kurrë nuk pranon ta djegë atë me dorë, ndonëse e djeg pa fije derti me gojë. Po të kishte mundësi mendja të dalë nga koka, do t'i dilte përballë duhanxhiut e do t'i thoshte: 'Pse more po ma bën mjegull krejt, a e di ti se unë nuk po mund të shohë nga tymi yt'.

**757.** Mbi dhjetë milionë euro harxhojnë shqiptarët në ditë vetëm për cigare, përfshirë këtu edhe diasporën, kurse nga ana tjetër ankohen se nuk po kanë për ta mbajtur Universitetin e Tetovës ose për financimin e botimin e librave, për të ndihmuar jetimët, skamnorët, invalidët e luftës etj.

**758.** Pasuria e arabëve është pasuri e krejt myslimanëve të botës.

**759.** Për përmirësimin e gjendjes së një populli, asnjë ligj s'mund ta ketë fuqinë më të madhe se arsimi (me edukatë islame).

**760.** Hapja e një shkolle nënkupton mbylljen e një burgu. Po të mos ishte kështu, shtroj pyetjen: Përse atëherë më 1988 pushteti maqedonas ua mbylli shkollat shqiptarëve, kurse dy vjet më vonë këtë e bëri edhe regjimi serb në Kosovë?! Në vend se të të fusin në burg pse nuk e do shkollën, ata të fusnin në burg pse e kërkon shkollën. Edhe pse e drejta për arsim është një prej të drejtave të patjetërsueshme qytetare, ata i hapnin

dyert e burgjeve për shqiptarët që kërkonin shkolla, sepse obskurantët deshën të na lënë të padijshëm, deshën t'i shohin shqiptarët vetëm si shërbëtorë të tyre, të kacavjerrë pas kamionëve të bërllokut me fshesa në duar.

**761.** Islami është ligj i Mençurisë së Shprehur Hyjnore, kurse vetë shkenca derivohet prej asaj Mençurie. S'ka si të jetë ndryshe, ngase si është e mundshme që e vërteta ta kundërshtojë të Vërtetën?!

**762.** Disa injorantë marrin guximin dhe duke menduar se po thonë ku ta dish se çfarë gjëje interesante, pyesin me plot naivitet: e pse pra kemi mbetur mbrapa? E tjetri edhe më xhahil se ai, përpiqet ta plotësojë e thotë me papërgjegjësi naive: "Po feja bre na la mbrapa se kush tjetër?!"

**763.** Pse Ajnshtajni nuk ka kaluar në islam? Pse Hegeli nuk ka kaluar në islam? Pse Gëte nuk ka kaluar në islam? Pse Lamarku nuk ka kaluar në islam? Pse Frojdi nuk ka kaluar në islam? Pse Niçe nuk ka kaluar në islam? Pse Betoveni nuk ka kaluar në islam? Pse Shekspiri nuk ka kaluar në islam? Pse Leonardo Da Vinçi nuk ka kaluar në islam? Pse filan shkencëtari s'është bërë mysliman? A e di pse nuk është bërë mysliman? Sepse ai kurrë nuk ka mësuar me mësimin e vet për t'u bërë mysliman, ka mësuar vetëm të dijë. Kush ka lexuar për t'u zgjeruar e për të ardhur deri te besimi është bërë mysliman, e ai që e lexoi diturinë për zanat, ai s'është kusht për t'u bërë mysliman.

**764.** Husejn Ibën Sinasë ia deformuan emrin në Avicena me qëllim që t'ia fshehin identitetin e evropianizuan. E kush na qenka ky farë Avicena pyesim ne tash me habi?! Mos ka luajtur futboll për klubin e Milanos? Kështu madje edhe disa halldupëve tanë iu është bërë Ibën Halduni – Ibën Palldumi. Kush ua palldumëzoi intelektualëve tanë këtë dijetar?!

**765.** Vetë myslimanët me duart e tyre i mbyllën dy xhamitë kryesore në Stamboll, duke e shndërruar Aja Sofijën në muze, ndërsa 'xhaminë e Muhamed Fatihut' në depo. I shndërruan në depo e muze, sepse ashtu deshën të tjerët, sepse të tjerët dhanë direktiva. Edhe neve dhe dinin tonë duan ta shndërrojnë në muze. Kështu do të vazhdojnë derisa të na sjellin në pozitën të mbështetur për muri. Ne kemi vetëm një xhami, atë që na e lanë në trashëgim turqit, sepse nuk kemi punuar për më shumë. Dikush po thotë: "Po s'po na japin o hoxhë…" Po a je munduar ti ta kërkosh?!... Jo… Po për çka po mundohen shumica e djemve tanë… çka duan ata të hapin? Kafeteri, kazino, bilardo… E për këso mezi presin edhe të tjerët për ta dhënë lejen, sepse ata janë të interesuar t'u shohin vetëm në ato lokale.

**766.** A e kërkuat privatizimin? Ja tash kur u privatizuat, pse nuk po e bëni ditën e xhuma pushim, por të dielën? Çfarë keni tani që nuk e mbyllni të paktën në atë orë kur ka thënë Allahu në Kuran për hir të fjalës së Tij? Ti a po mendon se mu në atë moment do të fitosh para me thasë a? Jo…assesi…por ke vendosur të jesh teorikisht mysliman e praktikisht i krishterë. A të ka vajtur fare mendja se a mund ta bindësh krishterin ose ortodoksin të punojë të dielave e të pushojë të xhumave?! E nga ana tjetër këta mjeranë i sheh duke u ankuar se "vallahi s'po ka". Shih çfarë marifeti… Nuk i lutet Zotit dhe e kërkon bereqetin e Tij!





**767.** Pse po ankoheni për çmimet e larta? A thatë se në Evropë do të hymë me çfarëdo qoftë çmimi. Me çka po mburren dhasenjtë tanë?! Me një gjysmë dije, me asgjë! Dhe kjo u shërben e u mjafton të ngrenë krye e të thonë se janë dikush. Mundohen të dinë çmos, me pak ose aspak lexim.

**768.** Është formuar një opinion i keq se njerëzit në xhami po shkojnë vetëm sa për t'i thyer gjunjët.

**769.** Një udhëtim me mijëra kilometra fillon me një hap, me hapin e parë, me hapin tënd. Gjërat e mëdha nisin nga gjërat e vogla.

**770.** Ne pas 500 vjetëve kur na ndërtuan turqit xhaminë, mezi u bëmë gati të ndërtojmë xhami. Pse? Sepse na mungonte sponsori ekonomik e politik. E pse s'po ka pare për xhami e për misa po?!

**771.** Dituria nuk i ngjanë zanateve, dituria s'ka lidhje me zanatet, dituria nuk është si toka mos t'i zërë njerëzit, dituria është si qielli. A i ke thanë komshiut tënd natën largohu më andej se s'po e shoh Hënën? E pse pra nuk i ke thënë kështu? Sepse është gjerë, na zë të gjithëve. Dituria është oborr shumë i madh, ai është si qielli!

**772.** Ju mendoni se i doni nipat, por s'i doni, s'dini t'i doni siç i deshi Muhamedi alejhis-selam nipat e tij, të cilit i hipnin në qafë duke qenë ai në sexhde dhe nuk e ngrehte ballin nga sexhdja deri sa të ngopen ata vetë e të çohen vetë. Te ti është edhe dashuria e nipit, por edhe disa tonelata të xhahilijetit – injorancës janë aty.

**773.** Në përgjithësi është formuar një opinion interesant dhe mendohet se i diplomuari, magjistri, doktori, akademiku etj. është i ngritur. Harrohet se është e mundshme që edhe akademiku të jetë rebel, tradhtar, i pafe!

**774.** Gjyshi më shumë e do djalin e djalit (nipin) se djalin e vet.

**775.** Është injorant ai që e ndan fizikën, kiminë, matematikën...e shkencën në përgjithësi nga islami. Qysh prej kur i kemi ndarë këto, atëherë kemi devalvuar dhe jemi zhvlerësuar më tepër se dinari i Serbisë.

776. Vatrat arsimore nuk duhet të jenë qendra ku humbet orientimi, rruga e Allahut.

777. Atëherë kur u është thënë se janë fjali nga Kurani, si me ironi kanë thënë: 'Aha po mirë de, ka edhe aty diçka të mirë'.

778. I vogli nuk meriton me qenë zot e Zot është vetëm i Madhi - Allahu.

779. Myslimanët po i ngjajnë devesë në shkretëtirë e cila ndonëse është e ngarkuar me ujë, ajo vdes nga etja, kalit që zotëria e ushqen e ai shqelmon. Ende ka mendjelehtë që mendojnë se sikur ta kishim lënë fenë, do të ecnim përpara. Janë pikërisht ata që mendojnë se fitoret tona varen nga kokat e huaja. Me të tillët jemi bërë bisht i të tjerëve (në trupin e të huajve), sepse e kemi humbur kokën tonë.



780. Kurani Kerimi me mjeshtëritë mrekulluese të vetat e nxjerr njeriun nga tymi dhe oxhaku i mosbesimit apo besimit të shtrembër në dritën e së vërtetës.

781. Disa po më thonë: 'Pse bre disa punë në perëndim po i bëjnë sikur të ishin myslimanë të vërtetë...në Evropë udhët xham e te ne katastrofë...?! Pse,' ty kush po të ndalon që mos t'i mbash rrugët pastër; mos vallë ka ndonjë ligj që të lejon: 'Gjuaj çka të duash dhe ku të duash?' Të tjerët po na e mësojnë ekologjinë e islami mëson se s'bën as të pështyhet në rrugë e as të hidhen thonjtë e prerë...e lëre më një traktor me plehra-bërllok.



782. Arabët (në kohën e injorancës para islame) një pjesë të pasurisë ia ndanin putit (atij që i bënin sexhde), asaj dërrase, atij gurit.

783. E tani ç'u bë, kush ka ndryshuar: feja apo ne? Athua vallë mos i paska zbritur Zoti dy fe: njërën islame që të ngritë e

ndonjë tjetër që të zbret? A ka vend të bëhet më pyetje përse mbetëm mbrapa?

784. Shumë vatra të kërkimit të diturisë, përfshirë edhe Universitetin e Stambollit, punojnë me sistemin arsimor të Moskës. Të gjitha universitetet tona laike e mësojnë "të drejtën romake"; pyesim, përse nuk e mësojnë të drejtën islame?! Jo..., sepse ata në këtë mënyrë duan të formojnë myslimanë sipas tekave të tyre. Kjo e ka kuptimin myslimanë qysh të thonë ata, qysh të dirigjojnë nga ato qendra, myslimanë aq sa duan ata të jemi të tillë. Myslimanë qysh kanë qejf të tjerët duhet të jesh i tillë që të nënshkruash një dokument që nafta e atdheut të shfrytëzohet nga të tjerët për 99 vitet e ardhshme. Po pra, nikoqirllëkun në shtëpinë tonë e kanë marrë në duar ata që po luajnë bixhoz me fatin tonë, me pasurinë që Allahu na ka dhuruar. A do të kishin pranuar ata që prodhimet luftarake të 99 viteve të ardhshme t'i jepnin në shkëmbim të asaj nafte? Jo...kurrë.

785. Është bërë 97 vjeçar, është bërë 95 vjeçar, është bërë 100 vjeçar, ai që është bërë filozof dhe fliste me një ton të lapsit apo të gjuhës shumë të lartë nëpër rregullimin dhe ndërtimin e fjalimeve nëpër libra të veçanta, tash ka dalë në rrugë edhe po ecë, po e mbajnë për krahu për t'ia treguar se ku e kishte derën. Filozofin e çojnë te dera e shtëpisë dhe i thonë 'ja kjo ishte dera jote'.

786. Sprova e të rinjve është diçka tjetër, sprova e të moshuarve është diçka tjetër.

787. Myslimani gjithmonë fiton; edhe kur vdes i ri fiton, edhe kur vdes plak fiton, edhe kur është i sëmurë fiton, edhe kur vdes papritmas fiton. Disa na pyesin neve: *"Hoxhë, nëse myslimanin e mbyt rrufeja, ku shkon?!"* Shkon në Xhenet! E vret rrufeja – shkon në Xhenet! *"Po vdiq prej infarktit?!"* Shkon në Xhenet se është mysliman!

788. Vdekja e befasishme e myslimanit është rahmet – mëshirë e Allahut.

789. Për ty o mysliman po përgatitet një dasmë shumë e madhe për hyrjen tënde në Xhenet!

790. Për pasurinë ka komisione, kurse për rrëskun s'ka komisione për ta vlerësuar, fjala 'rrësk' (furnizim nga Zoti) s'ka komision.

791. Disa prej njerëzve të shkolluar në fakultetin e ekonomisë, e kanë kryer fakultetin e ekonomisë, e kanë kryer magjistraturën e ekonomisë, e kanë kryer doktoraturën e ekonomisë, kur të shkosh t'i shikosh se si i ka hallet, e sheh se ua ka 50.000 dollarë borxh njerëzve. Doktor ekonomie i ka 50.000 dollarë borxh!



792. Unë (Jakup Asipi), nuk jam duke u shkolluar që të bëhem imam i xhamisë, por për diçka më shumë.

793. Ha e pi, por mos e tepro-mos abuzo! Nëse abuzon, të dobësohet ekonomia; nëse të dobësohet ekonomia, dobësohet populli; nëse dobësohet populli, dobësohen djemtë; nëse dobësohen djemtë, dobësohet ushtria; nëse dobësohet ushtria, dobësohet kufiri; nëse dobësohet kufiri, atëherë të udhëheq hutini.



794. Ditën e provimit çka bëhet? Ditën e provimit ose rritesh ose koritesh, njërën prej të dyjave!

795. Secili ajet (verset) kuranor është universitet – fakultet në vete.

796. Allahu nuk ia ka inati dorës së punës edhe kur është dorë hebreu. S'ka inati këtu!

797. Allahu në këtë botë është "Rrahman", është "Aziz", të gjithëve çka punojnë me djersë u jep; jomyslimanë, hebrenj,

krishterë, sepse në këtë botë xhemat i ndershëm, zanati paguhet. Kush e ka zanatin elektrik - i miri paguhet, kush e ka zanatin bujk - i miri paguhet. Këtu dora paguhet!

**798.** Xhemati çfarë duhet të pres prej hoxhës së vet? Duhet të pres që hoxha ta përgëzojë; si ta mbash rrugën e Allahut nesër të presin Xhenete me lumenj me qumësht, Xhenete me lumenj me mjaltë, pemë e shumëçka, çfarë të duash, veç Marlboro (cigare) s'ka se duhet të shkosh ta ndezësh në Xhehenem – këto nuk janë atje. Pra e përgëzon xhematin e vet! Gjithashtu e qorton, e largon me fjalë të ashpra prej rrugës së keqe.

**799.** Kur të gabojë populli, hoxha atë ditë duhet t'ua bëjë me dije se gabim e kanë. Kur ta kenë me vend, atë ditë duhet t'ua pranojë se e kanë bërë atë punë me vend.

**800.** O Muhamed, çfarë duhet të jetë xhemati yt? Xhemati yt duhet të jetë asisoj që me të parën herë mezi nuk presin që hoxha t'u tregoj (për ndonjë vepër) se a e kanë bërë mirë apo keq e kanë bërë!

**801.** Definicioni i fjalës "gaflet – të qenurit gafil" është: Një njeri i cili e ka hartuar, e ka caktuar një rrugë që të shkojë prej një vendi në një vend, por nuk ka mundur të arrijë.

**802.** *"Që tridhjetë vjet që shkoj në xhami dhe prapë llafet e njëjta, çka të rri, fjalët e njëjta!"* Po mirë bre vëlla, që tridhjetë vjet që ulesh në sofër, çka hanë ti? Që tridhjetë vjet bukë! Çka po ulesh pra? Që tridhjetë vjet po agjëron Ramazan, pse po agjëron pra? Që pesëdhjetë vjet në xhami imami "Elhamin – Fatiha" po e këndon, pse s'po e ndërron pra? Disa po thonë: *"Ruana Zot unë të bie të fle e të më marrë gjumi pa muzikë! Nëse nuk e kam aty te veshi, s'mund të fle!"* Çka u bë, mbrëmë muzikë, sot muzikë, nesër muzikë?!

**803.** Tash xhemati ynë e ka për borxh t'i falënderojë hoxhallarët e rinj, hoxhallarët e vetë popullit. Vetëm në

Kumanovë (kjo gjë ka ndodhur për herë të parë në histori që 500-600 vite që është këtu islami), janë mbi 50 hoxhallarë të diplomuar me fakultete islame. A janë të përçarë a s'janë të përçarë është shumë punë e vogël. Unë ju premtoj se ju do t'i shihni ata shumë të bashkuar kur ju mendoni se janë të përçarë.

**804.** Ne hoxhallarët i ndërtojmë marrëdhëniet ndër njerëzore, ne nuk i prishim ato. Ne duke u brengosur u shpjegojmë njerëzve se duhet t'i keni rreshtat e mirë mes vete.

**805.** Nëse nën hijet e kupolave të xhamive nuk shpjegohen gjërat e qarta ashtu qysh dëshiron Allahu, ashtu siç Ai i ka sqaruar dhe i ka lënë të qarta në duart e sqaruesve, atëherë jashtë mureve të xhamisë është e qartë se asgjë më nuk ka mbetur e drejtë.

**806.** Ti që ke shkuar për ta falur xhumanë nuk je i barabartë me atë që ka shkuar ne kishë. Ti nuk je i barabartë me atë që e sulmon sot veprimin tënd të cilin ke ardhur për ta bërë për Allahun, nuk je i barabartë me atë që mendon se për të ecur përpara duhet të bëhen disa punë; prej punëve të para është ajo se prej fesë duhet pak të largohesh, prej hoxhallarëve pak më larg, prej besimit pak më larg, prej islamit pak më larg, prej dersit pak më larg, prej namazit pak më larg, sepse kinse kur të hiqen këto, populli jonë do të shohë pak më larg!





**807.** I nderuari xhemat! Me lënien e xhamisë, me lënien e xhumasë, me lënien e namazit, me lënien e Ramazanit, me lënien – largimin prej derseve që mbahen nëpër xhamia, me largimin prej ligjëratave të Kuranit dhe të hadithit, mbyllen sytë! Ummetit të Muhamed Mustafasë alejhis-selam i zvogëlohet të pamurit e syrit, ai sheh shumë afër, atij faktikisht i mbetet shumë pak dritë, s'ka mundësi të shohë më shumë.

**808.** Shpeshherë i dëgjojmë njerëzit duke thënë: *"A bre vëlla në këtë vend kështu është gjendja, s'ka më mirë!"* A e di ti se nuk ka vend më të mirë në këtë botë se ku je ti, a beson ti se në

vendin ti ku i ke këmbët, nuk ka vend më pjellor në botë për rritjen e njerëzve. Ky është vend shumë i mirë ku jemi ne, këtë vend na e kanë lavdëruar të mëdhenjtë, këtu ka mundësi të mbillen njerëz dhe të korren njerëz të mëdhenj.

**809.** A keni dëshirë ta dini se çfarë ndodhë në disa vende për të cilat ne mendojmë se është më mirë se te ne e kurrë në vendin tonë s'ka ndodhë? A kanë ardhur ndonjëherë qentë nga Rusia me aeroplan për të ngrënë hoxhallarë në burg në Shkup? A ka ndodhur ndonjëherë? Kurrë s'ka ndodhur! Në Egjipt ka ndodhur që një aeroplan me qen nga Rusia të vijnë e t'i hanë hoxhallarët në burg. T'i hanë dhe t'ua lënë vetëm kockat! Ti mendon se atje në Egjipt janë duke u kënaqur! A ka ndodhur ndonjëherë këtu që si të dalësh të votosh të vritesh, nëse nuk del të votosh prapë vritesh? Pra kush është më mirë? Çohu e thuaj "Elhamdulilah" se Allahu të ruan nëpërmjet të dërguarve - melaikeve të Tij.

**810.** Injoranca është injorancë, padituria është padituri, xhehli është xhehël në të gjitha viset, në të gjitha vendet dhe në të gjitha kohët, ndërsa dituria, besimi i vërtetë, rruga e shëndoshë e trasuar nga Allahu nëse ndiqet në të gjitha kohët dhe në të gjitha vendet është një, ajo e meriton ndihmën e Allahut.

**811.** I mjeri ti që ende nuk ke hyrë në xhami, i mjeri ti që vjen për ta falë xhumanë e ende nuk je brenda dhe mendon se je xhemat i kësaj xhumaje, mendon se je xhemat i këtij islami. I mjeri ti!

**812.** Ata që sot në këtë ditë të xhumasë mendojnë se për t'u marrë me politikën profituese të kombit s'prish punë edhe nëse nuk shkohet në xhami. Ata veç ia kanë kthyer shpinën çështjes! Çështja e popullit e ka shpinën e kthyer në atë rast. Unë këtë e them në xhami me përgjegjësi kuranore – e mbështeti në fjalën e Allahut.

**813.** O ju politikanë që sot e keni momentin për të qenë në safin – rreshtin e parë të xhamisë për namazin e xhumasë, ndoshta mos jeni në kafe duke e sqaruar një problem politik, ndoshta mos po ja qëlloni. Jo, ju nuk e keni qëlluar kur nuk e keni qëlluar kalendarin në mëngjes se çfarë dite është sot. Ju keni humbur aty në atë moment kur keni menduar se për t'u angazhuar në çështjen kombëtare është e mundur edhe të largohesh pak se ne po e punojmë një punë e cila shkon në profitin e popullit edhe meqenëse është e xhuma.

**814.** Sistemi demokratik është i përzier mirë me injorancë, i cili është vënë në bazat e injorancës.

**815.** Një nga format e luftës është ajo që unë e shpjegoj në xhami. Ajo është që ti në këtë kohë sikur të kishe ardhur në xhami për të hyrë brenda. Në shumë raste kam thënë si hoxhë xhamie se shkolla e ka principin e bukur shumë; atje rrahë zilja, hyjnë nxënësit, hyn mësuesi. Kështu është rregulli, është rregull shumë i bukur, është rregull për ta mbajtur dhe të mbështetet gjithmonë se s'bën ndryshe! Zilja, nxënësit, mësuesi! Pastaj, zilja, mësuesi, nxënësit – për të dalë jashtë! Vetëm te myslimanët të cilët po kanë qejf që ta shohin islamin të lulëzuar, po pyesin ku janë myslimanët? A e di ku janë myslimanët? Një pjesë e myslimanëve je ti me 6-7 milionë shqiptarë në Ballkan, i cili nuk i ke mendtë te myslimanët momentalisht, por i ke mendtë te ata për të cilët e ke farz (obligim) prej atyre që ta humbin besimin, farz e ke që besimin me e tërheq prej tyre. Mirë, nëse ne 7 milionë ia kemi kthyer shpinën islamit edhe i kemi shpresat te të tjerët, edhe nja 50 milionë me një vend, edhe nja 100 milionë me një vend, të gjithë ia kanë kthyer shpinën islamit, i kanë mendtë me një vend ku i ke ti, a nuk është turp ti pastaj të pyesësh se ku janë myslimanët? Myslimanët janë atje ku ti je, një gisht e je këputë vet me vullnetin tënd prej dorës. Myslimanët janë atje ku ti politikisht, mentalisht, fizikisht, psikikisht, sociologjikisht, në të gjitha anët je i okupuar dhe mendon për të tjerët, mendon se atje e ke fatin, atje ku fati t'u ka marrë në vitin 1918 e ti ende mendon se fatin e ke atje. Ti je një gisht që je

këputë prej dorës së myslimanëve, a trupit islam po i dhemb shumë që je këputë!

**816.** Loja e fatit mund të kuptohet si 'loja e Xhehenemit'.

**817.** Kur kanë pasur dëshirë armiqtë e islamit që ta fusin një gjë që është haram në popull dhe myslimanët të veprojnë me haram në emër të së lejuarës, kanë përdorur emra shumë të përshtatshëm për epshin, ashtu që njerëzit me qejf i kanë pranuar. Shembull: në botën e kinemasë dhe të teatrit të gjitha veprimet amorale quhen 'ART', kurse të njëjtat veprime në jetën e përditshme janë rreptësisht të ndaluara.

**818.** Po ndërtuan xhami mynafikët – hipokritët, ajo duhet të rrënohet. Xhaminë duhet ta ndërtojnë njerëzit (besimtarët) e vërtetë!

**819.** Frika ndaj të Vetmit Allah është maja e piramidës në të cilën shpjegojnë ata islamin e vet. Po qe se je mysliman dhe ju frikësove dikujt tjetër pos Allahut, s'je mysliman i mirë, duhet të përmirësohesh. Po ju frikësove shtetit, po ju frikësove pushtetit, po ju frikësove ligjit të cilin e kanë vënë njerëzit në tokë, po ju frikësove policit, po ju frikësove inspektorit, nuk je mysliman. Ke problem! A e di pse nuk je mysliman? Sepse ke bërë gabime që e ke merituar për t'iu frikësuar dikujt tjetër pos Allahut. Për atë duhet të përmirësohesh. Je mysliman dhe i tutesh vetëm Allahut dhe askujt tjetër. Po s'je kështu, je diçka tjetër, duhet të shkosh në ambulancën – në spitalin e përmirësimit të besimit.

**820.** Xhamia është shtëpia mbrojtëse më e madhe e ummetit prej fitneve – sprovave.

**821.** Sa i përket zbukurimit të xhamive, xhamia më e dashur te Allahu është ajo xhami që brenda është e bardhë pa lule e pa shkrime. Xhamia lejohet të zbukurohet, por të zbukurohet me xhemat, rinia që hyn në xhami e bën atë të zbukuruar..

**822.** Njerëzit që mendojnë shkurt dhe shohin shumë pak, sidomos bashkëkohësit tanë, kur ke për ta ndërtuar një xhami, ata që s'e duan xhaminë, në emrin e një diçkaje tjetër dalin me një projekt tjetër i cili e pengon xhaminë. Jo këtu, në shumë vende në botë! Nga shembujt e atyre, thonë ata: *"Çka po të duhet xhamia, a s'ka qenë më mirë të ndërtohet një spital? A s'ka qenë mirë të ndërtohet një urë atje? A s'ka qenë mirë ta ndërtojmë një çezme e ta sjellim pak ujë? Ja, kemi mbetur defekt!"* Ne kemi mbetur defekt sepse po duam të ndërtojmë xhamia? Ne kemi mbetur pa ujë sepse s'kemi ndërtuar xhami deri më tash! Ne kemi mbetur në defekt i nderuari xhemat për sende krejtësisht tjera. Problemi është tjetërkund; problemi është te shamia, problemi është te namazi, problemi është te veshmbathja, problemi është te nënshtrimi i myslimanëve ndaj fitneve të huaja të servuara mirë, aty është problemi.

**823.** (Pyetje): *"Pse bie shi në deti, pse bie shi në Atlantik?"* (Mulla Jakup Asipi): "A s'po e di përse bie? Për ta larë kripën! Bie shi në det, sepse njëri në të thatë është që nuk meriton t'i bie shi, për atë bie shi në det, përndryshe atje ka shi mjaft! Atje në deti bie shi për të mos rënë në arën tënde, atje bie që ti mos të kesh për të pirë, atje bie me qëllim që kafshët e tua mos të kenë për të pirë.

**824.** Kur t'i dalë meleku vetë e ta ndalë në rrugë, kjo i bën tamam. Ai dëshiron të thotë diçka e tani thonë familja: 'Deshi të më thotë diçka, por zhig më ka mbetur. E hapi gojën të më thotë diçka, nuk mundi të më thotë, shkoi...!' E shkoi de! A e di se çfarë ka dashur të të thotë. Unë po të tregoj. Ka dashur të të thotë: 'Vënia more ti mendjen se unë e hëngra (më falni për shprehjen)!' Këtë ka dashur ta thotë, por nuk e kanë lënë që ta thotë. Vallë mos prite të të thotë: 'E ke pas selamin për në dasmë?!'

**825.** Nuk kemi kërkuar nga ti që t'ia puthësh Papës dorën. Këtë kërkesë nuk ta kemi bërë ne. Kjo nuk na duhet o 'ti i dijshëm'. O më 'i mençuri' i botës (Ibrahim Rugova). Kjo s'na

duhet neve. Këtë mbaje për vete kur ta thërrasësh Papën mysafir në darkë në shtëpinë tënde dhe tani puthja këmbën me gjithë këpucët, nëse dëshiron. Ai që ia puthë Papës dorën, ai është i Papës! Neve Muhamedi a.s. na ka thënë: '*S'ka për të ma puthur dorën askush*'. Ai neve na ka mësuar, 'kur të hyjë unë në dhomë, mos u ngrehni në këmbë!' Kështu që Ai kur ka hyrë në dhomë, sahabët e tij e kanë pasur rreptë të ndaluar të ngrihen në këmbë."

**826.** Kur më tha njëri prej vëllezërve: 'Këta janë maturantët'. Për pak e të më rrëshqasë goja e t'ju them: 'Këta janë ma trullantat'. Kush i ka trullosur s'po e di, por për më trullanta, po!

**827.** Disa janë aq "të mençur", saqë kanë qejf që t'u vjen dikush nga varri për hatër të tyre t'u tregojë se: *"Ej, unë isha te varret, vdiqa dje, më çuan te varret, më futën brenda, më mbuluan me dhe, kam bujtur një natë – 24 orë, a e dini se sa ishte vështirë?! Vërjani more mendjen se mbrëmë as në krahun e majtë s'mundja të lëvizja e as në të djathtë prej atyre dërrasave. Hapni sytë!"* E kur ky t'u thotë këtyre (të gjallëve) kështu, këta "menjëherë besojnë"! E ne pra po ju tregojmë se kjo gjë xhemat i ndershëm në këtë dynja ka ndodhë. Ani pse njerëzit – xhemati ynë thotë "kush ka ardhur prej andej për të na treguar?" Jo, prej andej kanë ardhur njerëzit për të treguar pasi që kanë vdekur. E pse ti s'lexon, e pse ti s'e di çka ka në Kurani Kerim, pse ti s'e di çka ka në hadith, unë s'kam asnjë faj. Se njerëzit kanë vdekur në këtë botë dhe kanë ardhur përsëri. Edhe këto (raste) nuk janë një, por më shumë se një (rast).



**828.** Islami është fe e lehtë! Vështirë është mos të jesh mysliman! Të jesh mysliman është shumë lehtë; njëzetë e tri orë e gjysmë punon çka të duash, pesë kohët e namazit përfshijnë vetëm gjysmë ore. A po e sheh se sa lehtë është?! Pastaj, 97.5 dinarë janë tuat, 2.5 janë të fukarasë. A qenka e vështirë?! Islami është fe e lehtë. Njëqind vite jeton, vetëm njëherë duhesh të shkosh në haxh! A e sheh, s'ka më lehtë!

**829.** Buburreci në peshoret digjitale, në peshojat më precize të arit nuk vjen i rëndë – nuk luan, nuk peshon asnjë gram, asnjë gjysmë-grami. Mirëpo, është shumë më bujk i mençur se bujku i katundit tënd me 65 vjet përvojë. Buburrecat janë shumë fise sikur ne. Edhe ata jetojnë në mëhalla. Disa janë maqedonas, disa janë shqiptarë, disa janë sllavë, disa janë myslimanë, çfarë nuk ka prej tyre. Te ata (buburrecat) ka komision special për ata që ndalen në gjysmë të rrugës (gjatë punës). S'ka pa punë te ata!

**830.** Hitleri me çka e ka arritur te gjermanët atë çka e kanë sot? Gjermanët thonë kështu: *"Jemi të krijuar për punë! Kurse ju të tjerët punoni për të jetuar!"* Ata punojnë edhe dimrit edhe verës.

**831.** Në popullin tonë tre muaj punohet e nëntë muaj llaf e muhabet. Është kënaqësi kjo në popullin tonë.

**832.** Për 150 vjet, njëherë është ndalë rryma në vitin 1988 në Gjermani - Bajern në një fabrikë. Të gjithë inxhinierët dhe doktorët e kimisë kanë dalë dhe kanë qarë si fëmijë sepse Bajernit i kanë hyrë në hak – u ndal rryma e s'kishte punë.



**833.** Çka je ti? *"Magjistër i Kimisë"*. A e ke gjetur Allahun, a i shërben Atij?, A e ke vënë fizikën, matematikën në shërbimin e fesë tënde, a e ke islamizuar? O doktor që e ke studiuar medicinën, a e ke vënë atë në shërbim të Allahut?

**834.** Gjermanët modernë e kanë shkencën në shërbim të Zotit. (Argument): Në Gjermani ka spitale me emrin "Spitali i Jozefit"! Spital fetar, i shenjtë, në atë spital vjen prifti për të të parë se si i ke hallet, vjen prifti zakonisht për të të vizituar dhe për të të pyetur se mos po të mungon ndonjë send këtu.

**835.** O ju intelektualë shqiptarë! O ju që e keni emrin Hasan e Husejn! O ju të humbur! O ju që humbët dhe pas juve humbët edhe të tjerë, kthejuni ju Allahut! Ju e keni bërë punën tuaj, ju veç thuani popullit tuaj: *"Po, Zoti ekziston dhe duhet adhuruar Atë!"*

**836.** Ne po e njohim Allahun vetëm në "Ditën e Bajramit"! (Fatkeqësisht) Kur e kemi veshjen e mirë, kravatën e mirë, bakllavën e mirë dhe urdhëro, eja rrimë!

**837.** Ne i kemi fituar bindjet se jemi krijuar për qëndrim këmbëkryq! Ne i kemi fituar bindjet se ne duhet t'i kemi duart e pastruara me sapun dhe se të tjerët duhet të bëjnë diçka për neve. Edhe ne pastaj e kontestojmë a po e duam Allahun apo s'po e duam!

**838.** Muhamedi alejhis-selam i zhvilloi gjithsejtë 73 lufta. Në 28 luftëra mori pjesë ai vetë.

**839.** Ku jetojmë ne? Ne jetojmë askund! E si veprojmë ne? Ne veprojmë kurrqysh!

**840.** Jemi me një fe shumë të madhe, jemi me një fe shumë të dashur, jemi me një fe shumë të gjerë, veç feja e jonë e ka vetëm një hendikep. Ai hendikep jemi NE!



**841.** Po frikohemi se kur po shpjegojmë diçka të cilën e do islami, të tjerët po porosisin që të largoheni prej kësaj, sepse është vlerë islame!

**842.** Këto letrat që po i shtrojmë në sofër për të ngrënë bukë janë shumë të përshtatshme me sunetin e pejgamberit alejhi salatu ue selam.

**843.** Në një kohë, Beogradi i ka pasur dyqind e tetëdhjetë e tri xhamia, sot e ka një! Edhe ajo vetëm që nuk u djeg në shtator të vitit 1993. Ia vunë zjarrin. Njëqind e shtatëdhjetë e tri xhami i ka pasur Nishi, sot e ka një. Më 1 shtator 1992 u shkarkua kamioni me mbeturina në xhami brenda e cila ishte e shtruar dhe kishte imam. Shkupi sa xhamia i ka pasur? Shkupi atë ditë kur i ka pasur 12 mijë banorë myslimanë i kishte 117 xhamia. Sa xhamia i ka sot? Në Qendrën e Prizrenit ku është tash "Shtëpia e Mallrave", 50 vite me radhë pas rrënimit të një xhamie ka

qenë aty tregu i kafshëve e tash aty u ndërtua "Shtëpia e Mallrave".

**844.** Disa politikanë të mykur të cilët po flasin haptazi e po i thonë popullit të vet se fetarisht neve askush s'është duke na ngacmuar, vetëm kombëtarisht, neve po na ngacmojnë vetëm pse jemi shqiptarë e jo pse jemi myslimanë. Kjo është e vërtetë e cila nuk mohohet! Por e vërteta tjetër mbi këtë e cila edhe më pak nuk mohohet është ajo se neve të gjitha gjërat po na i bëjnë për shkak se ne jemi në dinin e vërtetë, se ne jemi në fenë e Allahut.

**845.** Zoti i ka mallkuar hebrenjtë. Ata në kohën e profetit Muhamed kanë qenë 17.000.000, edhe sot janë 17.000 000. nuk janë shtuar aspak.

**846.** Kokulur para Allahut je lartë e kokëlartë para Allahut je poshtë!



**847.** Populli jonë ka nder, populli jonë ka respekt, populli jonë e ka një gjë brenda që e ka emrin namuz – moral, ai jeton dhe vdes për të.

**848.** Këngëtari duhet t'ia këndoj popullit të vetë atë këngë – muzikë që atij populli i bën tamam. P.sh. populli jonë e ka numrin e muzikës 48 edhe ti ia këndon një këngë me numrin 85, me këtë rast s'ke bë asgjë, apo e ka numrin 28, s'ke bë asgjë!

**849.** Kambanat e ndryshimit po na rrahin mbi kokë. Rini e dashur, ndryshoni!

**850.** Hebrenjtë gjithmonë e kanë pasur për qëllim që t'i përziejnë gjërat. Hebrenjtë a e di çka janë?! Hebrenjtë shkopin në dorë dhe kah të shkojnë në botë vetëm e përziejnë! Ata s'dinë të krijojnë rregull, vetëm se përziejnë.

**851.** Si ta mbrojmë veten dhe familjen tonë nga zjarri i Xhehenemit? Është një fjali; nëse doni ta mbroni veten dhe familjen prej zjarrit të Xhehenemit: merrni ata për dore dhe sillni në xhami, tjetërkund të gjithë janë të humbur, merrni fëmijët tuaj e sillni këtu, anëtarësoni këtu.

**852.** Ju të rinj, anëtarësohuni në xhami sepse baballarët tuaj gëzohen kur ju të anëtarësoheni në xhami. Atyre fort ju dhemb koka kur ju anëtarësoheni atje jashtë golit, jashtë kornerit. Mos e luani lojën jashtë kornerit. Luajeni lojën brenda në stadium, brenda xhamisë.

**853.** Zonjat le të anëtarësohen në xhami. Melekët i pyesin ato (gratë) vetë në varre pa burra. Mos e lejo që të anëtarësohet nëse mund të shkosh me të në varr e të përgjigjesh ti për atë. Kur të vdes gruaja jote, ti të shkosh aty prej lartë: *"Çka po të pyesin?!"* – Po më thonë: *"Si je sjellë me burrin!"* – Thuaju: *"Kurrë s'të kam prekë me dorë! Si ai s'ka pas!"*



**854.** A doni ta shtoni pasurinë tuaj, atë ta trashni? Investoni në rrugë të Allahut, pastaj lulëzon pasuria. Ajo çel dimrit, ajo dimrit bën molla, verës po se po, por edhe dimrit.

**855.** Mos të harrojmë se në xhami kemi gjenerata të cilat kanë ardhur për herë të parë e ata duan t'i mësojnë gjërat e imta, duhet t'i mësojnë gjërat elementare, duhet t'i mësojnë gjërat fillestare, ata e kanë nisur jetën, pra duhet ta fillojnë edhe islamin me jetën e vet.

**856.** Unë kam dëshirë që në sqarimet e definicioneve, në sqarimin e rregulloreve të jem sa më i shkurtë dhe më i qartë.

**857.** Fjala "farz" do të thotë urdhër i Allahut të cilin nëse nuk e bën, s'ka nevojë t'i ngritësh duart e të thuash: "O Zot falma!" Nuk ka mundësi, nuk është e lejuar!

**858.** Fjala "xhihad" te ne këto ditë ka kaluar si një fjalë me veti të zeza. A e dini vëllezër se kush e ka servuar këtë? T'i themi dikujt ne 'njeri i xhihadit', ky njeri është i përbuzur prej njerëzve tanë. Ai që shkon në xhihad është muxhahid. Madje nuk po arrijnë t'ia mësojnë emrin si duhet, po i thonë 'muhaxhid'. Gjithë ditën thonë se duhet të luftojmë për popull, ndërsa kur t'u thuash 'muxhahid', të përbuzin. Sepse për muxhahidin ka dëgjuar prej shkaut Mirolub Jeftiç të Beogradit i cili ka doktoruar në lëndën 'Xhihad' në Universitetin e Parisit. Ky temën e diplomës së doktoraturës e ka mbrojtur për 'Xhihadin islam'. Tani, ai çfarëdo që të thotë për xhihadin, për një numër të djemve tanë ai është bërë hoxhë. Qysh e paraqet ai njeriun e xhihadit? E paraqet si një njeri me brisk në dorë dhe ku të gjejë njerëz që s'janë myslimanë, ai vetëm i pret sipas mundësisë.

**859.** Një djalë i jonë paska hyrë në një dhomë njëherë dhe paska dhënë selam: 'Selamu Alejkum' e ata i paskan thënë 'mirëdita, eee ti muhaxhidi, ti kush je...'!



**860.** Ka një dallim shumë të madh mes fëmijës që thith te lopa dhe mes fëmijës që thith te nëna.

**861.** Sociologët dhe psikologët e mëdhenj islam thonë se nëse fëmija sillet ashpër me prindin e tij, duhet të korrigjohet se çfarë ka thithur kur ka qenë i vogël. Sa më afër gjirit të nënës, aq më afër dashurisë, respektit edhe nderit të nënës.

**862.** Edukatorja e fëmijës së pari duhet të jetë e ushqyer me hallall. Nëse ajo e hanë haramin, nuk është e gatshme t'ia shpjegojë fëmijës se çka është e lejuar dhe çka nuk është e lejuar.

**863.** Njëri ka thënë: *"Në Ramazan, nëse s'më jepni bukë e ujë s'e kam problem, veç duhan të kem!"* I kam thënë unë atij: *"Po të futa në një dhomë e të lash pa bukë gjashtë ditë, do e shohësh se çka lyp ti: bukë, ujë apo duhan! Po, po, ti po pi duhan, po pastaj po e hanë një kurban pule."*

864. Kur fëmija i bën 15 vjet është në një ballkon pa parmak, në çdo moment pritet të bjerë. Nëse njeriu në këtë botë ka nevojë për ndihmën e dikujt, kjo fazë prej 15 vjet deri në 25 është faza më e nevojshme për ndihmën e tjetrit. Këtu ai duhet të jetë i rrethuar me besim.

865. Në Gjermani kam qenë pesë vjet me radhë. Prej vitit 1985 e deri në vitin 1990 e kam përcjellë një emision me titull: "X probleme të pazgjidhura". Aty kriminelët i qesin me fotografi, pesë vite me radhë, asnjë shqiptar s'e kam parë, asnjë!

866. Prej katastrofave më të mëdha që hyri në popullin tonë është festimi i datëlindjes.

867. Kush duartrokiti për herë të parë në këtë botë? Mua ma kanë tërhequr vërejtjen 'pse kur po të thërrasim në tubime të mëdha, në promovime librash, pse kur po duartrokasim ne, s'po duartroket edhe ti?' Unë kam thënë se jo vetëm sot, por as në të ardhmen nuk e kemi nijet që të duartrokasim. Pse? Kujt iu bë duartrokitja për herë të parë? Me dalë në rrugë me mikrofon edhe me e pyet popullin tonë gjithsej se kur është duartrokitur për herë të parë në këtë botë, në cilën datë, kush ishte i pari njeri dhe në cilin vend të rruzullit tokësor, besimin e kam të thellë se asnjë nuk e di!

868. I mjeri ai popull që vepron pa baza! I mjeri ai popull që e bën një punë e nuk e di se ku e ka rrënjën!

869. Duartrokitja është sunet – traditë e Faraonit. Duartrokitja është e huaj!

870. Biseduam një ditë një orë e gjysmë në lidhje me gazetarinë. I thashë një gazetarit se a e di çka d.m.th. fjala gazetë? Tha: 'Jo'. Po qysh, je gazetar? Unë jam hoxhë, edhe me më pyet se çka d.m.th. fjala 'Kuran', edhe nuk di të them, atëherë çka jam unë? Si mundet, gazetar edhe nuk e di se prej nga rrjedh fjala 'gazetë', në cilën gjuhë, në cilin qytet dhe në cilën datë?

Fjala 'gazetë' rrjedh prej gjuhës italiane, të fjalorit të shekullit XV.

**871.** Kur u festua datëlindja për herë të parë në këtë botë? Për herë të parë u festua 'datëlindja e zotit'! Kjo ka ndodhur në Palestinë. Pra, kremtimi i 'datëlindjes së zotit', kinse ai u vra edhe ka dalë prej varrit pas tri ditëve, (çështja e Isaut – Jezusit). Kjo u kremtua për herë të parë. Pra, është punë krishtere. Edhe është e lidhur ngushtë me datëlindjen e lindjes së diellit, dmth 'zot të dritës' e kanë konsideruar dhe e kanë festuar. Ky manifestim i datëlindjes është i lidhur me injorancën e jo me diturinë.

**872.** Unë 46 vjet i kam dhe kurrë nuk e kam festuar datëlindjen, 100 kg i kam dhe jam si më mirë, i kënaqur, asgjë s'më ka munguar fare. S'e kam festuar kurrë sepse s'ka nevojë! Këto punë janë të thata, nuk bëjnë, s'kanë kripë fare.

**873.** Rinia na pyesin se çfarë të bëjnë? Ju themi të ikni prej të huajës e të ktheheni në tuajën.



**874.** Muzikë e çoroditur është çdo muzikë e cila kalon nga suazat normale të muzikës dhe kalon në zhurmë. Ndërsa muzika në suazat e veta është art. Këtë duhet ta pranojmë se është art. Pse është art? Sepse ka nota! Çdo gjë që ka nota është art! Edhe fjalët që po i flasim ne kanë nota. Çdo gjë e ka rimën e vet, por kur del prej rimës çdo gjë e ka më emrin zhurmë. Edhe biseda në dhomë kur një burrë flet e të tjerët dëgjojnë është bisedë me nota. E kur flasin krejt si te gratë e ka emrin zhurmë. Aty s'ka nota! Te gratë i thonë 'bisedë e çoroditur'. Edhe kerri në autostradë me nota ecë, mirëpo kur i krisin gomat në mes të qytetit, ai del prej notave, e ka emrin zhurmë.

**875.** Nëse ia teprojmë popullit tonë populli nuk na do edhe ka të drejtë mos me na dashtë.

876. Kënga që e këndon këngëtari shqiptar duhet të jetë në përputhshmëri me atë që e dëgjon atë këngë. Ky është definicion për mua si hoxhë i paluhatshëm.

877. Prej stilit të veprimit të Adelina Ismailit në koncert dhe mënyrës së këndimit të saj, nëse vazhdohet, vuan një popull prej atij stili si ne. Edhe duhet ditur se arabët vuajnë prej mënyrës së këndimit arab në atë mënyrë. Do të thotë se atje është problem që 1500 vjet dhe është i refuzuar prej njerëzve të mençur dhe prej njerëzve që kanë karakter dhe mundohen ta ruajnë dhe ta kultivojnë te fëmijët e tyre. E kam lutur Zotin me një ligjëratë që Adelina të mos mundet të këndojë më në atë mënyrë, edhe ato lëvizje që i ka bërë, që mos të mundet më t'i bëjë!

878. Gjithë popujt duhet ta zhdukin atë dukuri që ata popuj i ulë teposhtë dhe s'fitojnë prej saj.

879. Kur bëhet një dukuri negative këtu, ne nuk duhet ta hapim menjëherë telin këtu e të themi 'në tjetrin popull kjo gjë (dukuri negative) ishte, përse mos të jetë edhe te ne'? Po edhe te ata është negative! Po e thjeshtësoj, nëse një djalë te ne del në pazar dhe ju vjedh njerëzve para në xhep, i themi që kjo s'bën e ai thotë 'po edhe në Arabi po vjedhshin'! A e ka bërë legjitim ky vjedhjen këtu? E zeza e zezë është në çdo vend dhe e bardha e bardhë është në çdo vend!

880. Është e vërtetë se rinia ka filluar të mendojë më drejtë. Prej nga ka ardhur ajo që rinia të fillojë të mendojë drejtë, mendoj se rinia jonë është qetësuar, nuk mendon më me eufori, por mendon me kokë. Ndërsa një filozof gjerman ka thënë: *"Nëse dëshiron ta ngritësh një popull, mësoje të mendojë drejtë!"* Nëse ne arrijmë që rininë ta fusim të mendojë drejtë, një përqindje të madhe të problemit e kemi kryer.

**881.** Sportistët janë shumë më të qetë se ata që s'janë sportistë, shpirtërisht janë shumë më të pushueshëm, ndjenjat e tyre më ngadalë trazohen për kah ana negative – e keqe.

**882.** Bashkimi Sovjetik kur ishte i fortë i kishte 22 milionë sportistë.

**883.** Të gjithë duhet të këshillojmë në të mirë dhe të gjithë duhet të ndalojmë nga e keqja. Të gjithë duhet të ndajmë dituri.

**884.** Si të dilet prej islamit s'ka bereqet, si të dilet prej fesë s'ka bereqet. Krejt dituritë e dynjasë pa islam s'kanë bereqet se të tjerët kanë shumë më shumë dituri se ne, por prej dukurive që ne sonte po i diskutojmë janë duke vuajtur edhe ata edhe s'janë duke ditur nga të dalin.

**885.** Është ora e fundit, ka ardhur koha që hoxha të shkojë në shkollat ekzakte - laike në mëngjes për të dhënë mësim-besim, t'i mësojnë fëmijët – nxënësit se kush është Krijuesi i tyre, t'i mësojnë se çka është e lejuar dhe çka është e ndaluar, ta mësojnë se sa duhet të punojë (njeriu), sepse njeriu është makina më e madhe.



**886.** Futbolli është një lojë shumë e vjetër. Është thënë se i ka 400 vjet dhe është luajtur për herë të parë në Kinë, është thënë se i ka 500 vjet dhe është luajtur për herë të parë në Brazil.



**887.** Datëlindja e Muhamedit alejhis-selam e zhduku errësirën dhe datëlindja e tij e solli dritën. Pra, ne kur ta festojmë datëlindjen e Muhamedit, ne e festojmë datëlindjen e dritës dhe datëlindjen e rrugës së mbarë, datëlindjen e reflektorit të ndezur i cili nuk do të shuhet deri në ditën e kiametit.

**888.** Ne duhet gjithmonë të jemi krenar me fjalorin e popujve që na lidhë feja me ta. Për shembull, nëse një fjalë është arabisht, një turqisht dhe një shqip e përbëjnë një fjali, d.m.th. e përbëjnë fjalinë e atyre popujve të cilët i lidhë një fe. Sikur

Greqia, Roma edhe Gjermania. Gjysma gjuhën e kanë të përzier, kush e di gjermanishten, këtë punë e di shumë mirë. Pse? I lidhë feja dhe i lidhë kultura. Edhe ne me ata popuj që na lidhë feja dhe kultura mundemi të kemi fjalë që na lidhin së bashku.

**889.** Si i thonë asaj që shqiptarët i bien me tela? Sharki. Fjala 'sharki' prej cilës gjuhë vjen? Prej arabishtes, kuptimin e ka 'lindje'. Edhe fjala 'def' është arabisht, nuk është shqip.

**890.** Në 'Kurban Bajram' shansi i 1 miliardë e 700 milionë myslimanëve është që nëpërmjet kurbanit të arrijnë pajtimin e Allahut, të arrijnë një revizion të punës një vjeçare për t'ua falë Allahu gabimet.

**891.** Nëse dikush flet për kohën (ia vë fajin kohës për degjenerimin e rinisë), pyesin: Mos është bërë tash 25 orë dita e nata? Jo! Mos është bërë drita natë, nata mos është bërë dritë? Jo! Bylbyli e ka kënduar po të njëjtën këngë në kohën e Ademit, edhe tash të njëjtën. Urithi asnjëherë nuk ka dërguar dheun teposhtë. Pra, koha është e njëjtë, s'ka kurrfarë ndryshimi; dimrit borë e verës shi, ditën dritë e natën terr. Po kush po ndryshon? Po ndryshojnë njerëzit, të cilët po mendojnë se po ndryshojnë kah e mira e ata po ndryshojnë në shumicën e rasteve kah e keqja.

**892.** Për ne fjala 'rini' është gozhda më e trashë në mur. Për ne fjala 'rini' është shtylla kryesore e ndërtesës. Për ne fjala 'rini' është shpina më e fortë.

**893.** Unë kur po vij në Gjakovë, po më duket se edhe po bindem se po më zvogëlohen kilometrat deri këtu!

**894.** Ne nuk do të lejojmë që të jemi çka kanë dëshirë rq tjerët ne të jemi, por do të jemi ata që kemi qejf ne të jemi. Ne jemi ata që e flasim këtë gjuhë, ata që mësojnë mësimet, ata që e njohin Një Zot, ata që e njohin Muhamedin, libri i Kuranit është libri jonë i shenjtë, ai është udhëzuesi jonë.

**895.** Si thyhet muri i mërzive?! Çka të bëjmë që mos të kemi mërzi?! Çfarë të bëj që mos të më vjen mërzi?! Kurrgjë (asgjë), më lehtë se ky shërim s'ka. Çka bën kur të flihet?! Shkon të flesh. Çka bën kur të uritesh?! Hanë për t'u ngopur. Çka bën kur të vjen mërzi?! Ik. Ik! A e hetove menjëherë se mërzia nuk është bllok, mur me tre rende?! Ajo veç është bllokadë, të ndalë, bllokohesh.

**896.** Kurbetçinjtë tanë që punojnë në Gjermani, disa prej tyre e dinë gjermanishten, kurse disa prej tyre e dinë gjermanen.

**897.** Hadithet e dobëta, para se t'iu dobësohej zinxhiri i transmetimit, kanë qenë të forta.

**898.** S'ka mësues pa ditar. Ditari i mësuesit të madh të Gjithësisë është Kurani Kerimi.



**899.** Shejtani e ka një këmbë si të deles. Kau nëse të shkel, asgjë nuk të ndodh. Delja shkel më rëndë prej të gjitha kafshëve, sepse këmbën e ka të hollë. Shkel më rëndë prej të gjithave. Shejtani e ka këmbën si të deles, të shkelë në qafë. Ai të thotë 'mos u ço', ai të thotë 'mos u zgjo', ai të thotë 'mos mëso', ai të thotë 'lëri detyrat', ai të thotë 'mos shko në ders', ai të thotë 'boll e ke ti, sa po do më, hej po ti që dhjetë javë more që je duke shkuar, ti çka po do të bëhesh, hoxhë a?!' 'Ku je duke shkuar?!' Të shkoj në ders në tefsir. 'Po a ishe sot një javë, sot dhjetë javë a ishe, sot pesë javë, po ti çka po do të bëhesh, a përtej Mulla Jakupit po do të dalësh?!' Kështu të thotë edhe ti pastaj çka bën?! Bllokon! Jo, s'po më duhet aq shumë. Mund ta shohësh në rrugë, unë të mësoj se mund ta takosh në rrugë edhe t'i flasësh për dore, me të vërtetë shejtanin keni mundësi që ta takoni në rrugë dhe t'i flitni për dore. T'i flitni për dore është bukur. Hazreti Omeri (r.a) ka thënë: '*Kam pasur për ta lidhur për një shtyllë në Medinë, që të luajnë fëmijët me të*'. Kështu ka thënë 'një prej shejtanëve'. Edhe këtu ka mundësi! Si plaku, ai vëllai, ai shoqi që të thotë: '*Fenë sa të dish të falesh, a di të falesh, po, po çka*

*po do ma?!'* Ky është ai. *'A di të falesh, a e njeh Allahun Një, po, a di të falesh, po a e agjëron Ramazanin, po, po çka po mundohesh më shumë, kaq, po bile këto ti i ke shumë. Ku janë shokët e tu?!'* Po shokët e mi janë duke lozur. Shokët e mi janë në stadium. *'E po, ec se je i ri edhe ka kohë për ty kur të falesh, ka kohë.'* Ja ky është ai, domethënë si t'i kishe folur për dore, i ke folur për dore atij babëlokut. Ky është ai. Ku ta dimë se si e ke menduar shejtanin, ku ta dimë se si e ke menduar?! Ti e ke menduar shejtanin se sikur të të del përpara, ti duhesh të ikësh menjëherë, a i rrihet përballë atij! A e dini djem këtë?! Kush nuk e sheh, mund ta marrë me mend. Unë e kam vënë (vendos) dorën këtu dhe tash ku është hija këtu në tavolinë. Nëse kjo hije mund ta pengojë gozhdën që mos të ngulet, njëri e ka marrë një gozhdë dhe çekiçin, dëshiron t'i bie gozhdës për ta ngulur këtu dhe e ka ngritur zërin 'nuk po mund ta nguli gozhdën!' Pse? 'Nuk po lejon hija!' Eh, shejtani është më i ligshtë se kjo hija. *'E po çka u bë puna, ne nuk e kemi ditur, ne kemi kujtuar që ai është i rrezikshëm?!'* Jo, ai nuk është i rrezikshëm. Ti je i rrezikshëm që kurrë nuk ke arritur të mëshosh se sa ai është i dobët. *'Po, pra çka është ai?!'* Ai nuk është i rrezikshëm. Ai është shumë i lëvizshëm, ai është i lehtë, i hollë, i zaif, duke ngordhur, por shumë i lëvizshëm. Pa mërzi, vërtet pa mërzi. I palodhshëm, zaif duke vdekur. Asht e lëkurë, mund të bëhet i trashë ti duke e ushqyer. Shejtanët, xhinët në kurbet, në Perëndim janë shumë të fuqishëm.

**900.** Plaku edhe fëmija takohen në shumë pika. Ai s'ka dhëmbë, ky s'ka dhëmbë! Ai s'ka këmbë të forta, edhe ky s'ka këmbë të forta! Ai (plaku) rrëzohet, edhe ky (fëmija) rrëzohet! Njërit i hahet shpesh, edhe këtij tjetrit i hahet shpesh! Plaku ka qejf të shëtitet, edhe fëmija ka qejf të shëtitet! Plakut i flihet shumë, edhe fëmijës i flihet shumë! Po është shumë e vërtetë se plaku edhe fëmija në shumë pika takohen, vetëm në një vend ndahen, vetëm me një pikë ndahen ata: Plakun askush nuk e do, fëmijën krejt e duan! Plakun askush s'e dëgjon, fëmijës ia dëgjojnë edhe fjalën më të vogël: "Po u bë!"

**901**. Dy sende i keni të hapura atje te ne. Dera jonë dhe zemra. Këto dy sende i kemi të hapura.

**902.** Sikur t'i kishin pasur sahabët (shokët e pejgamberit) mjetet e zgjerimit të islamit të cilat ne i posedojmë sot, po t'i kishin pasur mjetet e tona sot; njëri prej tyre ta kishte pasur veturën time, tjetri veturën tënde, njëri ta kishte pasur aeroplanin, njëri t'i kishte pasur flotat, tjetri anijet, njëri internetin, njëri ta kishte pasur faksin, sikur t'i kishin pasur ata, a do të kishte mbetur njeri pa e njohur islamin? Në asnjë mënyrë, në asnjë mënyrë!

**903.** I kam thënë një djalit të ri: *"Pse s'po punon asgjë?"* – Tha: *"E kam marrë pushimin vjetor"*. Unë kam menduar deri atë ditë se 'vjetori', është një muaj. Më tha: *"Jo, pse i thonë vjetor – një motmot mos të punohet! Gabim e kanë ata, unë e kam kuptuar drejtë"!*



**904.** Zhvillimet e reja duhet të kenë përgjigje të reja në islam. Unë po dal me një shembull tjetër, në kohën e Ebu Hanifes, në kohën e Shafiut, në kohën e Malikut, në kohën e Ahmedit, në kohën e zhvillimit të fikhut - jurispidencës islame. Janë disa sende që ndodhin tash e atëherë s'kanë ndodhur që ata të japin përgjigje. P.sh. nuk ka të drejtë të thotë: *"Çfarë ka thënë Ebu Hanifja për librezën e kursimit?!"* Askush s'ka të drejtë të thotë se çfarë ka thënë Shafiu për konto-numrin e bankës? Se s'ka pasur konto numër! Askush s'ka të drejtë të thotë se a ka pasur semaforë në kohën e Ebu Hanifes? S'ka pasur as semaforë, as kanalizim, as s'ka pasur trotuar, nuk ka pasur as asfalt, as rrugë, as udhëkryq, as ura, as nën ura, as mbi ura, as tunele. Pra, zhvillimi i ri kërkon përgjigje të re fetare për atë zhvillimin apo atij sendi në zhvillim.



**905.** Vetëvrasja e ka definicionin e vet. Vetëvrasje ka në Skandinavi, ka në Amerikë, tash ka hyrë në shqiptari. Vetëvrasje i thonë asaj vetëvrasje ku dëmi i vetëvrasjes kthehet në personin që është vetëvrarë.

**906.** Mos u lodh me sendet e vërteta. Sa herë të lodhesh me sendet e vërteta, humb.

**907.** Poeti ka të drejtë ta zvogëlojë një send më të vogël se sa që është, ka të drejtë ta rrisë një send më të madh se sa që është, kokën e kallamboqit e bën elefant – poeti, ka të drejtë që elefantin ta bëjë të vogël shumë sepse është poezi.

**908.**Horoskopi është gënjeshtër teknike. Horoskopi janë një grup fjalësh të radhitura e të përsëritura. S'ka asgjë të vërtetë në të! Këto janë sende të huaja, të atyre që janë më pak se cjap e më pak se mëzat - kafshë.

**909.** Për ta komentuar një ajet nga Kurani, duhet të njihen 15 shkenca të komentimit të Kuranit (tefsirit). Një nga këto 15 shkenca është shkenca e njohjes së shkaqeve të zbritjes së ajeteve.

**910.** O myslimanë! O besimtarë me vullnet! O ti që ke thënë: 'La ilahe ilallah, Muhamedu resulullah'! Kur harrove, kush punoi në kokën tënde aq shumë saqë të bëri ty të thuash: 'A ma jep besën e Allahut?' Po të tha 'A ma jep besën e shqiptarit?' Kush të shkolloi, kush të ndërtoi ty aq shtrembër që ti besën e Allahut e ke ndërruar me një besë tjetër – me besën e babës tënd? Besa e shqiptarit do të thotë 'besa e babës tënd'! Kur harrove t'ia kërkosh njeriut besën e Allahut?

**911.** Kur dy besimtarë e caktojnë një termin për t'u takuar, nuk ka nevojë që t'ia japin ose t'ia kërkojnë besën njëri-tjetrit, sepse nga besimtarët besa nënkuptohet.

**912.** Sa herë të biesh në sexhde, çfarë je duke bërë? Sa herë të biesh në sexhde je duke e ripërtërirë besën me Allahun. E dëgjon këtë, prapë i bën veprimet negative të përziera me lloj-lloj bërllogje pas xhamisë, ku mbeti besa?

**913.** Çfarë bën kur të betohet njeriu? Betimi duhet të bëhet ose të realizohet, përndryshe nëse nuk plotësohet, duhet të agjërohet tre ditë rresht! Po u betove dhe nuk e çove në vend betimin, nuk e realizove, e lakove – e shkele besën dhe nuk ke agjëruar për këtë, atëherë me këtë rast kush je më ti?

**914.** Njëri shkon e betohet 'Pasha kokën e Rasimit', 'Pasha kokën e Ramizit', 'Pasha kokën e Hasanit', 'Pasha kokën e Hysenit', 'Pasha fëmijët'... Allahu në Kurani Kerim ia ka ndaluar njeriut që ia ka dhënë besën Allahut që të betohet në dikë tjetër përpos Allahut. S'ka betim përveç Allahut, as në Qabe, as në Kurani Kerim, as në pejgamberin alejhi salatu ue selam, as në asnjë libër prej librave të shenjta, as 'Pasha Diellin', as 'Pasha Hënën', as 'Pasha babën e pasha nënën', përveçse në Allahun. Ajo (në Allahun) konsiderohet, kjo tjetra është vetëm lojë, është mashtrim, është krejt pluhur.



**915.** Duhesh ta paramendosh Ditën e Gjykimit, Arafatin e kësaj bote! Dikush ka urdhëruar që të gjithë të shkojnë me ballë në sexhde. Edhe ti je në atë tubim, në kallaballëk ke mbetur në këmbë. Pastaj thuhet: 'Kush ka mbetur në këmbë, do të vritet'! Si do të veprosh, a e vendos të qëndrosh në këmbë apo e vendos të biesh në sexhde? Ti vendos menjëherë që të biesh në sexhde! Atëherë, përse nuk po e vendos që përditë pesë herë të biesh në sexhde? Çka po pret?



**916.** Nëna e lut fëmijën që të pijë qumësht sepse ai nuk është i vetëdijshëm se nëse nuk pi çfarë do t'i ndodhë. Ajo e lut atë dhe e mashtron. Por nuk lutet ummeti i Muhamed Mustafasë a.s., atij i shpjegohet edhe lihet i lirë. Ti vendos i nderuari xhemat, ti vendos! Tash e ke momentin që të thuash: *"O Zot, ato që më kanë kaluar, po të premtoj se kam për të filluar për t'i falë e ato që nuk i kam falë, prej sot kam për të filluar! Unë ku e kam ditur që është puna kaq rrezik nesër? Unë ku e kam ditur se ti ia ngrin kurrizin – shpinën nesër atij që s'ka rënë në sexhde këtu, ku e kam ditur? Sot po e di! O Zot, mua paska për të më ndodhur më e zeza!"* O djalë i ri, me të vërtetë ka për të të ndodhë më e zeza dhe ke për

të mbetur në këmbë nëse nuk falesh! Melaiket e Xhehenemit kanë me të kap e me të futë në Xhehenem sepse ke mbetur në këmbë, je dalluar vetë!

**917.** Kush është i lumtur në këtë botë? Është vetëm një popull - populli i lexuar.

**918.** Armiku është i interesuar që edhe të vdekurit gjatë luftërave mos të të lejojë që t'i marrësh.

**919.** Respekti ndaj ezanit ka rënë poshtë. Është negativet i madh te xhemati në këto treva këtu te ne se kur thërret ezani, prej punëve çka bëhen, njerëzit nuk vijnë që të falen, por edhe nuk e ndërpresin punën. Ta dish se kur myezini gjatë ezanit thotë: 'Allahu Ekber', të gjitha prej tokës e deri te qielli i shtatë ndalen, prej tokës deri në qiell lartë bllokohet, çka ka melekë dhe xhinë në administratën e Allahut, e dëgjojnë ezanin.

**920.** Në disa raste myslimani bëhet shumë i vogël. Kur për shembull? Si tash, sikurse rasti jonë! Ku jemi ne tash në krahasim me disa popuj? A jemi të fundit? Po! Kur flasin të tjerët, kur flasim ne? Myslimanët kur flasin, kur na vjen neve rendi të flasim? Më në fund! A është e vërtetë se më të fundit? Flet Klintoni, flasin të tjerët dhe i vendosin vulat dhe nënshkrimet, më në fund mblidhet Konferenca Islame. A po flitnim më të fundit pra? Bishti i luanit jemi tash! E çfarë kemi qenë ne? 1450 vjet me radhë kemi qenë koka e luanit, koka, atje ku është truri, atje ku janë sytë, atje ku është hunda, atje ku janë veshët, atje ku është sistemi nervor, ne kemi qenë atje ku ndahen pasuritë. Kur kështu? Kur kemi qenë të Allahut, kur kemi qenë të Kurani Kerimit, kur kemi qenë nxënës të Muhamed Mustafasë (salallahu alejhi ue selem), kur e kemi marrë mësimin para dërrasës së zezë, ku mësues para dërrasës së zezë ka qenë Muhamed Mustafaja (salallahu alejhi ue selem).

**921.** Për fat, shkollarët nuk i kemi në xhami sepse nuk kanë kohë, janë të nxënë dhe ndoshta s'kanë kohë që të merren

me historinë e islamit se laicizmi ka histori ndoshta 'edhe më të pastër', po e them në thonjëza.

**922.** Ne kur ta udhëheqim shtetin, nuk bëjmë hajgare! Ne kur e udhëheqim shtetin, në shtetin tonë më lypsarë nuk ka!

**923.** Kur është grumbulluar zeqati në shtetin e Katarit, të gjithë pasanikët janë angazhuar që ta japin zeqatin. Xhemat i nderuar, tregoni botës se nuk kanë pasur kujt t'ia japin zeqatin. Nuk kanë gjetur njeri që t'ia japin zeqatin! Nuk ka pasur të varfër!

**924.** Kur e kemi udhëheq shtetin me Kurani Kerimin, nuk kemi pasur kujt t'ia japim zeqatin për shkak se në mesin e shtetit islam nuk ka të varfër. Këtë punë e kryejnë të pasurit, këtë punë e kryen sistemi i zeqatit.



**925.** Xhemat i ndershëm! A ka të varfër sot? Sot të varfër ka shumë. *"A mundet hoxha të na e tregojë numrin e të varfërve në botë?"* Po, mundemi ta tregojmë me një shifër shumë të shpejtë, me një fjali shumë të shkurtë. 1 miliardë e 500 milionë myslimanë sot janë të varfër. Për çka janë të varfër, nuk kanë për të hëngër? Jo, po ju tregoj se vetëm një qytet në botën islame sot të bëjë shitje, për shembull vetëm qytetin Xhide sot të bëhet shitje, e blen një shtet 2 milionë banorë, e blenë me të gjitha, madje edhe teprojnë para për xhepin prapa. Vetëm një mysliman prej 1 miliardë e gjysmë e ka ngritur gishtin para dy viteve dhe ka thënë: *"Dua ta blejë qytetin Gjenevë!"* Ka kërkuar prej qeverisë zvicerane që ta blejë qytetin e Gjenevës. Por jo për t'ia blerë parqet, jo për t'ia blerë qentë e zonjave në Gjenevë, por ta blejë qytetin e Gjenevës me të gjitha bankat, pasuritë dhe paratë që janë në të. Një mysliman (e bëri këtë)! A të varfër qenkemi a të pasuruar jemi?



**926.** Më i varfër s'ka se kur nuk e ke fjalën. Një pasanik, beg, spahi, pashë, agë, thuaj çfarë të duash, mirëpo i veshur me safjan, me revole të alltënit, njërin në anën e djathtë e tjetrin në

anën e majtë, 12 djem te dera e presin kur të dalë babai prej mexhlisit, 4 shoferë me rregullore i ka për ta dërguar në filan vendin dhe ta sjellin prej filan vendit, mirëpo i shkreti krejt këto i ka, por kur të hyjë në mexhlis, fjalën s'e ka! A ka më i vogël se ky? S'ka më i vogël se ky! Me një fjalë, nuk e bën mall kush!

**927.** Kush është i pasur? Në këtë botë i pasur është ai çka e ka fjalën! Ne myslimanët 1500 vjet kemi qenë të pasur materialisht, por edhe fjalën e kemi pasur. Ne e kemi qortuar mbretit francez atë ditë kur është shpikur baleti. Kanë shkuar njerëzit dhe i kanë treguar Sulltan Hamidit, një sulltan prej sulltanëve të Shtetit Osman, duke i thënë se ka dalë një lojë në Francë ku burri dhe gruaja lozin para njerëzve ashiqare. Edhe Sulltan Hamidi ka thënë se si mundet që burri dhe gruaja të luajnë para publikut dhe kjo – në Francë. Shkruaj: *"Bismilahir-Rrahmanir-Rrahim, prej mbretit, udhëheqësit të Shtetit Osman – Perandorisë Osmane, prej portës së lartë, (ky është citat) i shkruaj mbretit të nderuar francez jemi informuar për lojën që po e luajnë burri edhe gruaja para publikut. Ndalojeni, anulojeni këtë lojë se përndryshe do ta organizojmë një ushtri; i pari ushtar në Francë, i fundit në Stamboll"*. Është anuluar për njëqind vjet me radhë deri sa ka vdekur Sulltan Hamidi dhe djemtë e tij. A e paskemi pasur fjalën a jo? E paskemi pasur fjalën kur s'kemi qenë lypës. E kur të shndërrohemi në lypsarë, veç më jemi bishti i luanit.

**928.** Baleti është një lojë, i ngjan shumë gjimnastikës, por nuk është gjimnastikë! Është krejtësisht diçka tjetër; një djalë edhe një vajzë bëjnë ushtrime të rrezikshme për ta bërë një balet e ajo balerina vishet me një fustan shumë, shumë të hollë, aq të ngushtë saqë pjesët e trupit duhet t'i dallohen qysh i ka krijuar Zoti, me një fjalë 'e mbuluar e zbuluar' dhe luajnë një lojë para publikut te dytë së bashku. Kjo është shpikur për herë të parë në Francë.

**929.** Çka jemi duke kërkuar tani? Disa po kërkojnë para në rrugë! Disa po kërkojnë din (fe) prej atyre të cilët nuk mund t'ua japin dinin! Disa prej neve shkojnë e mësojnë fenë prej

atyre të cilët nuk e dinë fenë! Disa prej neve kërkojnë politikë prej atyre që politikën s'e dinë! Disa prej neve kërkojnë ndihmë prej atyre të cilët nëse ta shohin ndihmën në dorë, ta marrin! Disa prej neve kërkojnë shtet prej atyre të cilët shtetin e kanë pasë dhe ta kanë marrë! Është shumë interesant me këta njerëzit sot! Është shumë interesant me të padituri kur të shpallet 'i ditur'! Është shumë interesant me një kohë prej kohërave kur njerëzit shpallen 'dijetarë' me vota! A tubohemi sot në Sllupçan e votojmë me vota? Po, po votojmë! Çka kishte bre në Sllupçan? Po votonin! Për çfarë? Po e votonin njërin 'dijetar'! Qysh more po e votonin njërin 'dijetar'! *"Prej sot ia kemi hedhë votat mulla Hasanit, prej sot e andej je dijetar!"* Ky është ai sistemi për të cilin njerëzve është duke u shkuar goja lëng. Për katër vjet ia kanë kushtuar më se 1400 këngë tel çiftelie! Ia kanë kushtuar më se 1500 këngë nëpër sustat e pianos!

**930.** Kur janë pyetur dijetarët e mëdhenj për sistemin se çfarë është ky sistem të cilit brenda pesë viteve i kushtohen 1500 këngë, kanë thënë se ky sistem është 'dy budalla e mundin një të mençur me gishta'!



**931.** Dita e kiametit do të bëhet kur imam do të bëhet ai i cili nuk di të lexojë Kuran. Ai nuk di të bëhet imam e ju e bëni myfti, dita e kiametit do të bëhet kur mësuesi nuk e di as për vete matematikën, kurse nxënësit i mëson.

**932.** Unë ta fali gabimin kur kam mundësi mos me ta falë, kjo është rrënja e amnistisë, kjo është madhëria e myslimanëve.

**933.** Ku po mbahej koncerti? Në Kumanovë! Në 'Shtëpinë e Kulturës'! Interesant, shtëpia e kulturës është e ndërtuar për koncerte. A keni dëgjuar se në 'shtëpinë e kulturës' janë falë teravitë? Jo, nuk është për teravi! A keni dëgjuar se në 'shtëpinë e kulturës' ka mbajtur dikush qelime? Jo! Po çfarë bëjnë atje? Festivale, koncerte, këngë, humor, drama, programe. Ku? Në Sllupçan! Pse more në Sllupçan? Atje akulli është më i fortë, ta thyejmë akullin. I shkoi ymri popullit tonë duke thyer akuj!

**934.** Romakët, evropianët, me një fjalë të krishterët, ia kanë vendosë botës islame një akull përmbi kokë për 245 vite. U ngrit një burrë, Salahudin Ejubi, me origjinë - me komb kurd, e ngriti shpatën dhe ju tha myslimanëve anekënd botës: "Kush deshiron që akullin e katolikëve ta heqë prej botës islame, urdhëroni, 45 vjet me radhë, jo 45 ditë, 45 vjet me radhë luftë që francezit më të fundit t'i themi 'lamtumirë, kurrë më në këtë vend s'ke për të shkelë'! Mirëpo çka ndodhi. Ushtarët e Salahudinit vdiqën, vdiq edhe Salahudini, kaluan kohë, erdhën ushtarë tjerë të Inglizit që flasin turqisht, ushtarë të Inglizit që flasin shqip, ushtarë të Inglizit që flasin arabisht, ushtarë të Inglizit që flasin urdisht e persisht dhe e sollën Inglizin prapë në shtëpi brenda. Ka ardhur një gazetar te varri i Salahudin Ejubit pas 400 viteve pasi që kishte vdekur, i ka rënë varrit të Salahudinit me këmbë dhe i ka thënë: 'A më përzure, ja prapë kam ardhur përmbi varrin tënd e po shkeli me këmbë'!

**935.** Fjala mrekulli në gjuhën shqipe në përkthim nuk është e barabartë me fjalën muxhize, sepse fjala muxhize është më shumë se mrekulli.



**936.** Kur u kemi treguar disa burrave tanë se 40.000 burra janë në Irak të cilët punojnë për *Inglizin* (Anglinë), agjentë, 2000 dollarë marrin në muaj për t'i shërbyer *Inglizit*. 40.000 burra në Irak!!! Janë çuditur burrat tanë duke thënë: 'ata qenkan të poshtër shumë'! Ata qenkan të poshtër shumë apo? E ti që s'po më lejon që ta përmend emrin Muhamed duke e mbushur gojën ti me të tjerë e duke mos i ardhur rendi emrit Muhamed, atëherë ti kujt je duke i shërbyer? Ai 2000 dollarë në muaj, e ti sa? Asnjë dollar!



**937.** O vëllai im i dashur! Kujto pak për vete! Po të lus në emër të Allahut, në emër të Krijuesit tënd, kujtohu pak për vete. Vëllezër, a e dini se çka do të thotë 'të kujtojmë pak për vete'? Tënden ta fusësh në kokën tënde, atë çka është e jotja ta futësh në kokën tënde, kjo është ajo e vërteta.

**938.** Në trevën tonë atë natë kur ka rënë komunizmi, janë trishtuar evropianët e perëndimit se mos po i vjen rendi ndonjë hoxhe tash që ta fusë atë çka duhet në kokën e myslimanëve. Për një pasdarke na e kanë vendosur fjalën 'Evropë' përpara.

**939.** Aman bre hoxhë, ti fol për islamin si fe, shko te varret bre hoxhë, kjo është punë e fesë (punë feje)... hoxha me të la kur të vdesësh, hoxha me ta bërë *qelimen*, hoxha me ta bërë duanë e dhëndrit, të gjitha këto me t'i bërë hoxha. Hoxhë, po gabon e po del (vepron) jashtë këtyre gjërave! Nëse hoxha ia nisë të flas diçka lidhur me kiminë, fizikën, matematikën në xhami, xhemati krejt e ulin kokën teposhtë sepse hoxha 'shkoi përpjetë'. Sapo të thotë 'abdesi është farz', (xhemati reagon)... hë, hapni sytë se erdhi, tash hyri në fe, hyri në temë.

**940.** Ata që dinë të dëshmojnë me argumente se Allahu ekziston dhe është Një janë ulematë, janë dijetarët, të cilët e meritojnë respektin e madh në mesin (ku jetojnë) e njerëzve dhe ata në mesin e qenieve tjera meritojnë falënderim të madh.



**941.** Ti e di shumë mirë si besimtar me shekuj, me dekada duke dëgjuar ders, se për një namaz të pa falur në këtë islam ka dënim me mijëra ditë në Xhehenem.

**942.** Një hoxhë në vitin 1992 e ftuan për në Partinë Demokratike dhe ai shkoi.. Njerëzit e artisë i thanë atij:"A ke dëgjuar se çfarë është bërë?"

Tha: "Jo"

I thanë: Po bëhesh që s'ke dëgjuar apo me të vërtetë s'ke dëgjuar?" Ju tha: "Jo, s'po shtirem, nuk kam dëgjuar!"

Ai tha: "Hajde më kallëzoni çka u bë?"

I thanë: "Vajza 18 vjeçare nga komuna e Bujanocit ka vënë shami në kokë dhe ti ende s'po e di a?!"

Hoxha ju tha: "Po s'qenka bërë asgjë e keqe, qenka bërë shumë mirë. Një dritare e vogël e problemeve dhe e fesadeve qenka mbyllur". Tash partia e zezë komuniste e sistemit që ka kaluar, sistem për të cilin të gjithë po thonë me vullnet

'Elhamdulilah, e lamë', kurrë nuk e ka thirrur hoxhën që t'i thotë se një vajzë po mban shami. Ndoshta e ka thirrur hoxhën për ndonjë punë krejtësisht tjetër, por për shkak se një vajzë ka vënë shami, asnjëherë nuk e ka thirrur. Por njeriu jonë, demokrati, sistemi demokratik i cili po përqafohet tash me të dy duart në pikë të drekës, sistemi demokratik na qenka që po ia prekja shaminë në kokë. Po ti nëse je demokrat dhe e di krejtësisht se çka është ai sistem, në këtë çështje nuk guxon që ta hapësh gojën, sepse ti je demokrat. Pra, në sistemin demokratik ajo që do të shkojë me shami, shkon me shami, ajo që do të shkojë pa shami, shkon pa shami, kjo tjetra me shami hynë në Xhenet, ajo tjetra pa shami hynë në Xhehenem. Pra, ai që thotë 'hiqe shaminë' me atë pa shami hynë në Xhehenem. Tash ti edhe je lajmëruar demokrat edhe t'u ka bërë problem femra me shami në rrugë. Allahile kush je? A e di kush je? Komunistët asnjëherë nuk na kanë thirrur në parti për shkak se një vajzë ka vënë shami në kokë, nuk na kanë thirrur, ata janë munduar që t'ia heqin, por neve s'na kanë thirrur. E tash vëllai më thërret se 'qenka bërë belaja, u dridh toka me gjithë qiellin', se një vajzë e ka vënë një shami! Ti s'je demokrat, ti je 'demoskrat' dhe asgjë tjetër s'mund të jesh. Ti ia ndalon dikujt të drejtat e veta! Mos fol ti për këtë sistem se ti këtë sistem nuk e njeh, se në këtë sistem gruaja që e pranoi islamin para këmbëve tona në Leverkuzen të Gjermanisë, ajo punon atje në Sekretariatin e Punëve të Brendshme, brenda në polici. Pra mos u lajmëro ti për demokraci, por merre shkopin e shko e ruaji dhentë edhe hipë në kodër e mos zbrit poshtë, se faktikisht ti nuk e njeh sistemin demokratik, ti vetëm ke dëgjuar për të. Tash unë këtu në xhami nuk jam avokat i sistemit demokratik, unë s'jam duke e mbrojtur sistemin demokratik.



**943.** Allahu në Kurani Kerim na ka përkujtuar se "ata që e lënë rrugën Time, ata do të bëjnë jetë me brenga." Fjala brengë i përfshin dhembjet e llojllojshme të kësaj bote ; dhembjet fizike, dhembjet psikike, dhembjet e vatanit, dhembjet e vendit, dhembjet e vendlindjes, dhembjet e mëmëdheut, dhembjet e atdheut e lloj-lloj dhembje. Të gjitha këto janë brenga. Ata që nuk

qëndrojnë, jetojnë jetë me brenga. Nëse dikush dëshiron të dijë se kush janë ata që s'janë duke qëndruar, përgjigjja është se ata jemi ne, përgjigjja është se të paqëndrueshmit jemi ne.

**944.** Këtu në xhami nuk ka politikë, këtu ka dinë – fe, këtu ka shpjegim feje, ne kemi thënë 1000 herë se me politikë nuk merremi. Politika është në televizion, politika në gazetë, politika në stadium, ne këtu s'merremi. Ne këtu e shpjegojmë ajetin, e shpjegojmë hadithindhe e shpjegojmë rregulloren e jetës kush dëshiron të jetojë brenda islamit. Këtu e shpjegojmë një gjë që në gjuhën arabe quhet 'hakk' - e vërteta, e shpjegojmë të vërtetën.

**945.** Në Medinë në vitin 1992, me një mexhlis të ulemave të mëdhenj takova një burrë prej ulemave. Njëri foli mbi salavatet ndaj Muhamed Mustafasë (salallahu alejhi ue selem). Posa e kreu bisedën, ai foli për shokun e tij që ishte afër se ai dërgon 1000 salavate mbi Muhamed Mustafanë (salallahu alejhi ue selem) (Allahume Sali ala Muhamed). Një tjetër u ngrit në këmbë duke thënë se këtë fshehtësi askujt nuk ia ka treguar. Unë kisha ndjenjën se këta dy ishin të afërmit e Allahut; ky e bënte një punë të cilën nuk ia kishte treguar askujt e ky e kishte zbuluar. Ai e bëri një betim e tha: 'Vallahi prej sot do të bëj një punë të cilën nuk e di askush, sepse kjo më doli në shesh." 1000 salavate, 10 sevape një salavat, gjithsejtë 10000 sevape. Këto i fut ti në konton e sevapeve tua pa mund. Edhe makinën e vozitë, edhe mekanikën e punon, edhe elektronikën e punon, edhe bujqësinë e punon, edhe prodhimin e përgatit, edhe këtë (salavatin) e bën, edhe 10000 sevape në ditë i fut në arkën e sevapeve për nesër. Këtë traditë rinia jonë duhet ta shtojë.

**946.** Në Çegran, në kampin e Çegranit, njerëzit (shumica prej tyre gra), sikur të ngrihen e të thonë me zë të lartë se ky hoxha asnjë ditë s'na la pa na e nxjerr gjumin kaq herët. Kjo nuk është e vogël, kjo kërkon pendim të qartë, kjo kërkon pendim me zë, duke thënë: *'O Zot, ku paskemi ardhur ne! O Allah ku paskemi mbërri ne! Njerëzit tanë po thonë për natë se ky hoxha po na e*

*prish gjumin në mëngjes.'* Kjo kërkon pendim të qartë me zë në nivel popullor, kjo kërkon që në një kodër të shkojnë i gjithë populli me hajvanë, me fëmijë, me pleq e me të sëmurë dhe atje të bërtasin "O Zot, a po na e fal!"

**947.** Të tallesh me ezanin është njëjtë sikur të tallesh me një shenjë prej shenjave të Allahut në tokë. Allahu pikërisht për këtë e ka krijuar njeriun, që ai të thotë: "Allahu Ekber - Allahu është më i Madhi". Njeriu mu për këtë ka ardhur në këtë botë. Allahu është i Madhëruar, por Ai do prej robit të Vet që ta madhërojë për ta shpërblyer atë.

**948.** Ne kemi dëgjuar në kohën e Jugosllavisë, përpara në Kumanovë nuk është lejuar që të thirret ezani. E kanë thirrur gjithmonë në oborr veç për vete në xhami sepse thoshin se përballë xhamisë në Kumanovë banojnë oficerët e ARJ (JNA-së) dhe atyre po u pengon ezani sepse po ua prish gjumin herët. Po oficerët e ARJ (JNA-së) kanë qenë nga Zagrebi, kanë qenë nga Subotica. S'prish punë, atyre njëmend u ka penguar ezani në mëngjes. Por tash çka u bë? Kujt po i pengon ezani? Po i pengon ezani vëllezërve tanë, njeriut tonë që ka lindur në katund po i pengon ezani! Si ka mundësi? Kjo kërkon që të dalim në mal e t'i themi Allahut me të madhe: *"O Zot, na fal, po zbresim teposhtë dhe më kurrë s'e bëjmë!"*

**949.** Allahu e ka përmendur se kush i prekë shenjat e Tij në tokë, Ai i shpallë luftë Atij! Për atë, nëse të ka shkuar dora te betoni i xhamisë, nëse betonin e minares e ke prekur me thua vetëm pak, dije se do të luftohesh prej Allahut, dije se e ke prekur një shenjë prej shenjave të Allahut – e ke prekur betonin. Ti je ballë për ballë në front me Krijuesin!

**950.** Ai që prej oborrit të xhamisë i merr nallanet e vakëfit për abdes dhe nallanet e xhamisë i ka nxjerrë jashtë derës së xhamisë, ai le ta dijë se është në front ballë për ballë me Allahun. për shkak se Ai ka thënë se kush i prekë shenjat e Tij, ai është në luftë me Të! Ti thua: "*Serbia sa xhamia i ka shkatërruar*

*në Bosnjë? Shumë ka rrafshuar, madje edhe gurët ua ka larguar, park i ka bërë. Në Kosovë e ka prishë xhaminë e Vushtrrisë."* Po ti a s'po e sheh se janë ballë për ballë me Allahun në luftë a? A ende s'po të shohin sytë a? A ende s'po të shohin sytë se kush e prish shtëpinë e Allahut, ai është me Allahun ballë për ballë a?

**951.** Njëri nga vëllezërit tanë tha: *"Allahu s'po ndihmon, tjetërkush po ndihmon!"* Kështu pra thonë njerëzit tanë. Shumë lehtë është të dilet nga feja, shumë lehtë njeriu largohet nga besimi. Ngjitja përpjetë kodrës është më e vështirë sesa rënia tatëpjetë – kjo është më e lehtë.

**952.** Ka dashur Allahu që ne t'i vlerësojmë sendet, t'i perceptojmë sendet ashtu siç duhet. Ai deshi që ne të jemi anëtarët e shehadetit të madh, shehadetit 'La ilahe ilallah, Muhamedu resulullah', e pastaj në hyrjen tonë, nën hijen e kësaj anëtarësie, Allahu na e bëri të mundur që ne të dimë më mirë se të tjerët sepse Ai na mësoi neve, Ai na mësoi kur ne pranuam që të jemi myslimanë. Na bëri nxënës të mësuesit Muhamed, mësuesit të njerëzimit, për atë neve na bëri që të jemi më të mirët, më të diturit, sepse na bëri që të ulemi në bankën ku shpjegohet libri më i madh, më i gjerë, më i plotë, Kurani Kerimi. Ai na bëri nxënësit e materialit i cili e ka emrin sunet i pejgamberit (salallahu alejhi ue selem), lënda e cila e ka emrin hadith, e pafund me kuptime e me fjalë të Muhamed Mustafasë (salallahu alejhi ue selem). Ai pra na bëri nxënës të medresesë më të madhe në botë. S'ka më medrese më të madhe! Ai na bëri pjesëmarrës në hivzin – të mësuarit përmendësh të Kurani Kerimit, hafëzë të këtij kitabi – libri të pashembullt, të pashembullt tash e që 1500 vjet, të pashembullt deri ditën e kiametit. Edhe ata që e kuptojnë Kuranin, edhe ata që s'e kuptojnë asnjë fjalë, ka prej tyre që janë hafëzë. Ti si mysliman i takon shkollës së njerëzve që e dinë se myslimanët janë ata që janë ulur në bankat ku bëhet mësimi më i madh në botë.

**953.** Myslimanët, edhe ata më modestë, edhe ata më të rëndomtit kanë mundësi që nëpërmjet kitabit – librit të Allahut

t'i dinë sendet të cilat një filozof apo biolog (po e përmendi biologun në veçanti, sepse një biolog e shëmton jetën e tij për të ardhur deri te definicioni i një sendi), për t'ua lënë si trashëgimi njerëzve se ja p.sh. ky është bari, gjelbërimin i vjen prej kësaj, ushqimi prej andej – ushqehet prej kësaj rrënje, ushqehet me fletë, ngjyrën e merr nga dielli, e ka emrin klorofil, ai i botanikës po ashtu merret me këto sende. Më në fund vijnë ndonjëherë deri te një fenomen dhe në prag të atij fenomeni për ta shpjeguar, për t'i dhanë definicion të saktë, ngelin para asaj me të dy duart përpjetë. Edhe thonë ata 'ne deri këtu'! Vjen gjenerata e shkencëtarëve tjerë me nder, nder pas nderi e vazhdon procesi i pa ndalë të shkencës deri në fund. Është sunet i Allahut, dijetar pas dijetari, shkencëtar pas shkencëtari, i ditur mbi të ditur.

**954.** Lëreni (mos e pengoni) dorën e Allahut të punojë fshehurazi!

**955.** Për gruan, gjysma e burrit është alltëni (ari).



**956.** Mjekra është sunet për burrat, sepse gratë nuk kanë mjekër. Ruana Zot femrës me i dalë mjekra! Ruana Zot!

**957.** Çka është jeta? Kujt faktikisht i takon ajo, kush e ka falë atë, kujt iu dha, kush ta ka dhënë, më në fund kujt ia dorëzon atë?! Vallë e ke blerë, vallë mos e ke për ta shitur, mos e ke për ta çuar hedije – dhuratë në dasmë, mos e ke për ta dhënë në një vend ku e fiton autoritetin tënd, mos e ke për ndonjë ditë dasme, mos e ke ti për një kohë të shkurtër, vallë mos ke për të mbetur me të, çka është bërthama e jetës? Njerëzit që merren me lëndë shkencore, po erdhën në xhami edhe e dëgjuan këtë nga hoxha, thonë "Oho hoxha ka hyrë ku nuk e ka vendin'! Kështu thonë menjëherë ndonjë biolog, ndonjë njeri i medicinës. Jo, ky është obligim numër një i ulemave – i dijetarëve të islamit, për shkak se ata më së miri e dinë.

**958.** Në Kuran 1500 vjet kanë ardhur ajetet për shpjegimin e fenomenit jetë.

**959.** Jeta nuk është gazetë që lexohet në mëngjes. Jeta nuk është lajm që dëgjohet në mbrëmje. Jeta nuk është zarf që çohet me një vend si letër. Jeta nuk është faks që i dërgohet dikujt. Jeta nuk është send që mbahet në xhep. Jeta nuk është send që blihet në treg dhe nuk është send që shitet kur je në zor për t'i larë borxhet. Ajo është tjetër send, ajo është një shembull dhe asgjë tjetër.

**960.** Jeta është sekret i Allahut. Ajo do të jetë sekret deri në fund.

**961.** Fjala më e lartë dhe më e ëmbël është fjala "Allahu Ekber", por nuk do të thotë që të dalësh nëpër rrugë dhe të bërtasësh pandërprerë 'Allahu Ekber', 'Allahu Ekber'.

**962.** Dijetarët pyeten më shumë. Për këtë shkak për dijetarët nuk ka gjynahe të vogla. Dijetarët bëjnë vetëm gjynahe të mëdha, për shkak se ata i bëjnë me përgjegjësi.



**963.** Vëllezër, është punë e madhe, është shpëtim i madh, është fat i madh për atë njeri i cili ka arritur nëpërmjet librit, nëpërmjet xhamisë ose nëpërmjet hoxhës që ta njohë Allahun se është Një.

**964.** Athua ku është dëmi më i madh i njerëzimit, neni më i madh për t'u komplikuar besimi në tokë? Athua hebrenjtë a nuk janë njerëz? Ata janë njerëz, asgjë nuk u mungon në fizikun e tyre. A thua të krishterët mos kanë ndonjë gjë tjetër prej neve, a thua mos kanë brirë? Jo! A thua budistët mos janë ndryshe? Jo, ata janë sikurse ne! Atëherë, ku është problemi? Problemi është: njëri thotë që Allahu është Një, e mbron me argumentet e veta shkencore, bindëse e të heshtura, tjetri thotë 'Jo, Allahu ka familje, ka grua e ka djalë' dhe mundohet për ta mbrojtur me argumentet e veta të kalbura, tjetri thotë 'Jo, mirë është, krejt në rregull, Allahu e ka djalë Uzejrin'.

**965.** Ne jemi larg prej atyre që e meritojnë ndihmën e Allahut, ne jemi larg me argumente. Jemi aq larg saqë kërkesat tona drejtuar Allahut që të na e japë ndihmën janë nën minimalen. Kërkesat tona janë të kufizuara deri diku që Allahut t'ia kërkojmë ndihmën Atij, madje edhe atë ditë kur më së shumti na duhet, atë ditë kur ndihma e Allahut është e nevojshme për ne më shumë se frymëmarrja, më shumë se ushqimi, ndërsa ne jemi larg nga kjo.

**966.** Kemi sinjale, kemi shenja të qarta se në radhët e njerëzve tanë dominon errësira e madhe ndaj kësaj që e thamë, se 'nuk të ndihmon Allahu, por të ndihmon filani, të ndihmon ky tjetrit dhe të ndihmon ai që është në duar e në këmbë'. Allahu këta njerëz para se të them unë i largoftë nga radhët tona – ky është shumë dëm i madh. Allahu na ndihmoftë që këta të drejtohen, Allahu na ndihmoftë që këta njerëz ta shohin gabimi, të dalin nga korridori i errësirave të së kaluarës tonë për shkak se e kaluara jonë është errësirë.



**967.** Njëra nga errësirat është errësira e mashtrimit të vetvetes. Në gjuhën arabe, në gjuhën e Kurani Kerimit i thonë '*gurur*'. Personi që e ka këtë cilësi negative i thonë '*magrur*'. 'Gururi' është një nuancë e mendjemadhësisë!

**968.** Dallimi i ngjyrës dhe nuancës është shumë i madh për shkak se një ngjyrë ka shumë nuanca.



**969.** A ka njeri në botë që punon për të mashtruar vetveten? Jo vetëm një njeri, jo vetëm një individ, por mund të jetë një popull komplet i cili funksionon në mashtrimin e vetvetes. Si mundet një popull të punojë kështu dhe vetveten ta mashtrojë? Po, ai popull vetëm një hap e hedh dhe e mashtron vetveten; ai hap është: 'vrapi pas të huajës', 'vrapi pas kulturës së huaj', 'vrapi pas civilizimit të huaj', 'vrapi pas tabiateve – zakoneve të huaja', 'vrapi pas veshmbathjes së huaj', 'vrapi pas krehjes së flokëve sipas modeleve të huaja', 'vrapi pas pantallonave të huaja', 'vrapi pas fustanit të huaj', 'vrapi pas ngjyrave,

nuancave të kulturës dhe emancipimit, të cilit ne shpeshherë i themi emancopëtim'.

**970.** Emancopëtimi i femrës ka ndodhur ndërsa ata po i thonë emancipim! A është emancipim i femrës që ajo të vishet 'shkinisht' (shprehje për jobesimtarët)? Të flasë shqip dhe ajo të mendojë se është në rrugë të drejtë dhe po emancipohet duke dalë prej mantelit dhe shamisë, me mendimin se sikur mos të ishin këto të mantelit e të shamisë, ne do të kishim shkuar shumë larg, do të kishim arritur Parisin...!

**971.** O ju të dashur! O ju mirë të respektuar. Allahu për mashtrimin e vetvetes (njeriut) flet në Kurani Kerim, burim të cilin njeriu i sotëm më së paku po dëshiron që ta ketë si burim. Për shkak se ai burim emancipimi e ka gazetën "Enigma"! Për shkak se njeriu i sotëm për emancipimin e femrës e ka burim gazetën "Expres" të Këlnit, e ka gazetën "Leonardo Da Vinçi", se ai (Da Vinçi) ka ditur të vizatojë mirë pa shami, ai ka ditur= të vizatojë mirë pa pantallona, ka ditur të vizatojë pa fund dhe pa kostume, ai është 'emancipimi' i femrës tonë. Njeriu jonë sot ka filluar që femrën ta konsiderojë të veshë mbathur mirë sipas dëshirës së Allahut, Krijuesit të asaj 'prapambeturie' siç po thonë disa. Ky është mashtrim i njeriut që merr modele të huaja!

**972.** Rendi, statusi islam mbi vëllanë është ky: "Ushqimi i njërit bën për dy veta". Këtë nuk e ka Evropa! Këtë nuk e kanë amerikanët! Këtë nuk e ka Kina! Këtë nuk e kanë australianët! Këtë e kanë vetëm myslimanët! "Ushqimi i një personit bën për dy veta"! Kjo do të thotë se këpucët e mia bëjnë edhe për ty! Kjo do të thotë se makina ime është në disponim edhe për ty! Kjo do të thotë se djali im është edhe për ty tamam! Kjo do të thotë se ara ime është edhe për ty tamam! Ky është sistemi islam të cilin nuk e kanë të tjerët!

**973.** Sihri – magjia ma e njohur në botë është sihri i Egjiptit, sihri i Kenisë, sihri i Tibetit, sihri kinez, sihri persian e kështu me radhë.

974. Kush shkon në derën e falltarëve e magjistarëve dhe u beson atyre, mendon se është e vërtetë ajo çka i thonë, ai ka bërë kufër - mohim në atë që Allahu ia ka zbritur Muhamedit. Nuk ju takon më njerëzve myslimanë. Nuk je më mysliman! Cilën fe e zgjedh për vete, kjo nuk është me rëndësi, këtu s'është problemi. Problemi është se myslimanët dhe myslimanet me shumicë shkojnë nëpër dyert e këtyre njerëzve për problemet që i kanë dhe në atë moment nuk janë më myslimanë. Ata kanë dalë prej fesë islame dhe prapë mendojnë se janë myslimanë. Kjo është njëjtë – në baraspeshë me atë njeri që ka hyrë në arën e huaj, e ka marrë pasurinë dhe e ka bërë të veten dhe rahat-rahat shkon në gjumë te shtëpia, rahat-rahat vjen e fal namazin, tjetri ka shkuar e ka bërë pasurinë e huaj si të veten me dokumente, rahat-rahat vjen e fal xhumanë, rahat-rahat vjen në mexhlis e i kallëzon hoxhës pak ders, rahat-rahat thotë 'La ilahe ilallah Muhamedu resulullah'. Të gjitha këto punë duan sqarime dhe njëherë e përgjithmonë duhet ta mësojmë se cila është e vërteta; cila duhet të ndiqet e cila duhet të lihet.



**975.** Disa pjesë – organe të trupit mund t'i prekë sihri – magjia. Sihri është gjë e vërtetë i cili ndikon me emrin e Allahut. Sikur mos të donte Zoti, ai nuk ndikon. Sihri ndikon me të vërtetë në njeriun, mirëpo me urdhrin e Allahut ndikon. Këtë vetë Zoti e ka vërtetuar në Kurani Kerim se është e vërtetë.

**976.** Sihri – magjia nuk është shkencë dhe magjistari sipas ligjit islam pritet me shpatë në qafë. Këto dy gjëra duhet t'i dinë të gjithë myslimanët. Sihri nuk është shkencë të cilin e lejon islami për ta mësuar, por e ndalon rreptësisht. Sihr do të thotë 'diçka e fshehtë'.

**977.** Ne më së pari ligjin islam nuk e kemi dhe nuk jemi duke e dashtë që ta kemi. Kur nuk do që ta kesh ligjin islam atëherë duhesh ta dish se ligjet e të tjerëve duhesh t'i pranosh. T'i pranosh dhe të heshtësh për shkak se ti dhe unë jemi kandidatë që me ligjin islam të mos merremi.

**978.** Sllupçani gjatë luftës së 2001-shit ka kaluar ditë të rënda. Prej datës 3 maj, ditë e enjte e deri në fund të marrëveshjes kornizë. Në pika shumë të shkurtra; në këtë fshat kanë rënë gjithsejtë 76 mijë granata të kalibrave të ndryshëm mbi kokën e popullatës civile duke filluar nga pleqtë, fëmijët, gratë dhe gjithë popullatës e cila ka qëndruar stoikisht në këtë vend, prej fillimit e deri në mbarim të luftës. Dua ta rrumbullakoj me pak. Këtu në fshat gjithmonë ka për të mbetur e pashpjeguar ajo që ka ndodhur, gjithmonë ka për të mbetur e pashkruar mirë, gjithmonë ka për të mbetur e pa komentuar, ka për të mbetur enigmë se çfarë ka ndodhur këtu. Por një gjë mund ta themi; se ky popull ka qenë i besatuar, ia ka pas dhënë besën burri-burrit, fëmija-fëmijës që të qëndrojë deri në fund, deri në fitore. Ja po e shihni xhaminë e re; pesë ditë para se të fillojë lufta janë kryer kubetë e saj, pra në ditën e hënë. Të enjten ka filluar granatimi (më 3 maj). Edhe kjo ka pësuar sikurse 57 motrat e saj në Maqedoni nga forcat sllavo-maqedonase. Nuk janë kursyer. Disa prej tyre janë rrëmbyer krejtësisht, disa prej tyre ma pak, njëra prej tyre është edhe xhamia jonë e re për të cilën mendojmë se do ta ndërtojmë sërish edhe njëherë inshaallah. Gjatë gjithë kohës, Sllupçani me 611 shtëpi me 4165 banorë, kanë qëndruar brenda në luftë. Kishte disa familje, pra një numër shumë i vogël të cilët janë larguar për shkak të mungesës së strehimores në dy-tri fshatra afër e pastaj janë kthyer prapë. Këtu ka pasur qëndresë, këtu ka pasur buzëqeshje, këtu populli është i lënduar dhe ka buzëqeshur. Kjo është me dy fjalë. I lënduar me atë që e ka poseduar dhe i buzëqeshur deri në fund për ardhmërinë që po i vjen.





**979.** Kur njeriu është i prekur nga magjia në sy, syri i atij një send të vogël e sheh të madhe, ndërsa një send të madh e sheh të vogël, një gjë të bukur e sheh shumë të keqe, një gjë shumë të shëmtuar e sheh shumë të bukur. Babës i thotë "Ik se më je bërë si thi – derr", nënës i thotë "Ik se më je bërë si arushë" Prej këtu fillojnë çrregullimet familjare. E sheh një gjë që nuk lëviz, atij i duket që po ecë, një gjë e sheh që është duke ecur, atij i duket që nuk lëviz.

**980.** Truri gjithmonë prodhon elektrone të duhura dhe çdo organi të trupit i jep sasinë e duhur.

**981.** Hoxha nuk është i obliguar me tjetër send përveç se me shpjegimin në detaje, ai nuk ka të drejtë që askënd ta kapë për setre e t'i thotë: "Eja hyn në xhami", njëjtë sikur që nuk ka të drejtë që askujt t'i thotë: "Dil prej xhamisë", ai nuk ka të drejtë askujt t'i thotë: "Eja e bëhu mysliman me zor", ai nuk ka të drejtë askujt t'i thotë me zor: "Silli këtu paratë e zekatit", ai nuk ka të drejtë askujt t'i shkojë në shtëpi e t'i thotë: "Çohu në syfyr se po të gjuaj bombë në dhomë", ai nuk ka të drejtë këto punë t'i bëjë. Prej Ademit e deri te Muhamed Mustafaja (salallahu alejhi ue selem), prej te Ademi e deri te dijetari i fundit, asnjë obligim tjetër nuk e kanë pasur pejgamberët përveç se shpjegimin ta bëjnë të shenjtë edhe t'u thonë njerëzve: "Jeni të lirë! Zgjidhni çka të doni, me atë që e zgjidhni, me atë do të paguheni."



**982.** Jo të gjitha sëmundjet shërohen me mjekësi, jo të gjitha problemet i shëron mjekësia. Mjekësia i shëron vetëm ato probleme mbi të cilat e ka vënë këmbën apo dorën shkenca. Edhe atyre kush iu ikë, ai nuk është mysliman i mirë. Resulullahu (alejhi salatu ue selem) ka thënë se për çdo sëmundje që e ka dërguar Zoti, asaj sëmundje ia ka dhënë ilaçin. Mirë, atëherë përse nuk po shërohen të gjitha sëmundjet? Për shkak se shkenca ende nuk ka arritur deri te një argument shkencor për një bari të krijuar për sëmundjen aktuale. Kanceri s'ka ilaç! Sida s'ka ilaç! Tuberkulozi u krye për shembull sepse virusit të 'tuberkulozit' i është gjetur penicilina. Krejt në rregull, edhe shkenca duhet të ecë para. Mjekësia duhet të ecë para, ajo duhet të jetë e ndihmuar, shtetet duhet të bëjnë fond të posaçëm për shërimin e sëmundjeve edhe mbrojtjen e shëndetit të popullatës.



**983.** Xhemat i nderuar! Ai që i ra me sëpatë degës së pemës së komshiut në skajin e rrugës, ai s'ka drejtë të thotë: "E kishte shkruar Zoti" (nën arsyetim). Ka të drejtë të thotë "E ka

ditur Allahu, por jo e ka urdhëruar." Ka të drejt të thotë "E ka ditur se e ka ditur se do të jesh negativ, por jo edhe 'më ka detyruar'.

**984.** Ne nuk i mësojmë njerëzit se si të bëjnë sihër – magji, por i mësojmë se si të mbrohen prej sihrit – magjisë. Shërimi i të sëmurit nga sihri – magjia është në vetë duart e të sëmurit – të prekurit nga magjia. Problemi i sihrit është i madh, shërimi i sihrit është i vogël, është i lehtë, ilaçin e ke pa para, e ke me vete. Çka bën ti në këtë moment? Në këtë moment e sulmon ti sëmundjen tënde me ilaçin të cilin e ke në dorën tënde. Cili është ilaçi për shërimin e kësaj sëmundje? Pas një abdesi që e merr e që është pa pare, pas një gusli që e merr në banjën tënde e që është pa pare, del e kthehesh ka kibla.O xhemat, të kthehesh ka kibla s'ka nevojë për të dhënë pare, veç e shtron sexhaden edhe kthehesh ti me dëshirën tënde, hyn në kontakt të drejtpërdrejtë pa letra, pa deklarata me Allahun në dhomën e rahmetit të Tij dhe i thotë Allahut brenda në namaz: *"Unë e kam një dert, Ti e di shumë mirë dertin tim. Kam dëshirë o Zoti im, unë jam robi Yt, kam dëshirë që pranimi i lutjes time të jetë te Ti prezent dhe të ma heqësh këtë problem."* Me nja dy reqate namaz, me një 'Elhamdulilah – Fatiha', me një 'salavat', me një lutje te Allahu, me një 'Ajetu Kursij', njëherë, dy herë, tri herë.



**985.** A ka abdes me pare? S'ka abdes me pare se lumenjtë janë të mëdhenj në dynja, ka ujë sa të duash.

**986.** Djersa e fort do peshqir të madh. Lodhësia e fushës së madhe në një ditë vere do gjumë të gjatë. Fukarallëku i madh do organizim, ekonomia e rrëzuar për toke do organizim të rrezikshëm për të dalë prej atij problemi.

**987.** Nallanet e dikujt nganjëherë janë më efikase dhe më të forta se 'Elhami – Fatiha' e dikujt.

**988.** Te na mjalti hahet, kurse me rregull mjalti pihet.

**989.** Shejtani është makineri shumë e rrezikshme. Mos kujto se ke punë me një armik i cili merr vesh me 100 marka ryshfet. Nuk merr vesh ai me kësi punë. Ai do shigjetë, ai do punë të rrezikshme. Çfarë do? Do kundër-ilaç! E kemi një rregull medicinal islam: *"Sëmundjet shërohen me të kundërtën!"* Do të thotë se kush ka temperaturë, injeksioni duhet të jetë i ftohtë, kush është ftohur mirë, injeksioni duhet të jetë i nxehtë për ta sjellë në konstant. Shejtani çka do? Shejtani do ilaç! Allahu na e ka zbritur ilaçin në Kurani Kerim.

**990.** Shejtani i thotë njeriut se "ti duhesh të jesh gjithmonë fukara, mos jep zekat se bëhesh fukara, mos jep sadaka se bëhesh fukara, mos e respekto hoxhën se nuk është ai që e meriton respektin, por respektin e meriton ai i politikës, respektin e meriton ai tjetri e ky tjetri, shtype sa të mundesh, maltretoje sa të mundesh, tradhtoje sa të mundesh, shpif mbi të sa të mundesh, devalvoja personalitetin.

**991.** Unë jam nxënës, unë nuk jam dijetar. Unë kam arritur deri tash që ta dua diturinë, që të vrapoj pas diturisë dhe t'i dua dijetarët.



**992.** Ne nuk i ikim asnjë bisede e cila na ofrohet duke u ulur në një tryezë për të dhënë një kontribut! Mund ta bëjmë gjuhën arabe, mund ta bëjmë në gjuhën boshnjake, mund ta bëjmë në gjuhën serbokroate, mund ta bëjmë në gjuhën gjermane, mund ta bëjmë në gjuhën shqipe për t'u përgjigjur në shumëçka. Pse e kemi shumë lehtë? Sepse përgjigjemi vetëm aq sa dimë! E asaj që s'e dimë aty në tryezë i themi se nuk e dimë, për shkak se kur i themi asaj që nuk e dimë 'nuk e di', kjo është dituri. E kur nuk është dituri? Kur bëhesh se di, kurse nuk di, atëherë kjo nuk është dituri, por është shëmtim shumë i madh dhe shumë je i mençur kur thua 'jo'!

**993.** Duhet ta dimë me kënd po punojmë, duhet ta dimë se në cilën kohë jemi, duhet ta dimë se kë e kemi përpara. Për t'u shtuar është vështirë, por është mirë. E kemi obligim për t'u

shtuar, e kemi obligim për t'u bërë të mëdhenj. Për t'u shtuar duhet që mos ta kërcënojmë njëri-tjetrin, mos të sulmohemi mes vete, por që tëmos sulmohemi mes vete, duhet të jemi shumë të mençur, ta dimë kush se çka po bën, të dimë se cila është detyra ime, për çka më ka falë Zoti, për çka jam i përgatitur, për çka jam i aftë, çka kërkohet prej meje.

**994.** Duhet të dihet se a kërkohet prej teje që të jesh degë e lisit, a kërkohet prej teje që të jesh gjethe e lisit, a je ti fryt i lisit, a je ti shtylla e lisit, a je rrënjë e lisit, a je farë në lis, duhet të dihet se çfarë je ti në pemën islame. Duhet ta dish se kush është rrënjë, kush është trup, kush është degë, kush është mollë që hahet. Nëse njëri prej neve duhet ta luaj rolin e gjethit në pemën islame, ndërsa ai shpallet trup, ne kemi ngelur në këtë rast, treni më në këtë rast për neve nuk ecë.

**995.** Një njeri me veturë ka ardhur te semafori i kuq në udhëkryq dhe është ndalur aty. Dritën e kuqe e ka përpara, në shpejtësinë e parë dhe gaz, menjëherë kalon (në semaforin e kuq). A ka të drejtë ky që kur të pyetet në gjyq: "Pse hyre në semaforin e kuq", të thotë: "Shteti më ka detyruar"?! Gjykatësi i thotë se shteti në semaforin e kuq të ka ndaluar! Pra, ai që hyn në llambën e kuqe të haramit, a mund t'i thotë Allahut se "Ti më fute mua në haram"! Allahu i thotë: *"Jo, Unë të kam ndaluar prej haramit!"*

**996.** Islami është më i madh se ndryshimet e mendimit tim dhe ndryshimet e mendimit tënd.

**997.** Unë s'guxoj të hyj nëpër lugina, të cilat më humbin mua. Unë s'guxoj të hyj tuneleve që s'i njoh. Unë si hoxhë hyj vetëm nëpër ato tunele që e di se ku e kanë fillimin, sa janë të gjatë, sa janë të lartë dhe a është i ndriçuar, vetëm nëpër ato tunele udhëtoj. Si të jetë terr, mendohem mirë! Së pari punoj për ndriçimin e tunelit e pastaj për hyrjen në të. Kjo është detyrë e imja, duhet të jetë detyrë e secilit.

**998.** Sipas shkencëtarit gjerman, Albert Ajnshtajn, truri i njeriut është përdorur vetëm 10% deri më tani për ta ndërtuar këtë botë kështu siç është, ndërsa90% është pa shfrytëzuar. Sipas tij, unë me 90% të potencialit të trurit tim ende nuk kam hyrë që vetveten ta shfrytëzoj. Unë kam filluar t'i zë besë Ajnshtajnit se shumë pak është shfrytëzuar mendja e njeriut! Në fillim s'i kam pasur bindjet kështu, megjithëse librin ia kam lexuar në detaje.

**999.** Vetëm ai që është i formuar mirë si njeri të thotë faleminderit kur ti ia bën ndonjë të mirë.

**1000.** (Pyetje për Hoxhën): *"Si të lindi ideja që të bëhesh hoxhë dhe sikur mos të ishe bërë hoxhë, çfarë profesioni do të zgjidhje? Ku do ta kishe shfrytëzuar këtë aftësi që ta ka dhënë Zoti xheleshanuhu?"*

(Hoxhë Jakup Asipi): Unë edhe mos me pas qenë hoxhë, kam pasur qejf me qenë hoxhë. Këtu te ju në Dardanë, këtu në sallë, pas kësaj pyetje e kam një muhabet me ua thënë, por me të vërtetë, seriozisht kam frikë prej Allahut që për dy minuta t'ju shpjegoj diçka se ndoshta më del një send në shesh çka nuk e di askush e nuk e kam merak. Mirëpo, nëse doni po ua them nja dy fjalë: Unë jam i lindur në vitin 1951, në vitin 1966 e kam kryer tetëvjeçaren, në vitin 1975 pas nëntë viteve kam shkuar për herën e parë në shkollë të mesme. Prej tetëvjeçares, nëntë vjet duke u marrë me bujqësi e pastaj kam shkuar në shkollë të mesme. Mirëpo për nëntë vjet, këmbët i kam pasur në arën time e mendjen në Sham se 'kur do të shkoj atje'! Kështu, nëntë vjet duke bërë punë të rënda bujqësie e duke menduar 'kur do të shkoj atje?!' Pas nëntë viteve, inshallah Allahu nuk ma zë për të madhe, sepse këtë sekret sefte juve për hatër për hir të Zotit po ua shpalos, askush nuk e di. Baba im ka shkuar në varr, ai nuk i ka treguar askujt. Mua çka më ka ndodhë me të, nuk i kam treguar askujt. Sot, inshallah, Allahu nuk na e humb sevapin, sot juve po ju tregoj pra. Pas nëntë viteve pasi e pata kryer tetëvjeçaren, këtu këmbët e mendtë atje, si të mësoj për islamin diçka sepse i kam pasur brenda në gjak dituritë rreth islamit, më kanë lëvizur prej brenda. Një ditë në mëngjes te krevati i tij i

thashë babës tim, duke e kapur për këmbe, duke e kapur për gishtin e këmbës. Ai u zgjua, (rahmetullahi alejhi), sepse ai ka vdekur. Ai u zgjua duke më thënë: 'Çfarë ke?!' I thashë atij: 'Po më duhen do para', kështu i kam thënë. Kjo ka ndodhur shumë moti, para 30 viteve. Ai më tha: "Çka po të duhen ato (para)." I thashë: 'Po më duhen të shkoj në Austri'. Unë desha ta gënjej babën tim se ndoshta për atje (për Sham) thotë jo. E kështu, 'në Austri' kur të shkoj 6 muaj, pastaj prej atje të shkoj atje, t'i çoj letrat prej atje poshtë. Ta mashtroj pak babën. Kështu të shkoj, ta gjej udhën. Po juve tash po e di se çfarë u ka hyrë në kokë: 'Pse ai mos me të lënë?!' Ai a nuk ka qenë besimtar i mirë a?! Ai ka vdekur 82 vjeçar, prej moshës 7 vjeçare asnjë sunet të namazit nuk e ka lënë pa e falë kurrë, asnjë sunet të pejgamberit tonë, hiç. Një xhuz të Kurani Kerimit para sabahut, një pas sabahut, një në drekë, një në aksham, deri sa ka vdekur, non-stop. Ky ka qenë babai im. Mirëpo ai sa herë që ka dalë për të shkuar në fushë me neve, ka thënë kështu: 'Sikur t'i kisha 100 djem!' Dora ma e fortë e punës ka vdekur në atë teren kur ka vdekur ai, të gjithë e dinë. Kështu ka qenë puna. E unë kam qenë djali i atij të cilit i duheshin 100 djem për t'i çuar në fushë. Qysh të shkoj në Sham?! Ai po i lypë 100, ne ishim 5 e unë të shkoj, atij i mbetnin 4! Pak e komplikuar. Edhe kur i kam thënë te krevati atij: 'Po më duhen do para' i kam thënë 'që të shkoj në Austri të të sjellë më shumë para'. Ai më tha: "Jo". U ngrit ashtu përgjumshëm e tha: 'Jo, ti mos shko në Austri!' I thashë: 'Po ku të shkoj?!' Tha: 'Shko në Sham!' Thashë: 'Në Sham?! Çka të bëj atje?' Tha: 'Ti është mirë të shkosh për të mësuar për hoxhë'. 'Po pse unë të shkoj, po ai tjetri (vëlla) dy vjet para meje le të shkojë.' 'Jo' - tha. 'Ti duhesh të shkosh për të mësuar për hoxhë!' Thashë: 'E pare'. Ai më tha kështu: 'Këtu nën mua e kam një sënduk'. Ai sënduku hala është. Tha: 'Ta ngarkoj në shpinë nëse shkon atje, me krejt paret çka i kam'. 'Oh' - thashë, '500 marka m'i jep bre! Leje sëndukun'. Ai e çeli sëndukun, m'i dha 500 marka mua. E pastaj unë shkova pas një muaji. Ai ia kishte treguar nënës time një muhabet. Ajo më pastaj më ka treguar mua. Edhe ajo ka vdekur, rahmetullahi aleja. 'Babai yt më ka thënë se kur e ke tërhequr ti për këmbe, në atë moment, pejgamberi në ëndërr

kishte qenë duke i thënë atij: 'Pse ti s'po e lëshon djalin të shkojë atje ku po do ai të shkojë që 9 vjet, se ai është i regjistruar dhe i pranuar. Lëshoje njeriun të shkojë!' Në atë moment gjersa ai ishte në ëndërr duke e parë pejgamberin, unë e kisha tërhequr për këmbe. Kështu pra ishte një ndodhi të cilën unë e dua fort e që e shpalosa sot para juve në Dardanë. Kjo ka ndodhur para 30 viteve. Kjo ka ndodhur më 11 tetor të vitit 1975. Inshallah nuk është pakësuar sevapi i asaj vepre të babës tim që e ka bërë ai. Ai ka bërë punë të madhe! Krejt atë po e them pra, atë që e posedojmë ne me 5 vëllezër, është vepër e dorës së babës tim, krejt është e tij.



Jakup Asipi u lind në fshatin Sllupçan më 2 shkurt 1951, shkollimin fillor e kreu në vendlindje, shkollimin e mesëm e kreu në Damask të Sirisë në medresenë "El-Furkan" në vitin 1980. Studimet i kreu në universitetin e famshëm Al-Az'har, në fakultetin e bazave të Fesë Islame të Egjiptit në vitin 1985 ndërsa studimet postdiplomike i vazhdoi në Bejrut të Libanit. Gjat viteve 1985-1990 punoi si imam në një xhami në Leverkusen të Gjermanisë ku ka dhënë kontribut të çmueshëm në kultivimin e vlerave fetare, morale, kulturore e kombëtare.

I vetëdijshëm për situatën në trojet tona në vitin 1990 kthehet në vendlindje për të kontribuar në gjendjen e rëndë të popullatës. Në ligjëratat e tija ishte shumë i përpikt dhe i guximshëm, kështu që ju ka bër ball kërcënimeve dhe marrjeve të shumta në pyetje nga ana e policisë sllavo-maqedone. Nga kjo periudhë e gjer në vdekjen e tij ka organizuar mbi 5000 ligjërata, kontribut ky që ka dritë çdo ditë në trojet tona përmes ruajtjes multimediale.

Në vitin 2001 gjat luftës në Maqedoni Jakup Asipi paraqitet si njëri ndër strategët kryesorë në organizimin dhe përkrahjen e luftës, sepse ishte i bindur se vetëm përmes kryengritjes popullata do të jet në gjendje ti arrij liritë dhe të drejtat e veta.

Pas përfundimit të luftës në vitin 2003 në zgjedhjet e rregullta të Bashkësisë Islame në Kumanovë u zgjodh myfti për komunën e Kumanovës dhe Likovës.

Më 7 janar 2006 në një aksident trafiku në magjistralen Shkup - Kumanovë ndërron jetë.

Jakup Asipi

ISBN 978-9989-2972-2-9